


**D I T U R I A I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 € Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *G a z a*

*Agresioni i ushtrisë izraelite në Rripin e Gazës, i filluar më 27 dhjetor, në kohën e ndërrimit të motmoteve, i cili vazhdoi deri më 20 janar, mori mbi 1 315 jetë palestinezësh, shumica dërrmues prej tyre fëmijë dhe gra. Numri i të plagosurve arriti mbi 5 300, po ashtu shumica prej tyre fëmijë e gra dhe jeta e shumicës është në rrezik. Ndërsa në anën izraelite pasojat janë 13 të vdekur e 107 të plagosur. Shkatërrimet e shtëpive dhe të infrastrukturës janë marramendëse. Nuk janë kursyer as shkollat, spitalet, xhamitë si dhe shtëpitë e banimit. Këtë më së miri e dëshmoi Ban Ki Mun, sekretar i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara, gjatë një vizite që i bëri selisë së shkatërruar të OKB-së në Gazë. Ai shprehu indinjatën e tij të thellë më atë rast, dhe kërkoi që përgjegjësit e këtyre akteve të ndiqen penalisht.*

*Lufta në mes dy palëve nuk ishte e barabartë, sepse ushtria izraelite, ishte e përgatitur mirë dhe kishte në dispozicion arsenalin më bashkëkohor të armatimit, përfshirë aeroplanët bombardues F-16, helikopterët Apaçi si dhe tanket bashkëkohore Mirkala.*

*Kështu pra, në kohën kur pushteti palestinez bën përpjekje që me anë të bisedimeve ta zgjidhë çështjen palestineze, në anën tjetër kemi lëvizjet palestineze, të cilat mendojnë se rezistenca e armatosur nuk ka alternativë. Duke mos mohuar rëndësinë e madhe dhe strategjike të rezistencës palestineze, përfshirë Hamasin si dhe fraksionet e tjera palestineze, arabët kanë qëndrime të ndryshme rreth saj, pa hyrë në detaje, po përmendim disa prej tyre:*

***E para:*** *esenca e mosmarrëveshjes ndërmjet palestinezëve qëndron në dështimin e tyre për të kuptuar aspektet pozitive në mes rezistencës dhe bisedimeve, në mes veprimit ushtarak dhe atij politik.*

***E dyta:*** *sistemi politik palestinez nuk është pjekur sa duhet, që ai të përfaqësojë të gjithë organizmat palestinezë para opinionit ndërkombëtar, pra kemi dualizëm brenda forcave palestineze. Aty kemi më shumë se një burim të vendosjes, qoftë në aspektin e bisedimeve dhe veprimit ushtarak.*

***E treta:*** *ky dualizëm brenda forcave palestineze shfrytëzohet nga forca të jashtme për qëllime që nuk kanë të bëjnë fare me kauzën palestineze.*

***E katërta:*** *në kohën kur pushteti palestinez sheh se ka obligime para qeverive zyrtare arabe, një obligim të këtillë nuk e ndien lëvizja e rezistencës.*

*Prandaj lufta e fundit në Gazë dhe pasojat e saj, duhet të jenë një rast i mirë që faktori palestinez ta shohë se cili mund të jetë çmimi i mosunitetit dhe moskoordinimit të brendshëm. Në anën tjetër, edhe qeveritë arabe duhet të marrin mësim nga tragjedia e fundit e popullit palestinez në Gazë, që gabimet e tilla të mos përsëriten në të ardhmen.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Gaza – tragjedia e një populli

Mr. Qemajl Morina

Agresioni i ushtrisë izraelite në Rripin e Gazës, i filluar më 27 dhjetor, në kohën e ndërrimit të motmoteve, i cili vazhdoi deri më 20 janar, mori mbi 1 315 jetë palestinezësh, shumica dërrmues prej tyre fëmijë dhe gra. Numri i të plagosurve arriti mbi 5 300, po ashtu shumica prej tyre fëmijë e gra dhe jeta e shumicës është në rrezik. Ndërsa në anën izraelite pasojat janë 13 të vdekur e 107 të plagosur. Shkatërrimet e shtëpive dhe të infrastrukturës janë marramendëse. Nuk janë kursyer as shkollat, spitalet, xhamitë si dhe shtëpitë e banimit. Këtë më së miri e dëshmoi Ban Ki Mun, sekretar i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara, gjatë një vizite që i bëri selisë së shkatërruar të OKB-së në Gazë. Ai shprehu indinjatën e tij të thellë më atë rast, dhe kërkoi që përgjegjësit e këtyre akteve të ndiqen penalisht.

Lufta në mes dy palëve nuk ishte e barabartë, sepse ushtria izraelite, ishte e përgatitur mirë dhe kishte në dispozicion arsenalin më bashkëkohor të armatimit, përfshirë aeroplanët bombardues F-16, helikopterët Apaçi si dhe tanket bashkëkohore Mirkala.

## Indiferencë e bashkësisë ndërkombëtare

Agresioni i ashpër izraelit në Rripin e Gazës kundër Hamasit, në javën e parë kaloi me miratimin nga ana e Qeverisë Amerikane, me mosmarrëveshjen e vendeve arabe dhe heshtjen e Bashkësisë Ndërkombëtare. Kjo bëri që hidhërimi i opinionit të përgjithshëm arab dhe ai islam, të arrinte kulmin, duke parë pamjet e viktimave dhe të plagosurve në Gazë.

Në nivelin e Ligës Arabe, takimi Ministrave Arabë të Punëve të Jashtme, nuk pati sukses të merrej vesh për mbajtjen e një takimi të nivelit më të lartë të kryetarëve dhe mbretërve të vendeve arabe. Në mungesë të konsensusit të vendeve arabe, këtë mision e mori Turqia, si vend islamik, por që ka marrëdhënie të mira edhe me Izraelin, megjithëse diplomacia turke, në deklaratat e saj nuk fshehu hidhërimin edhe ndaj qeverisë izraelite, duke suspenduar shërbimet e saj në bisedimet indirekte në mes Izraelit dhe Sirisë, për shkak të agresionit Izraelit në Gaza.

Në mediat arabe shihet një ndarje në mes vendeve arabe. Në shënjestër të kritikave është vendi më i madh arab, Egjipti, i cili, deri në marrëveshjen paqësore të Kemp Dejvidit të vitit 1979, për kauzën palestineze kishte zhvilluar katër luftëra me Izraelin, kurse tash luan rolin e ndërmjetësuesit në mes palestinezëve dhe izraelitëve. Në radhë të dytë vjen Arabia Saudite. Akuzat ndaj Egjiptit, nga ana e Hamasit, shkojnë aq larg, saqë Ministri i Punëve të Jashtme i Egjiptit, Ahmed Abul-Gajt, të akuzohej se kishte fshehur qëllimin e sulmit izraelit në Gazë, pas takimit të tij të fundit me ministren e Punëve të Jashtme të Izraelit, Tcipi Livni, një ditë para sulmit izraelit.

Nga debatet e shumta, që zhvillohen në kanalet satelitore arab, në mesin e të cilave është edhe “al-Xhazira”, shihet qartë se sulmi izraelit ndaj Hamasit mund të jetë bërë edhe me miratimin e Mahmud Abasit, kryetar palestinez, të Egjiptit dhe Arabisë Saudite, pasi Hamasi kishte shkuar aq larg në lidhjet dhe marrëdhëniet e tij me Iranin. Dy shtetet më të mëdha arabe dhe më me ndikim, janë kundër shtimit të ndikimit të Iranit shiit në Botën Arabe, në veçanti në vendet e Gjirit Arabik dhe në Irak, pas rënies së regjimit të Sadam Husejnit. Për këtë arsye shumica e vendeve arabe, me përjashtim të Sirisë, janë kundër asaj që Irani të posedojë armatim bërthamor, të cilin e konsiderojnë rrezik për tërë rajonin, si dhe për përhapjen e ndikimit shiit. Andaj, sulmin e izraelit në Rripin e Gazës e shohin si mundësi për ta hequr qafe Hamasin, në veçanti në kohën kur zgjedhjet e reja në territoret palestineze po afrohen.

Ndoshta mu për këtë arsye, edhe kryeministri turk, Tajib Rexhep Erdogan, mori rolin e ndërmjetësuesit në mes fraksioneve palestineze Fatah dhe Hamas, vendeve arabe si dhe Izraelit, një rol që më përpara e kishte Egjipti.



Prandaj, beteja e tanishme që po zhvillohet në Gazë, tragjedinë e së cilës po e vuajnë civilët e pafajshëm, në radhë të parë është luftë për ndikim politik dhe ideologjik, të palëve të konfrontuara në atë pjesë të Botës Arabe. Por, në vend që kjo luftë të bëhet me rrugë demokratike dhe në kutitë e zgjedhjeve, ajo bëhet me përdorimin e armëve më moderne, viktimë e të cilave janë popullata pafajshme, fëmijët, gratë dhe pleqtë.

## Kosova dhe lufta në Gazë

Agresioni izraelit në Gazë po vazhdon me të njëjtin intensitet. Pamjet tmerruese që vijnë nga Rripi i Gazës, sikur ushtrojnë ndikim në tërë botën. Protestat nga të gjitha anët jepen në krye të emisioneve të lajmeve në mediet më të fuqishme botërore, qofshin ato të Lindjes ose të Perëndimit. Kosova, edhe pse vetëm pak më shumë se nëntë vjet më parë ishte në lëkurën e palestinezëve, institucionet e saj, deri më tash kanë preferuar heshtjen lidhur me atë që po ndodh në Rripin e Gazës.

Ndërkohë që me rastin e vizitës së Ministrit turk të Punëve të Jashtme, Ali Babaxhan, në mediet kosovare u përmend se në një të afërme të shpejtë priten njohje nga vende arabe. Dje rrjeti i gjerë i internetit, Islamonline, në gjuhën arabe dhe angleze kishte publikuar artikullin me titull "Kosova, heshtje zyrtare, solidaritet i popullit me Gazën". Ndërkohë që e përditshmja autoritative e Bejrutit "al-Mustakbal" kishte publikuar artikullin me titull "Solidaritet me Gazën, me fotot e Sheshelit në Beograd".

Duke u nisur thjesht nga parime njerëzore, institucionet e Kosovës është dashur të mos e kalojnë në heshtje një masakër të këtillë çfarë shohim më shumë se tetëmbëdhjetë ditë në Rripin e Gazës, pa marrë parasysh interesat e tjerë. Jam shumë i bindur se një qëndrim i këtillë indiferent i institucioneve të Kosovës, nuk i bën nder në skenën ndërkombëtare, por as do të jetë një pengesë serioze për njohjet e pritura jo vetëm në kuadër të Ligës Arabe, në të cilën aderojnë 22 vende, nga të cilat vetëm një (1) e ka njohur Kosovën. Por edhe në kuadër të Konferencës Islamike, ku aderojnë 57 shtete, deri më tani vetëm 6 shtete e kanë njohur Kosovës. Pa hyrë në kalkulime të tjera, humanitare e njerëzore, të cilat do të vlerësohen pas përfundimit të agresionit izraelit në Gazë, shtrohet pyetja: A është e logjikshme që qeveria jonë, për hatër të një shteti, që në këtë rast është Izraeli, të humbë një numër aq të madh shtetesh, me të cilat kemi vlera të përbashkëta dhe tash një kohë të gjatë, nëpërmjet ndërmjetësuesve të ndryshëm, jemi duke kërkuar njohjen e pavarësisë së Kosovës. Vlerat e përbashkëta dhe ato njerëzore duhet të manifestohen në praktikë në momentet më të vështira, kur duhet të thuhet e vërteta, pikërisht ashtu siç po vepron kryeministri turk, Tajip Rexhep Erdogan, dhe për këtë veprim gëzon respektin e të gjitha palëve që janë të interesuara për paqe në Lindjen e Mesme.

Në anën tjetër, çdo prononcim eventual i institucioneve të Kosovës, me të cilin mund të mbështetej Izraeli, ashtu siç shkroi këto ditë një e përditshme e Kosovës, do të thotë edhe një shtyrje pa afat e njohjes së pavarësisë së Kosovës nga shtetet arabe dhe islame, nga hidhërimi i madh që mbretëron në ato vende për shkak të asaj që ndodhi në Gazë. Në shkrimet e shumë analistëve arabë, një prej arsyeve të mosnjohjes së pavarësisë së Kosovës nga qeveritë e vendeve arabe, ishte simpatia jonë e madhe ndaj Perëndimit. Këtë dëshirë të popujve të tyre, qeveritarët e vendeve arabe dhe islame e realizonin pa u kushtuar asnjë metelik.

## Çështja palestineze dhe përçarjet arabe

Në këtë luftë, si dhe në luftërat e tjera në mes arabëve dhe Izraelit, të zhvilluara më herët, shihet një përçarje e madhe në mes vendeve arabe. Por, kjo nuk është hera e parë dhe as e fundit që regjimet zyrtare arabe të jenë të përçara rreth çështjes palestineze, jo vetëm në kohë luftës a paqeje, po edhe në kohën kur invazioni izraelit në Gazë ishte në kulmin e tij.

Kështu, shumë më shpejt u takua Bashkimi Evropian për ta shqyrtuar çështjen e Gazës, sesa Liga Arabe, e cila u takua tri ditë më vonë. Por, edhe pas takimit të vonuar, nuk pati ndonjë vendim që vlen të theksohet dhe të jetë në nivel të asaj që ndodhte në Rripin e Gazës. Kjo sindromë e përçarjes ndërarabe, tashmë ka kaluar edhe brenda vetë fraksioneve të ndryshme palestineze. Në mes dy forcave rivale, Fatahut, të udhëhequr nga presidenti Mahmud Abas, me seli në Ramallah, dhe Hamasit, të udhëhequr nga kryeministri Ismail Henie, me seli në Gazë. Kjo përçarje mori epilogun e saj përfundimtar verën e vitit 2007, atëherë kur lëvizja e Hamasit dhe qeveria e saj në dorëheqje, mori në duar të veta qeverisjen e Rripit të Gazës.

Ndërkohë u bënë përpjekje të shumta për pajtimin në mes dy palëve në qendra të ndryshme arabe, por të gjitha dështuan. Hamasi, si lëvizje radikale, e cila mori përsipër të qeverisë Rripin e Gazës, u ballafaqua me bllokada të njëpasnjëshme nga ana e Izraelit. Armëpushimi gjashtëmujor në mes Izraelit dhe Hamasit, që ishte arritur me ndërmjetësimin e Egjiptit, nuk u ripërtëri me përfundimin e marrëveshjes së parë, prandaj pritej tensionimi i gjendjes në mes të dy palëve.

Çështja palestineze, që nga katastrofa e saj e parë e vitit 1948, apo "nekbe", ashtu siç preferojnë ta quajnë arabët e vitit 1948 e deri në ditët tona, teorikisht është "çështja qendrore" e të gjitha regjimeve arabe. Çdo grusht shteti që ka ndodhur në cilindo vend arab, në axhendën e tij të parë kishte "çlirimin e Palestinës nga okupatori sionist izraelit".

Kështu në vitet pesëdhjetë dhe gjashtëdhjetë të shekullit njëzet, regjimet arabe ndaheshin në "përparimtare", të cilat në programet e tyre kishin parullën e rezistencës dhe luftës së armatosur për çlirimin e Palestinës (regjime që ishin në aleancë të ngushtë me bllokun e shteteve socialiste me Ish-Bashkimin Sovjetik në krye), dhe regjime të "prapambetura", të cilat nuk ishin për një ballafaqim ushtarak me Izraelin, dhe natyrisht ishin në aleancë me ShBA-në dhe Evropën Perëndimore. Në kuadër të grupit të parë ishte edhe Organizata për Çlirimin e Palestinës "FATAH", në krye të së cilës ishte lideri i saj historik, Jaser Arafati; ajo ishte organizata më masive në popullin palestinez. Aty kishte edhe organizata të tjera më radikale majtiste, siç ishte Fronti Popullor për Çlirimin e Palestinës me Xhorxh Habeshin në krye, e cila u bë e njohur për rrëmbimin e aeroplanëve të udhëtarëve, si dhe për aksione të tjera në bashkëpunim me organizata majtiste nga vende të tjera të botës, të cilat punonin për kauzën palestineze.

Lufta e dytë në mes arabëve dhe izraelitëve u zhvillua më 5 qershor 1967, që konsiderohet si katastrofa e dytë, kur tri vende arabe për më pak se 5 ditë u mundën nga Izraeli dhe humbën territore të mëdha. Egjipti humbi siujdhesën e Sinajit dhe Rripin e Gazës, Siria rrafshnaltën e Golanit, kurse Jordani humbi anën perëndimore të lumit Jordan.

Në tetor të vitit 1973 arabët bënë luftën e vetme të organizuar kundër Izraelit, duke përdorur naftën si mjet strategjik në interes të kauzës arabe. Rezultatet e kësaj lufte, si në front ashtu edhe në aspektin politik, qenë tejet të rëndësishme. Ky sukses u mundësoi arabëve të hynin

në biseda me Izraelin, nën parullën "toka në këmbim të paqes". Kreator i kësaj politike ishte ish-presidenti i Egjiptit, Muhamed Enver el-Sadat, i cili mori hapin e guximshëm dhe historik në vitin 1975 për të vizituar Jerusalemin. Kjo iniciativë e Presidentit egjiptian u kurorëzua me nënshkrimin e marrëveshjes së Camp Davidit në vitin 1979 ndërmjet Egjiptit dhe Izraelit, me ndërmjetësimin e ish-Presidentit amerikan Xhimi Karter. Mirëpo, një hap i tillë nuk u pranua nga vendet e tjera arabe, për se Sadati u cilësua "tradhtar i kauzës arabe dhe i asaj palestineze". Këtë hap të tij ish-Presidenti egjiptian do ta paguante me jetë në vitin 1981, kur në një parakalim ushtarak në përvjetorin e luftës së tetorit, qe vrarë në tribunë nga një oficer egjiptian. I njëjti fat disa vite më vonë do ta ndiqte ish-Kryeministrin izraelit, Jicak Shamir, i cili do të vritej nga një fanatik izraelit, për shkak të iniciativës paqësore me ish-prijësin palestinez Jaser Arefat.

Në dhjetëvjetëshin e fundit të përçarjeve arabe lidhur me kauzën palestineze, vërehet edhe një ndikim rajonal, i cili ka një rol jo të vogël në lëvizjen e ngjarjeve.

Bëhet fjalë për ndikimin iranian, në bashkëpunim me Sirinë, e cila konsideron veten simbol të rezistencës arabe. Edhe pse ajo është në bisedime indirekte me Izraelin, në të njëjtën kohë ka marrëdhënie të ngushta me lëvizjet më radikale palestineze, Hamasin dhe Xhihadin Islamik, prijësit e të cilave selitë e tyre i kanë në Damask.

Kohët e fundit vihet re një përpjekje e ndikimit të Turqisë, Kryeministrit Tajib Rexhep Erdogan, qoftë me anë të ndërmjetësimit të bisedimeve indirekte në mes Sirisë dhe Izraelit,qoftë përpjekjeve të Turqisë në disa drejtime për të ndalur agresionin izraelit në Gazë.

Dallimi në mes të dy ndërhyrjeve rajonale, atij iranian dhe turk, është i madh. I pari është i vjetër dhe mbështetet në aspekte ideologjike fetare islame. Është pjesë e strategjisë së shtetit iranian për ta futur në funksion ambientin rajonal për ruajtjen e interesave të tij të mëdhenj në rajon, siç janë - shtimi i ndikimit të tij në rajon, kalimi i projektit atomik, përzierja e letrave të forcave rajonale konkurruese, si dhe pengimi i çfarëdo aksioni ushtarak, cilido qoftë qëllimi i tij - qoftë ai amerikan apo izraelit.

Për të arritur këtë qëllim, Irani është në gjendje të bashkëpunojë me të gjitha forcat dhe lëvizjet, duke u ofruar ndihmë materiale, armatim dhe ide, pa marrë parasysh se për cilin shtet bëhet fjalë. Ajo



që po ndodh në Irak, është shembulli më i mirë.

Për sa i përket ndërhyrjes turke, ajo është relativisht e re. Ky bashkëpunim është i orientuar me shtete dhe qeveri e jo me grupacione dhe lëvizje, me qëllime pragmatike e praktike. Në radhë të parë është mbrojtja e interesave turke në rajon në një aspekt, si dhe për t'iu përgjigjur dëshirave të opinionit të përgjithshëm turk, i cili ka orientim lindor, në anën tjetër. Qeveria turke vepron në drejtim të përparimit dhe zhvillimit të marrëdhënieve historike me shtetin izraelit. Kjo pozitë i mundëson asaj të bëjë lëvizje në shumë aspekte, si ndërmjetësues i pranueshëm dhe i besueshëm për të dyja palët.

Me gjithë dallimet e mëdha të këtyre dy faktorëve rajonalë, shtrohet pyetja: Cili është roli i vendeve arabe më me ndikim, - i Egjiptit, Arabisë Saudite, Sirisë dhe Jordanit, të cilat janë të lidhura ngushtë me kauzën palestineze.

Në kohën kur katër vendet kryesore arabe, d.m.th. Kajroja, Riadi, Amani dhe Ramallahu, ndërhyrjen e Iranit e shohin një veprim negativ, që krijon probleme dhe pengesa para kauzës palestineze, Damasku e sheh si një shtim të rezistencës dhe refuzim të dorëzimit para kërkesave izraelite dhe amerikane.

Kurse për sa i përket ndërhyrjes së Turqisë, ajo është e pranueshme pothuaj për të gjitha palët, në veçanti në rast se kërkohet vendosja e forcave vëzhguese të armatosura ndërkombëtare në mes Izraelit dhe Gazës, për mbikëqyrjen e kufirit, ku prania e saj do të jetë e mirëpritur për të dyja palët.

Kështu pra, në kohën kur pushteti palestinez bën përpjekje që me anë të bisedimeve ta zgjidhë çështjen palestineze, në anën tjetër kemi lëvizjet palestineze, të cilat mendojnë se rezistenca e armatosur nuk ka alternativë. Duke mos mohuar rëndësinë e madhe dhe strategjike të rezistencës palestineze, përfshirë Hamasin si dhe fraksionet e tjera palestineze, arabët kanë qëndrime të ndryshme rreth saj, pa hyrë në detaje, po përmendim disa prej tyre:

**E para:** esenca e mosmarrëveshjes ndërmjet palestinezëve qëndron në dështimin e tyre për të kuptuar aspektet pozitive në mes rezistencës dhe bisedimeve, në mes veprimit ushtarak dhe atij politik.

**E dyta:** sistemi politik palestinez nuk është pjekur sa duhet, që ai të përfaqësojë të gjithë organizmat palestinezë para opinionit ndërkombëtar, pra kemi dualizëm brenda forcave palestineze. Aty kemi më shumë se një burim të vendosjes, qoftë në aspektin e bisedimeve dhe veprimit ushtarak.

**E treta:** ky dualizëm brenda forcave palestineze shfrytëzohet nga forca të jashtme për qëllime që nuk kanë të bëjnë fare me kauzën palestineze.

**E katërta:** në kohën kur pushteti palestinez sheh se ka obligime para qeverive zyrtare arabe, një obligim të këtillë nuk e ndien lëvizja e rezistencës.

Prandaj lufta e fundit në Gazë dhe pasojat e saj, duhet të jenë një rast i mirë që faktori palestinez ta shohë se cili mund të jetë çmimi i mosunitetit dhe moskoordinimit të brendshëm. Në anën tjetër, edhe qeveritë arabe duhet të marrin mësim nga tragjedia e fundit e popullit palestinez në Gazë, që gabimet e tilla të mos përsëriten në të ardhmen.

# Në përkujtim të lindjes së Muhammedit a.s.

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

Sa herë që vjen muaji Rebiul-Evvel, njerëzit përkujtojnë lindjen e krijesës më të famshme në ekzistencë, që është personaliteti i Muhamedit a.s.[1], të cilin Allahu e ka zgjedhur në mesin e krijesave të Tij dhe e ka lënë nën mbikëqyrjen e Tij, të cilin e ka dërguar si mëshirë për botët.

Njerëzit gjatë këtij muaji bëjnë kremtime apo festime llojesh të ndryshme për lindjen e Muhamedit a.s.. Kremtimet, festimet dhe interesimi ynë për lindjen e tij nuk janë ashtu siç i bëjnë disa njerëz injorantë dhe të pakujdesur.

Ne nuk vendosim zbukurime, as nuk i ngremë flamurët, dhe as shpërndajmë ëmbëlsira, mirëpo kremtimi ynë bëhet duke e përkujtuar këtë Pejgamber të madh, duke jetuar me kujtimin e tij, pra duke jetuar me kujtimin e jetëshkrimit apo pejgamberisë së tij.

Ky Pejgamber i nderuar, na ka lënë një biografi të pastër e të këndshme, na ka lënë një mision universal dhe të përjetshëm, që është i vlefshëm dhe i përshtatshëm për çdo kohë e vend. Kremtimi dhe gëzimi ynë është që ta kujtojmë këtë jetëshkrim dhe atë mision.

Misioni i Muhamedit a.s. dhe jetëshkrimi i tij, do të jenë temë bisede jona gjatë kësaj kohe.

Jetëshkrimi i Pejgamberit a.s. është prej dëshmive më të qarta se Muhamedi a.s. është i dërguar nga Zoti i tij. Ai me këtë nuk përfaqëson dhe as nuk shfaq dëshirën e tij, po përfaqëson dëshirën madhështore, dëshirën e Allahut xh.sh.:

“Dhe ai nuk flet nga mendja e tij (dëshira). Ai (Kur’ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet. Atë ia mësoi, ai fuqiforti (Xhibrili)”[2].

Ai që e lexon këtë jetëshkrim, do të kuptojë me saktësi dhe bindje të plotë se personaliteti kryesor i saj nuk mund të jetë agjitator, as mashtrues, siç nuk mund të jetë as engjëll, as kërkues i postit dhe as i pronës, përkatësisht nuk mund të jetë njeri i kësaj bote.

Personaliteti kryesor në këtë jetëshkrim është besnik e i sinqertë; ky sinqeritet në këtë jetëshkrim paraqitet në të gjitha aspektet, prandaj duhet të ndalemi në aspektet e madhështisë, përjetësisë, pastërtisë dhe shkëlqimësisë në këtë jetëshkrim pejgamberik të Muhamedit.

Ne myslimanët kemi pasur fat që ky jetëshkrim të jetë i ruajtur, i transmetuar, i regjistruar dhe i përhershëm.

Shumica e jetëshkrimeve të pejgamberëve të mëparshëm kanë humbur, dhe ato që kanë mbetur prej tyre nuk paraqesin asgjë nga ngjarjet e lidhura, të cilat nuk na lidhin drejtpërdrejt me to, kurse



jetëshkrimi i Muhammedit a.s. ka mbetur i ruajtur.

Është i ruajtur në Librin e Allahut xh.sh., të Cilit nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i ruajtur në hadithet e të Dërguarit të Allahut xh.sh., në thëniet që kanë transmetuar të besueshmit në përmbledhjet e hadítheve, si: Sahihu i Buhariut dhe Sahihu i Muslimit, Kutubus-sitteti (gjashtë përmbledhjet), Musannefatet, Musnedet, të ruajtura në literaturën e veçantë, të cilat merren vetëm me jetëshkrimin e Muhammedit a.s., si përmbledhjet e: Ibn Is'hakut[3], Ibën Hishamit, Ibën Kethirit[4], e të tjera. Jetëshkrimi i tij është ruajtur në literaturën që përshkruan karakteristikat e moralit të Pejgamberit a.s.[5], po ashtu është ruajtur edhe në librat që na njoftojnë për misionin, argumentet e pejgamberllëkut dhe mrekullitë shqisore e kuptimore që i dha Allahu në duart e Pejgamberit a.s. e të cilat janë jashtëzakonisht shumë. Jetëshkrimi i tij është ruajtur në librat e përgjithshëm të historisë, të cilët një pjesë të madhe i kanë kushtuar jetës së Muhammedit a.s..

Të gjitha këto ekzistojnë tek ne myslimanët.

I tërë jetëshkrimi i tij është ruajtur, që prej lindjes e gjer në vdekjen e tij.

Në jetëshkrimin e tij gjejmë: Si ka lindur Pejgamberi a.s.? Kur ka lindur? Kush i ka dhënë gji? Kush është kujdesur për të? Si është rritur? Ç'kishte bërë në fëmijërinë dhe rininë e tij? Ç'kishte bërë në moshën madhore para Shpalljes dhe pas Shpalljes, para shpërnguljes dhe pas shpërnguljes? Për të gjitha këto na flet jetëshkrimi i Muhammedit a.s..

Ngjarjet e lidhura dhe të transmetuara me rrugë të vërtetë, kjo nuk ekziston në jetëshkrimin e asnjë pejgamberi dhe asnjë të madhi, sepse të dërguarit që u pati dërguar njerëzve Allahu xh.sh., kanë qenë të dërguar për një periudhë kohore të caktuar, për vende dhe popuj të veçantë, sa kohë që misioni i Muhamedit a.s. ka qenë i përgjithshëm, i përhershëm dhe përfundimtar, ashtu siç e ka përshkruar Imam Hasen El-Benna: "Është përhapur në gjatësi sa përfshirë të gjitha kohët, kurse në gjerësi, sa ka rregulluar të gjitha horizontet e popujve, e në thellësi, sa ka përfshirë të gjitha çështjet e kësaj bote dhe të Ahiretit".

Për këtë arsye, Allahu xh.sh. e ka marrë përsipër ruajtjen e jetëshkrimit dhe të Synetit të Muhamedit a.s. në tërësi, duke i konsideruar ato si sqarues teorikë dhe praktikë të Librit të famshëm. Ruajtja e asaj që është e qartë, bëhet duke e ruajtur atë që sqaron, siç ka theksuar Imam Shatibiu r.a..

Allahu xh.sh. e ka marrë përsipër ruajtjen e Librit të Tij:

"Ne me madhërinë Tonë, e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij"[6], Syneti dhe jetëshkrimi i Pejgamberit a.s. janë sqarues teorikë dhe praktikë të Librit të Allahut, dhe për këtë arsye i ka ruajtur Allahu xh.sh..

Tek ne myslimanët, ekziston jetëshkrimi i Pejgamberit tonë, që na rrëfen të gjitha gjendjet e tij: fjalët e tij, punët, vendimet, tiparet morale dhe fizike, dhe tërë jetën e tij.

Në këtë jetëshkrim nuk ka diçka që të jetë e rrethuar me të kuqe, e pastaj të thuhet: kjo nuk transmetohet, apo kjo është e veçantë e nuk duhet t'u tregohet njerëzve. Jo. E tërë jeta e tij u përket njerëzve: Mënyra e ngrënies - si hante, mënyra e pirjes - si pinte, mënyra e veshjes - si vishej, mënyra e kalërimit - si kalëronte, mënyra e fjetjes - si flinte, mënyra e zgjimit nga gjumi - si zgjohej, si dilte nga shtëpia e tij, - që të gjitha këto, madje transmetohen edhe marrëdhëniet e tij me familjen e tij, saqë njerëzve u transmetohen edhe marrëdhëniet intime të tij me gratë e tij, sepse në to ka rregulla dhe shembull për ne.

Jetëshkrimi i tij na transmeton tërë jetën e tij, marrëdhëniet e tij: me Zotin e vet, me vetveten, me gratë e veta, me fëmijët e tij, me nipat e tij, me njerëzit, me armiqtë e tij, paqen e tij, luftën e tij, pajtimin e tij. E tëra kjo është e transmetuar në jetëshkrimin e të Dërguarit të Allahut xh.sh., madje edhe jeta e tij private, të cilën na e transmetojnë nëntë gratë[7], nëse njëra prej tyre do të kishte harruar diçka, tjetra ua kujtonte, ashtu që çdo gjë para nesh të ishte e të jetë e qartë:

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke përmendur shumë shpesh Allahun"[8].

Sa kemi nevojë ne myslimanët që të mendojmë e ta mësojmë jetëshkrimin e Muhammedit a.s., që të jetojmë me këtë jetëshkrim, t'i përvetësojmë aspektet madhështore muhamedane, për madhështinë e të cilave na ka treguar Allahu në Librin e Tij.

Na ka përmendur një aspekt prej aspekteve, e ai është aspekti moral, për se thotë:

"Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!"[9], Allahu xh.sh. e ka lavdëruar të dërguarin e Tij me këtë lavdërim, pas të cilit nuk ka më lavdërim më të madh.

Sa kemi nevojë që ta mësojmë këtë jetëshkrim e të mendojmë për të, kështu që të dimë se si të marrim shembull nga Pejgamberi a.s., dhe si të bëhemi shembull për të tjerët, që të zbatojmë shkëlqimin komplet të këtij jetëshkrimi në jetën tonë, në vetjet tona, shtëpitë tona, familjet tona, djemtë dhe vajzat tona, shoqëritë tona, për qeveritarët dhe të nënshtruarit, të marrim nga ky jetëshkrim udhëzimin, e udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit a.s..

Ne shumë herë ndalemi tek gjërat që nuk na nevojiten. Kur kam qenë i vogël, kam dëgjuar tregimin e lindjes së Pejgamberit a.s. (mevludin), të cilin e lexonin në fshatra. Pjesa më e madhe e këtij tregimi bën fjalë për gjëra dhe mrekulli, tek të cilat nuk është ajo që e dëshirojmë. Dëshirojmë t'i dimë idealet e tij, shembujt nga jeta e tij, aspektet që kanë të bëjnë me madhështinë e jetëshkrimit dhe misionin e Muhammedit a.s..

Kemi dëgjuar se si thërrasin myezinët nëpër minare duke thënë: salavatet dhe selamet (përshëndetjet) qofshin për ty, o krijesa e parë e Allahut! Ndërsa ne e dimë se ai nuk është krijesa e parë e Allahut. Po ashtu thuhet: salavatet dhe selamet për ty, oj fytyrë e bukur, o i Dërguar i Allahut! A thua a mund të jetë shëmbëlltyrë fytyra e bukur?

Myslimanët, apo shumica e tyre, kanë keqkuptuar personalitetin e të Dërguarit të Allahut xh.sh., personalitet të cilit i është zbritur Shpallja e përhershme dhe e përgjithshme. Allahu xh.sh. e ka zgjedhur për t'i përmbyllur shpalljet dhe misionet, për të lajmëruar se ai është vula e pejgamberisë, dhe se nuk ka pejgamber pas tij.

Kemi nevojë që këtë personalitet ta mësojmë, ta njohim, e sa shumë që janë aspektet tek të cilat mund të ndalemi për ta njohur madhështinë e personalitetit të Muhamedit a.s..

Merreni aspektin hyjnor nga biografia dhe jeta e Muhamedit a.s., aspektin e adhurimit për Allahun xh.sh.. Ai që lexon për këtë aspekt, aspektin e adhurimit, namazin, agjërimin, dhikrin (përmendjen e Allahut), tesbihin, tehlilin, tekbirin, lutjen, istigfarin, - do gjejë një zemër të mbushur me dashuri ndaj Allahut xh.sh., një gjuhë të njomë nga përmendja e Allahut xh.sh., që nuk e harron Atë kurrsesi, e kujton Allahun në çdo kohë dhe në çdo vend.



Shikoni Pejgamberin adhurues, të cilin e ka urdhëruar Allahu xh.sh. me fjalën e Tij:

"Dhe adhuro Zotin tënd derisa të të vijë ty e vërteta (vdekja)"[10], prandaj e adhuronte Atë ditë e natë, mëngjes e mbrëmje, kur ishte i vetmuar ose në praninë e shoqërisë, nuk i shmangej adhurimit të Zotit të tij.

E dinte se njeriu nuk është krijuar për tjetër përveçqë ta adhurojë Allahun, dhe pikërisht adhurimi i Allahut është prioriteti i kësaj krijese, të cilën Allahu e ka krijuar me duart e Tij, e ka përsosur dhe i ka dhënë shpirt nga ana e Tij, e atij iu përulën engjëjt, dhe Ai e përcaktoi si zëvendës të Tij në Tokë.

E dinte se funksioni i tij ishte të adhuronte Allahun, me një adhurim duke u bazuar në njohjen e Tij:

"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveçqë të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as dëshiroj të më ushqejnë ata. Allahu është furnizues i madh, Ai fuqiforti"[11]. Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. ishte njeriu më i afërm tek Allahu.

Allahu i ka obliguar pesë kohët e namazit, në mënyrë që myslimani të lidhet me Zotin e tij pesë herë në ditë. Nuk ekziston ndonjë fe e cila e lidh njeriun me Zotin e vet në këtë mënyrë të fortë, që njeriu të jetë përherë në takim me Zotin e vet, kurdo qoftë, i zënë me punë apo i preokupuar nga rrethanat e jetës dhe nga nevojat e kësaj bote, përkatësisht nga tregtia, dinari e dërhemi, mirëpo, kur e dëgjon myezinin duke thirr: Allahu Ekber, Allahu Ekber (Allahu është më i Madhi), hajje ales-salah (eja në namaz), hajje alel-felah (eja në shpëtim), - e le shitblerjen, e le dynjanë e vet e të njerëzve, dhe nxiton tek Shtëpia e Allahut (xhamia). Kështu i ka mësuar njerëzit Muhamedi a.s..

I ka mësuar se jeta është për Allahun dhe në Emër të Allahut, dhe se njeriu duhet t'I kushtohet vetëm Zotit të tij. Kështu e ka mësuar Allahu:

"Thuaj: Namazi im, kurbani im dhe jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që pranoj dhe i bindem)!"[12].

Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. ishte myslimani i parë në çdo gjë: në ibadetin e tij kur adhuronte, në dhikrin e tij kur E kujtonte Atë, në duanë e tij kur lutej, në moralin e tij kur sillej mirë me të tjerët, në xhihadin e tij kur luftonte.

Ishte myslimani i parë në adhurimin e tij ndaj Allahut, e adhurimi i tij nuk ishte vetëm bindje dhe zbatim i urdhrit, po adhurimi i tij ishte adhurim nga dashuria dhe malli për Allahun e Lartësuar.

Kur afrohej koha e namazit, ndiente një dashuri dhe ngrohtësi për të, e priste kohën e tij, e, kur vinte koha, i thoshte myezinit të tij: "Ngrihu, o Bilal, e na çlodh (fresko) me namaz"[13]. Sa dallim të madh ka ndërmjet atyre që thonë: na çlodh me të, dhe të atyre që thonë: na çlodh nga ai.

Namazi i tij ishte namaz nga dashuria, dhe nuk ishte namaz vetëm për zbatim të urdhrit. Pejgamberi a.s. në namaz e gjente veten e tij, në të e gjente ushqimin e zemrës së tij, zemërgjerësinë e tij, jetën për shpirtin e tij, dhe kënaqësinë më të madhe, për se në një hadith të tij ka thënë: "Kënaqësia ime është gjatë namazit"[14].

I falte pesë kohët e namazeve në kohën e tyre, me xhemat, me nënshtrueshmëri, me ruku, me sexhde, me abdes të kompletuar. Ai nuk kënaqej me kaq, por falte edhe namaze fakultative (nafile).

Falej gjatë natës, përgjegjësitë nuk e pengonin që të qëndronte para Zotit të tij. Kur vinte nata e yjet ndriçonin e sytë mbylleshin, dhe kur çdokush shkonte në shtratin e vet, ngrihej në këmbë për të falur namaz për Allahun xh.sh., E luste Allahun duke thënë: "Zoti im, falënderimi Të takon Ty, Ti je drita e qiejve dhe e Tokës. Falënderimi Të takon Ty, Ti je mbajtës i qiejve dhe i Tokës. Falënderimi Të takon Ty, Ti je Zot i qiejve dhe i Tokës dhe atyre që janë në to. Ti je e Vërteta, fjala Jote është e vërtetë, premtimi Yt është i vërtetë, takimi me Ty është i vërtetë, Xhenneti është i vërtetë, Xhehennemi është i vërtetë, Kiameti është i vërtetë. Zoti im, Ty Të jam nënshtruar, Ty Të kam besuar, në Ty mbështetem, Ty Të lutem, për Ty grindem me të pafetë, dhe kundër tyre luftoj, prandaj të lutem të m'i falësh mëkatet e mëparshme dhe të mëpasme, mëkatet që i kam bërë fshehtas apo haptas. Ti je Zoti im, nuk ka Zot tjetër veç Teje"[15].

Ky është Pejgamberi i famshëm, të cilin nuk e kanë shqetësuar përgjegjësitë e jetës dhe të thirrjes për rrugën e Allahut, si dhe jeta e tij private. Nëntë gratë kërkonin plotësimin e nevojave dhe kërkesave të tyre. Edhe myslimanët kishin nevojat dhe kërkesat e tyre, e ishte obligim i tij udhëheqja dhe udhëzimi i tyre. Në anën tjetër, frontet qëndronin në pritje, dëshironin t'ia nxirrnin rrënjët e tij, e të shkatërrohej me themel thirrja e tij: fronti i idhujtarëve, fronti i hebrenjve, fronti i krishterëve-bizantinë, fronti i zjarrputistëve, e në vijën e pestë ishin hipokritët që e deklaronin Islamin dhe fshihnin mosbesimin:

"Ata përpiqen ta mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan, por ata nuk mashtrojnë tjetërën, përveç vetvetes, po ata nuk e hetojnë"[16].

Mjerimet e jetës dhe shqetësimet e thirrjes (davetit) nuk e pengonin që natën të qëndronte me Zotin e tij.

Qëndronte në namaz aq gjatë derisa i ënjteshin dhe i çaheshin këmbët e tij nga qëndrimi i gjatë. Hudhejfe r.a. rrëfen për të, duke thënë: "Një natë u fala me Pejgamberin a.s., i cili e filloi namazin me

suren El-Bekare. Mendova që do të kalonim në ruku kur të mbërrinte tek ajeti i njëqindtë, mirëpo ai vazhdoi leximin. Pastaj mendova se me këtë sure do ta falte këtë rekat, mirëpo ai vazhdoi edhe më tutje; mendova se me përfundimin e saj do të kalonte në ruku, mirëpo ai e filloi leximin e sures En-Nisa dhe të tërën e lexoi. Pastaj ai filloi leximin e sures Ali Imran dhe e lexoi të tërën. Lexonte vazhdimisht; kur kalonte në ajetet ku lavdërohej Allahu, E lavdëronte Atë; kur kalonte në ajetet e lutjes, ai lutej; kur kalonte në ajetet në të cilat kërkohej mbrojtja e Allahut, ai e kërkonte atë; pastaj ai shkoi në ruku, në të cilën thoshte: subhane rabbijel-adhim. Kohëzgjatja e qëndrimit të tij në ruku ishte pothuajse sa qëndrimi i tij në kiam. Pastaj tha: semiall-llahu limen hamideh, rabbena lekel-hamd. Pastaj u ngrit dhe qëndroi gjatë pothuajse sa qëndrimi i tij në ruku. Pastaj shkoi në sexhde, në të cilën thoshte: subhane rabijel-aëla. Edhe sexhdeja e tij ishte pothuajse sa qëndrimi i tij në kiam”[17].

Ky është namaz në të cilin ndiente ëmbëlsinë e adhurimit, ëmbëlsinë e tij e gjente në zemrën e vet, nuk lodhej e as mërzitej. Sahabët (shokët e tij) të cilët ishin më të rinj dhe më të fortë se ai, nuk mund të duronin e të qëndronin në këtë namaz të gjatë, saqë Ibn Mes’udi (i cili është njëri nga sahabët) kishte thënë: “Jam falur me Pejgamberin a.s. një natë, dhe ai qëndroi aq gjatë, saqë mendova diçka të keqe. Të pranishmit e pyetën: Ç’ke menduar? Ibn Mes’udi tha: Mendova të ulesha dhe të shkoja”[18], nuk e duroj qëndrimin e gjatë.

Pejgamberi a.s. ngrihej natën për t’u falur derisa këmbët i ënjteshin (nga qëndrimi i gjatë), ndërsa gruaja e tij Aisheja r.a. ndiente keqardhje për të, prandaj edhe i tha: “Pse e bën këtë përderia Allahu t’i ka falur mëkatet e mëparshme dhe të mëpasme? Ai tha: A të mos jem rob falënderues”[19]? Pra, kjo falje më bën që ta shtoj falënderimin ndaj Allahut për dhuntitë e Tij dhe larjen e borxhit ndaj Tij, si dhe shprehjen e falënderimit ndaj Allahut.

Kështu vepronte Pejgamberi a.s.. Ishte adhurues i Allahut me adhurim të frikës dhe dashurisë ndaj Tij. Kur falej, zgjaste sexhden, rukunë dhe kiamin (qëndrimin në këmbë). Gjatë sexhdes, rukusë dhe ndërmjet tekbireve lexonte lutje dhe dua që e mbushin zemrën me frikë dhe përulje, dhe që dridhin zemrën. Kemi nevojë që këto lutje dhe dua t’i




lexojmë e t’i mësojmë, e të lutemi për të.

Kur Pejgamberi a.s. shkonte në ruku, thoshte: “I Lavdëruar dhe i Shenjtë është Zoti i engjëjve dhe i Xhibrilit”[20]. Po ashtu thoshte: “Zoti im, Ty Të jam përulur, Ty Të besova, Ty Të jam nënshtruar. Ty Të është përulur me frikë dëgjimi im, shikimi im, truri im, kocka ime dhe nervi im”[21].

Kur ngrihej nga rukuja, thoshte: “Zoti ynë, Ty Të qoftë falënderimi sa qiejt dhe Toka dhe sa ka ndërmjet tyre dhe aq sa Ti dëshiron prej gjërave të tjera. O Pronar i lavdisë dhe i madhështisë, Ti meriton lavdi dhe madhështi më shumë se ç’thotë robi Yt, dhe të gjithë ne jemi robërit e Tu. O Zoti im, s’ka kush e ndalon atë që jep Ti, s’ka kush e jep atë që Ti e ndalon; s’ka dobi i pasuri, pasuria e të cilit është prej Teje (por dobi bën besimi dhe respekti Yt)”[22].

Kur shkonte në sexhde, thoshte: “O Zoti im, Ty Të kam bërë sexhde, Ty Të besova, Ty Të jam nënshtruar, fytyra ime i bën sexhde Atij Që e ka krijuar dhe e ka zbukuruar dhe Që ia ka krijuar veshët e sytë, i Madhërishëm qoftë Allahu, Krijuesi më i Mirë”[23].

Ndërsa në uljen ndërmjet dy sexhdeve, thoshte: “O Zoti im, më fal, më mëshiro, më udhëzo, më forco (në këtë fe), më jep shëndet, më jep furnizim”[24].

Kështu ishte namazi i Pejgamberit a.s., namaz nga frika dhe dashuria për Allahun xh.sh..

Ndërsa, për sa i përket agjërimit të tij, ai e agjëronte muajin e Ramazanit, këtë muaj fisnik, të cilin e konsideronte sezon për adhurimin e Allahut dhe afrimin tek Ai. Kur vinte muaji i Ramazanit, Xhibrili ia mësonte Kuranin, e, kur takohej me Xhibrilin, ishte më bujar se era që sjell vetëm të mira.

“Kur fillonin dhjetë ditët (e fundit të Ramazanit), Pejgamberi a.s. i shtrëngonte rrobet e tij (tërhiqej nga bashkëshortet dhe ishte aktiv për adhurimin e Allahut), e gjallëronte çdo natë të tij (me devocion), si dhe e zgjonte familjen e tij (për të bërë ibadet)”[25]. Qëndronte në i’tikaf në xhami, dhe përkohësisht vetmohej e hiqte dorë nga punët e jetës për adhurimin e Allahut të Madhërishëm[26].

Para Ramazanit, Muhamedi a.s. njërën pjesë të natës e kalonte duke u falur, ndërsa pjesën tjetër duke fjetur. Mirëpo gjatë dhjetë netve të fundit të Ramazanit, e gjallëronte tërë natën për adhurimin e Allahut, si dhe zgjonte familjen e gratë e tij, që ta shoqëronin në këtë mirësi, pra nuk dëshironte që vetëm ai të ishte në adhurim të Allahut xh.sh.. Transmeton Ummu Seleme r.a. se Pejgamberi a.s. një natë ishte zgjuar dhe kishte thënë: “Madhërimi qoftë për Allahun, me çfarë sprova dhe dhunti ka rënë nata? Kush do t’i zgjojë ato në dhoma (gratë e tij)? Zoti im, janë të veshura në dynja, ndërsa të zhveshura në Ahiret”[27].

Kështu agjëronte dhe falej Muhamedi a.s.. Nuk mjaftohej vetëm me agjërimin e Ramazanit, ashtu siç nuk mjaftohej as me pesë kohët e namazeve.

Për çdo muaj agjëronte "ditët e bardha", të cilat janë: dita e trembëdhjetë, e katërmbëdhjeta dhe e pesëmbëdhjeta e muajit hënor[28], po ashtu ai e agjëronte ditën e hënë dhe të enjte, e kur ishte pyetur për këtë, kishte thënë: "Veprat shfaqen të hënën dhe të enjten, dhe po dëshiroj që vepra ime të shfaqet gjersa jam agjërueshëm"[29].

Pejgamberi a.s. agjëronte aq shumë gjatë një muaji, sa kujtonin që prej atij muaji s'ka lëshuar pa agjëruar asnjë ditë, por edhe nuk agjëronte gjatë një muaji aq shumë, sa kujtonin që prej atij muaji s'ka agjëruar asgjë. Madje, ndonjëherë e bashkëngjiste agjërimin e ditës me të natës (do të thotë dielli perëndonte e ai nuk bënte iftar, e vazhdonte agjërimin për një ditë apo dy ditë), por i ndalonte shokët e tij që t'i bashkonin agjërimin e ditës me të natës si lehtësim për ta, e disa e patën pyetur: O i Dërguar i Allahut, po ti e bashkangjet atë. Ai iu përgjigj atyre duke u thënë: "Cili prej jush është si unë? Unë fle, por Zoti im më ushqen dhe më jep ujë"[30].

Mos mendoni se ai ushqehej me mish, me oriz apo me pemë, apo pinte ujë! Jo! Ai është një lloj i ushqimit dhe pijes tjetër.

Është ushqim i zemrës dhe pije e shpirtit, sepse ai ishte i zënë me njohjen e Zotit të tij, me dashurinë dhe frikën ndaj Tij, e pra kjo e kishte zënë atë nga pija, ushqimi dhe dynjaja.

A ekziston ndonjë njeri që falet në këtë masë?!

Rrëfimi për adhurimin e Muhamedit a.s., për këtë aspekt hyjnor nga jetëshkrimi i tij zgjat, dhe ndoshta do të gjejmë rast një herë tjetër që të flasim për këtë aspekt (aspektin e dhikrit-përmendjes së Allahut, falënderimit dhe adhurimit të mirë) në jetën e Pejgamberit a.s., sepse është argumenti më i qartë që ai është i Dërguar i Allahut.

Mashtruesit nuk mund të posedojnë në gjokset e tyre këso zemre falënderuese, as nuk mund të kenë këso gjuhe që falënderon Allahun, e as nuk mund të kenë një trup të tillë të durueshëm për nënshtrimin dhe adhurimin e Allahut.

Me të vërtetë, kjo zemër, zemra e Pejgamberit a.s., e cila e do Zotin e vet, frikësohet prej ndëshkimit të Tij, shpreson mëshirën e Tij, - është prej argumenteve më të qarta se ai është i Dërguar i Allahut dhe e flet vetëm atë që Allahu e urdhëron, e nuk flet nga mendja e as nga dëshira e tij:

"Pasha yllin kur ai bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhammedi që ju e njihni) as nuk është njeri që ka humbur, as që ka devijuar (nga e vërteta). Dhe ai nuk flet nga mendja e tij (dëshira). Ai (Kur'ani) nuk është tjetër përveç shpallje që i shpallet"[31].

E lusim Allahun e Madhëruar që të na bëjë të udhëzuar me udhëzimin tënd, o i Dërguar i Allahut, dhe pasues të Synetit tënd:

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke E përmendur shumë shpesh Allahun"[32].

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëllimi I, faqe: 150-161).*

*Përktheu:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. Në mesin e njerëzve është e njohur se lindja e tij ka qenë ditën e hënë me dymbëdhjetë Rebiul-Evvel, viti 570 (53 vjet para hixhretit), viti kur abisinasit e kishin sulmuar Mekën. Muhamed Gazali thotë: Përcaktimi i ditës së lindjes, sipas Islamit, nuk ka ndonjë rëndësi të veçantë, andaj kremtimet që bëhen për këtë rast, janë tradita të kësaj bote e nuk kanë lidhje me Sheriatin islam. (Muhammed Gazali: Fikhus-sireti. Botimi i Darul-Kalem, faqe: 58).
2. En-Nexhm, 3-5. Përkthimin e ajeteve kuranore nga gjuha arabe në gjuhën shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
3. Ibën Is'haku vdiq në vitin 151 hixhri, libri i tij "Es-Siretun-Nebevijjeti" konsiderohet libri më i vjetër në përshkrimin e biografisë së Pejgamberit a.s., këtë libër e kishte ripunuar pas tij Ibën Hishami (vdiq në vitin 213 hixhri), i cili më pas njihej me këtë shkrimtar sikur ai të e kishte shkruar, e u bë i famshëm me këtë libër.
4. Merret prej librit të tij të madh në lëmin e historisë "El-Bidajetu ven-Nihajetu", është botuar i veçantë pas verifikimit nga Dr. Mustafa Abdul-Vahid.
5. Prej më të kompletuarave është libri "Shemailurr-Resuli" të Ibn Kethirit (vdiq në vitin 774 hixhri), të cilin e ka verifikuar Dr. Mustafa Abdul-Vahid.
6. El-Hixhr, 9.
7. Ato janë të cilat Pejgamberi a.s. ka vdekur para tyre e i ka lënë ato: Aishe bintu Ebu Bekr, Hafsa bintu Omer, Ummu Habibe Remle bintu Ebu Sufjan, Hind Ummu Seleme bintu Ebu Umejje, Sevda bintu Zum'a, Zejneb bintu Xhahsh, Mejmune bint El-Harith, Xhuvejrije bint El-Harith, Safijja bintu Hujej ibën Ahtab. Ndërsa: Hadixhe bintu Huvejlid dhe Zejneb bintu Huzejme vdiqën para Pejgamberit a.s., pra numri i grave të Pejgamberit a.s. me të cilat ishte martuar me to është njëmbëdhjetë. Ndërsa për shkakun e martesës së Pejgamberit a.s. me shumë gra, lexuesi le t'i referohet asaj që ka shkruar Dr. Jusuf El-Kardavi në librin e tij: "Fetva bashkëkohore", i përkthyer në gjuhën shqipe nga një grup përkthyesish, boton Shoqata Bamirëse e Katarit, Prishtinë, 2002, vëllimi 2, fq: 193-199. Po ashtu le t'i referohet edhe shkrimit të Dr. Abdullah Nasih Ulvan me titull: "Poligamia në Islam dhe urtësia e martesës së Pejgamberit a.s. me shumë gra". Edhe Muhammed Ali Sabuni e ka një shkrim të titulluar: "Dyshime dhe të pavërteta rreth martesës së Pejgamberit a.s. me shumë gra". (Dr. Jusuf El-Kardavi).
8. El-Ahzab, 21.
9. El-Kalem, 4.
10. El-Hixhr, 99.
11. Edh-Dharijat, 56-58.
12. El-En'am, 162-163.
13. Hadithin e transmetojnë: Ebu Davudi dhe Ahmedi.
14. Pjesë nga hadithi: "Nga bota juaj më të dashura më janë gratë dhe parfumi, dhe kënaqësia ime është gjatë namazit". Hadithin e transmetojnë: Nesaiu, Ahmedi dhe Hakimi.
15. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ibën Abbasi r.a..
16. El-Bekare, 9.
17. Hadithin e transmeton Muslimi.
18. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi.
19. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi.
20. Hadithin e transmeton Muslimi nga Aisheja r.a., gjithashtu e transmetojnë edhe: Ebu Davudi dhe Nesaiu.
21. Hadithin e transmeton Muslimi nga Aliu r.a..
22. Hadithin e transmeton Muslimi nga Ebu Seid El-Hudriu r.a., gjithashtu e transmetojnë edhe Ebu Davudi dhe Nesaiu.
23. Hadithin e transmeton Muslimi nga Aliu r.a., gjithashtu e transmetojnë edhe: Eb Davudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu.
24. Hadithin e transmeton Bejhekiu në "Sunenet e tij" nga Ibën Abbasi r.a., gjithashtu e transmetojnë edhe: Eb Davudi, Tirmidhiu, Ibën Maxhe dhe Hakimi.
25. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Eb Davudi, Nesaiu, dhe Ibën Maxheja nga Aisheja r.a..
26. Islami nuk e ka ligjësuar murgërinë, e as adhurimin me izolim të përhershëm, mirëpo e ligjësoi i'tikafin (qëndrimin në xhami) për kohëra të caktuara përkohësisht, ashtu që zemrat e etura të ngopen me shtim të adhurimit vetëm për Zotin e botërave.
27. Hadithin e transmeton Buhariu nga Ummu Seleme r.a..
28. Transmetohet nga Xheriri r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi prej secilit muaj nga tri ditë është i barabartë sikur të agjërosh tërë vitin, e ditët e bardha janë: dita e trembëdhjetë e muajit, e katërmbëdhjeta dhe e pesëmbëdhjeta". Hadithin e transmeton Nesaiu dhe Bejhekiu. Janë quajtur ditët e bardha për shkak se Hëna e shkëlqen Tokën gjatë tërë natës, ndërsa veçimi i këtyre ditëve nga të tjerat është bërë për ndonjë urtësi që nuk e di askush tjetër përveç Allahut, është thënë: ashtu që të përshtatet drita e Hënës me dritën e adhurimit.
29. Hadithin e transmeton Tirmidhiu nga Ebu Hurejreja r.a., gjithashtu e transmeton edhe Nesaiu nga Usama ibën Zejdi r.a..
30. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreja r.a..
31. En-Nexhm, 1-4.
32. El-Ahzab, 21.

# Sheriati islam, platformë juridike së cilës i është garantuar përjetësia

**Driton Arifi**

Një fenomen i pamohueshëm në kohën bashkëkohore duhet të pranohet që është qytetërimi dhe progresi material, të cilat kanë arritur shkallën më kulmore të zhvillimit dhe progresit. Një nivel që për gjeneratat e kaluara ndoshta do të ishte edhe e paimagjinueshme se do të mund të ndodhte ndonjëherë në historinë njerëzore.

Ky zhvillim i paparaparë më herët lëkundi thellë pikëpamjet, ideologjitë dhe botëkuptimet e njerëzve rreth shumë gjërave që ata kishin formuar më parë; kjo u ngjau të gjithëve pa dallim feje, kulture a qytetërimi.

Shumë prej njerëzve menduan që me kalimin e kohës dhe me zhvillimin qytetërues, kulturor e teknologjik, që është evident në kohën bashkëkohore, sigurisht që do të bartnim barrë më të lehtë dhe do të liroheshim nga një pjesë e madhe e barrierave që u sillnin kokëçarje gjeneratave të kaluara. Lehtësime të kësaj natyre edhe ndodhën, mirëpo s'ishte kjo e tëra ajo që do të na mjaftonte për të bërë një jetë edhe më të lumtur. Porse, ata që ishin më objektivë në vlerësimet e tyre u bindën se, gjithnjë e më shumë probleme e komplikime nga më të ndryshmet do të lindin e dalin në shesh para njeriut bashkëkohor, pavarësisht zhvillimet dhe ecuritë e ngjarjeve që zhvillohen në jetën e tij. Ishte relativisht i drejtë mendimi që zhvillimi e përparimi shkencor, teknologjik e material janë elemente që duhet të jenë faktorë rregullues e stabilizues në shoqëri, por jo rrallëherë ndodh që prej elementeve të tilla të pranojmë rezultate kontraverse nga ajo që ne e kemi pritur dhe aspiruar. Çështjet që janë subjekt i këtij shtjellimi, nuk kanë edhe shumë ndërlidhshmëri me zhvillimin material apo diçka të ngjashme, ato më tepër i takojnë sistemimit dhe rregullimit të jetës shoqërore e humane të njeriut.

Nisur nga fakti se njeriu është i krijuar për nga natyra të jetojë e të gjejë prehje në shoqëri, si i tillë ai ka mundësi t'i përmbushë nevojat e veta vetëm nëpërmjet bashkëjetesës në rreth shoqëror. Si individ nuk do të mund të përballej dot më kërkesat dhe sfidat që janë pjesë e pandashme e jetës njerëzore, po të mos jetonte në një rreth shoqëror me të cilin ka karaktere dhe identitet përafërsisht të njëjtë.

Në rrethana të këtilla, bashkëjetesa është e domosdoshme për llojin njerëzor. Mirëpo këtë bashkëjetesë njeriu ka nevojë ta sistemojë dhe ta rregullojë me ligje e zakone, të cilat do të përcaktonin të drejtat dhe obligimet e ndërsjella shoqërore.




Gjatë gjitha kohëve, njerëzit kanë bërë përpjekje që këto raporte të ndërsjella t'i rregullojnë e sistemojnë me ligje a zakone, të cilat do të ishin të respektueshme nga të gjithë anëtarët e shoqërisë. Por, njerëzit shpesh harronin që raportet ndërmjet tyre më së miri i rregullon Ai Që i krijoi dhe ishte i Mëshirshëm me ta. Harruan apo refuzuan qëllimisht që për problemet e tyre, zgjidhjen më të saktë dhe më të drejtë do ta gjejnë në Burimin e zgjidhjeve, Ligjin e Zotit, Ligjvënësit të Gjithëmëshirshëm.

Nga mëshira e Tij që kishte ndaj njeriut si lloj, krijimtarinë e të cilit Ai Vetë e përsosi, Allahu të drejtën e njeriut nuk e la peng të pasioneve dhe lakmive njerëzore, mirëpo për ta zbriti ligj dhe platformë juridike, që, nëse do ta respektonin, Ai Vetë u garantoi lumturi e qetësi në këtë botë, ndërsa në Botën e ardhshme shpërblim të përjetshëm. Kjo është garanci e dhënë nga Krijuesi i të gjitha botëve, nga Allahu i Cili është i Plotfuqishëm që gjithsesi të përmbushë premtimin. Allahu në Kuranin fisnik na tregon që njeriu është gjithnjë nën përkujdesjen edhe kontrollin e Tij, ai nuk do të lihet në këtë botë duke u sjellë vërdallë, të veprojë çfarë të dojë, ndërsa në Botën tjetër gjithsesi do t'i nënshtrohet llogarisë para drejtësisë absolute. Allahu thotë:

"A mos mendon njeriu se do të lihet i harruar në vullnetin e tij (pa kurrfarë përgjegjësie)" (Sureja El-Kijame, 36).

Komentuesi i njohur i Kuranit, Ibn Kethiri, në komentimin e këtij verseti thekson: "Të lihet pa u ringjallur në Ditën e Kiametit….. E të lihet pa u urdhëruar me disa gjëra dhe pa u ndaluar nga disa të tjera në këtë botë.."[1]

Andaj Sheriati islam është ligji dhe drejtësia e Allahut e dedikuar për njerëzit pa dallim. Ky ligj është artikuluar në Kuran dhe është jetësuar me Synetin e Muhamedit s.a.v.s., dy baza këto, mbi të cilat më pas u ndërtuan të gjitha bazat e tjera të së drejtës juridike islame, e që domosdoshmërisht i garantojnë atij përjetësinë, legjitimitetin dhe efikasitetin për çdo kohë dhe çdo vend .

Ligji i Zotit -Sheriati islam-, karakterizohet nga disa veçori që e dallojnë rrënjësisht nga çdo ligj tjetër njerëzor, dhe si të tillë kjo e bën atë të jetë më meritori që të respektohet.

Ai është Ligj Hyjnor, burim i të cilit është Vetë Krijuesi i gjithësisë, i ruajtur nga çdo ndërhyrje apo modifikim njerëzor në thelbin e tij. Mirëpo, disa prej teksteve dhe fjalëve të Kuranit janë të formës të përgjithësuar dhe përmbajnë mundësinë e interpretimit dhe elaborimit të mirëfilltë nga ana e dijetarëve kompetentë, mirëpo kurrsesi që ta devijojnë objektivin që synohet nga ana e Ligjvënësit. Ai është gjithëpërfshirës i të gjitha aspekteve dhe fushave jetësore, duke kristalizuar kështu shumë bukur çdo çështje për të cilën ka nevojë njeriu.

Allahu, nëpërmjet këtij ligji, dëshiroi t'i rregullojë raportet krijesë-Krijues, segment i cili është detajizuar në fikhun islam në - kapitullin e ibadeteve-adhurimeve - por jo vetëm kaq, ky ligj madje në formë të përkryer rregullon raportet edhe krijesë-krijesë, e që shtjellohen në kapitullin e marrëdhënieve ndërnjerëzore.

Sheriati islam është ligji që synon të promovojë praktikisht drejtësinë absolute në mes njerëzve, gjë të cilën e dëshmon historia se e ka realizuar. Duke u munduar

ta vë në pah këtë fenomen, dijetari i mirënjohur Ibn Kaj-jim-Zoti e mëshiroftë-, thotë: "Sheriati islam është i tëri drejtësi, mëshirë, mirësi, i tëri urtësi, dhe çdo çështje që kalon nga drejtësia në padrejtësi, nga mëshira në të kundërtën e saj (dhunë), nga mirësia-dobia në dëm, dhe nga urtësia në pakuptimësi, sigurisht që nuk është prej Sheriatit islam, edhe në qoftë se është infiltruar në të me anë të ndonjë interpretimi. Pra Sheriati është Drejtësia e Allahut në mes robërve të Tij dhe mëshira e Tij në mes krijesave të Tij."[2]

Sistemi i së drejtës së Sheriatit është platformë juridike, e cila më së miri i promovoi dhe u kushtoi kujdes interesave të njerëzve, prandaj ligjësoi ligje për ruajtjen e tyre. Ai gjithashtu përkufizoi më së miri gjërat e dëmshme dhe vendosi ligje për evitimin e tyre.

Dijetari i njohur nga Andaluzia, Ebu Is'hak Esh-shatibijj, në librin e tij (El-Muvafakat), që flet kryekëput për synimet dhe objektivat e Sheriatit islam, të cilat synon t'i realizojë tek njerëzit, vë theksin duke thënë: "Ligjet e Zotit janë vënë për interesat e njerëzve, për një të ardhme të afërt apo të largët bashkërisht (në këtë botë dhe në Ahiret). Dhe këtë e mbështesim mbi bazën e hulumtimit dhe studimit të dispozitave të Sheriatit, prandaj kemi konstatuar që ato janë vendosur për të mirën dhe interesin e robërve."[3]

Po qe se bëjmë një qasje të drejtë hulumtuese në të gjitha platformat juridike të aplikuara më herët dhe në ato që aplikohen sot, vërejmë që ato kanë karakter të kufizuar, si në aspektin kohor, ashtu edhe në atë rajonal-vendor, dhe me dëshmitë e atyre që i kanë vendosur vetë ato ligje, theksojmë që disa të tilla mund të jenë efektive për një kohë dhe një vend të caktuar, por po ato i shohim se e humbin efikasitetin edhe vlefshmërinë për kohët në vijim apo vendet e tjera. Ato shpesh nuk mund të kursehen nga subjektivizmi, tendencat egoiste të një shtrese të caktuar, por ndodh që ato nganjëherë të përdoren edhe si mjet nga qarqet vendimmarrëse për të realizuar interesa të ngushtë, qoftë edhe në kurriz të pjesës dërrmuese të shoqërisë.

Mirëpo, çështja nuk qëndron kësisoj edhe me platformën juridike hyjnore, të zbritur nga Ligjvënësi i Gjithëdijshëm, ajo është rrënjësisht divergjente në këtë aspekt.

Kur Zoti xh.sh. zbriti Kuranin fisnik te Muhamedi s.a.v.s., synoi me këtë përmbylljen e misionit të shpalljeve dhe pejgamberëve deri në Ditën e Kiametit. Andaj, dispozitat dhe normat që bart ky libër dhe që i jetësoi Muhamedi s.a.v.s. së bashku me gjeneratën e tij të artë, paraqitën për njerëzimin dëshminë më të fuqishme se ajo ishte platforma juridike dhe tabloja ideale e realizimit të drejtësisë në mes njerëzve, dhe si e tillë është kompetente që të luajë të njëjtin rol për të gjithë brezat, pa dallim race, ngjyre, gjuhe apo vendi.

Allahu në Kuran tregon se Muhamedi s.a.v.s. është i dërguar tek të gjithë njerëzit, dhe misioni i tij ka karakter gjithëpërfshirës, Ai, në një citat kuranor, thotë:

"Thuaj (Muhammed): "O ju njerëz! Unë jam i dërguari i All-llahut te të gjithë ju. All-llahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i tokës, s'ka të adhuruar tjetër përveç Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje…" (El-A'raf-158.)

Se Sheriati islam është prej modeleve dhe platformave juridike që meriton të merret për bazë dhe të përfitohet nga ai edhe në kohën tonë bashkëkohore, e dëshmojnë edhe një numër jo i vogël i juristëve botërorë jomyslimanë. Në një konferencë për "Të drejtën Ndërkombëtare", mbajtur në Lahai të Holandës në vitin 1938, juristët perëndimorë të tubuar, patën vendosur që Sheriati islam të konsiderohej prej burimeve të ligjit të përgjithshëm, dhe se ai është një sistem i gjallë, elastik dhe pranon zhvillimin. Ai është një ligj autonom e i pavarur, nuk është marrë nga asnjë ligj tjetër"[4]

Më pas ata kishin sugjeruar që, meqë Sheriati islam posedon një elasticitet dhe vlerë të madhe, Asociacioni i Avokatëve Ndërkombëtarë, duhet të marrë përsipër që doemos të bëhet studimi i Sheriatit në mënyrë krahasuese …dhe të inkurajohen studentët për një gjë të tillë.."

Kur sjellim ndonjë dëshmi nga juristët jomyslimanë, nuk do të thotë që ne dyshojmë në efikasitetin e ligjit islam për aplikueshmëri në kohën moderne, por synojmë vetëm ta ilustrojmë atë që thamë me disa prej fjalëve të tyre, dhe jo diçka tjetër.

Është një karakteristikë që disa prej argumenteve kuranore apo ato të Synetit përmbajnë mundësinë e interpretimit alternativ, dhe ky ishte njëri prej faktorëve kyç pozitiv, që mundësoi dallime në mendime, për mënyrën e të argumentuarit me disa argumente sheriatike, dhe si rrjedhojë lindën edhe shkollat juridike islame, që, me elaborimet dhe divergjencat e tyre, vetëmsa pasuruan fikhun - të drejtën juridike islame. Është e njohur thënia e mëhershme, e cila, edhe pse nuk mund të këmbëngulim që është hadith nga Muhamedi s.a.v.s., megjithatë kuptimisht qëndron saktë. Dijetarët përsërisnin se "divergjencat (juridike) të Ymetit islam janë mëshirë-rahmet për ta".

Prandaj divergjencat juridike duhet të kuptohen vetëm në këtë kontekst, pra të kuptohen se ato ishin mëshirë për pasuesit-Ymetin e Muhamedit s.a.v.s.e jo të merren si pretekst për thellim të ndasive apo për dëshmim të superioritetit ndaj dikujt, siç do të mund t'i kuptojë ndonjëri. Ato dallime nuk ishin asnjëherë konceptuale, por secili prej dijetarëve a prijësve dhe pasuesve të medhhebeve synonte që të vinte në pah objektivin e Ligjvënësit me rrugën më të qartë dhe me metodat më efikase për rrethanat në të cilat jetonin. Dijetarët dhanë pa dyshim kontributin e tyre gjatë gjithë kohëve, për kristalizimin e mirëfilltë të asaj që erdhi e përgjithësuar në dy burimet qenësore të Sheriatit islam-Kuranin dhe Synetin. Këtë amanet që e kishin marrë mbi supet e veta, ata e çuan në vend besnikërisht, kështu ndodhi në të kaluarën, dhe dashtë Zoti, do të jetë kësisoj edhe në të ardhmen.

Dijetarët-juristët e kuptuan qartë se do të ishte prej mëkateve të pafalshme sikur të lejonin që në shoqërinë islame të mbretërojë një vakuum ligjor-juridik,që njerëzit më pas t'u referoheshin burimeve të tjera jokredibile për të gjetur përgjigje për atë që nuk iu ofrua atyre nga njerëzit që ishin kompetentë ta kryenin atë mision. Dhe për këtë i gjejmë se ata ishin gjithherë në gatishmëri që për problemet me të cilat ballafaqoheshin mylimanët, të gjenin zgjidhje dhe alternativë brenda kornizës dhe suazave të së lejuarës në Sheriatin islam. Ata e kuptuan fare mirë porosinë e Allahut të Lartëmadhërishëm. Në Kuran thuhet:

"...E përse nga çdo grumbull i tyre të mos shkojë një grup për t'u aftësuar në diturinë fetare, për ta mësuar popullin e vet kur të kthehet tek ata, në mënyrë që ata të kuptojnë (e të ruhen)". ( Et-Tevbe-122)

Porosi me të cilën kërkon Allahu xh.sh. që nga çdo shoqëri të jetë një ekip, i cili do të përkushtohej që të avancohej në dituri e që më pas ata t'i mjaftonin shoqërisë islame, për t'ua mësuar fenë e vërtetë, do t'u përgjigjeshin nevojave, dhe do të derdhin mundin që t'u ofronte atyre zgjidhje të drejta për problemet me të cilat përballen ata në çdo kohë dhe çdo rrethanë.

Nuk ishin dijetarët ata që i mbyllnin të gjitha rrugët përpara njerëzve, siç ka mundësi t'i ketë kuptuar ndokush ndonjëherë, përkundrazi ata ishin të kujdesshëm që të mbyllnin një rrugë që shpie kah e keqja, por në anën tjetër hapnin disa rrugë dhe alternativa që ishin më të dobishme dhe më frytdhënëse, por gjithnjë brenda suazave të së lejuarës.

Ky është madje edhe misioni me të cilin ata ngarkohen në çdo kohë dhe vend.

Islami posedon shtegdalje nga çdo situatë a rrethanë e vështirë dhe e pazakontë, por jemi të obliguar që njerëzit t'i orientojmë në ato adresa dhe të mos lëmë hapësirë, të hapim rrugë që myslimanët të hulumtojnë për zgjidhje jashtë kornizës islame. Allahu na e lehtësoftë të kuptuarit dhe praktikimin e programit të Tij të përkryer.

---

*Fusnotat:*

1. Ibn Kethir " Tefsirul Kuranil Adhim" Vëllimi i katërt, fq 2959, Darus-selam
2. I'alamul –Muvek-kiin - Ibnul -Kajimi
3. El-muvafekat -Esh-shatibi
4. El-Medhal li diraset esh-sheria el-islamijje-Abdul Kerim Zejdan/fq-9.

# Transmetimi i sahabëve në bazë të kuptimit

**Mr. Musa Vila**

Tradicionalisht është e njohur se shumë prej sahabëve hadithet i kanë transmetuar në bazë të kuptimit. Në krye të tyre qëndrojnë *Ebu Hurejra, Enes bin Maliku, Ibn Mes'udi, Ebu Derdai* dhe shumë të tjerë.

Para se të flasim për këtë të vërtetë historike të përgjithshme, na mbetet të japim sqarime për faktorët dhe çështjet që i kanë shtyrë sahabët të transmetojnë hadithe në bazë të kuptimit. Duhet ditur njëkohësisht se sahabët arritën t'i transmetonin hadithet në formën më të përkryer të mundshme. Po ashtu na mbetet të sqarojmë metodologjinë që ndoqën ata në transmetimin e haditheve në bazë të kuptimit.

Një arsye e zakonshme që i shtyu sahabët për transmetim në bazë të kuptimit ishte kujdesi i tyre i madh ndaj transmetimit të dijes si amanet për të cilin na detyron Islami, në bazë të mundësive që ka myslimani.

Sepse janë sidomos myslimanët që kishin dhe kanë nevojë të domosdoshme për dijen e Profetit të tyre. Islami fshehjen e dijes e kundërshton rreptësisht dhe për këtë parasheh masa kërcënuese me përjashtim dhe mallkim nga mëshira e Zotit.

Në këtë kontekst, Allahu xh.sh. thotë:

***"Sigurisht ata që fshehin argumentet e qarta, dëshmitë dhe udhëzimet** (dijen), **të cilat Ne i kemi dërguar, pasi Ne i kemi bërë të qarta në libër për të gjithë njerëzit, sigurisht të tillët janë të mallkuar nga Allahu dhe të mallkuar nga mallkuesit."** (El-Bekare, 159)*

Profeti s.a.v.s., në disa thënie të Tij, ata të cilët e fshehin dijen, i ka kërcënuar me ndëshkim të rreptë në Botën tjetër. Ai thotë:

*"Kush pyetet për ndonjë çështje të dijes dhe ai e fsheh atë, Ditën e Kiametit do të prangoset me pranga prej zjarri."*[1]

Pra, për hir të kësaj, sahabëve u është imponuar transmetimi në bazë të kuptimit. Për ta ka qenë një pastrim prej përgjegjësisë me të cilën ishin nderuar, ngase ata bartnin shkëndijat e dritës nga Profeti s.a.v.s. në kohën kur i tërë potenciali i dijes ishte i lidhur me memorizimin e saj, si për nga bartja ashtu edhe për nga transmetimi.

Një çështje tjetër që i shtyu të transmetonin hadithe në bazë të kuptimit, ka qenë edhe pastërtia e tyre gjuhësore, retorika dhe elokuenca e lartë. Atyre iu dha gjithashtu një mundësi që nuk iu




dha të tjerëve pas tyre - ata jetuan dhe ishin të pranishëm në kohën kur zbriste Shpallja. Ata i dinin më së miri shkaqet e zbritjes dhe përjetuan shumë ngjarje e ndodhi në mënyrë të drejtpërdrejtë. Nga këto rrethana ata përfituan më së shumti dhe bënë eksperiencë për transmetimin nga aspekti i kuptimit, duke përsosur shprehjet dhe synimet me metoda e shprehje të ndryshme, por vazhdimisht duke pasur konsideratë për ruajtjen e origjinalitetit kuptimor.

**Ibn El-Arabij** thotë: *"Tek sahabët janë unifikuar dy çështje të rëndësishme: pastërtia gjuhësore dhe retorika e plotë, dhe të qenët të pranishëm në veprat dhe porositë profetike. Nga këto dy çështje ata përfituan në formë të përgjithshme logjikën e kuptimit dhe përmbushjen e synimit në tërësi."*[2]

- **Sa i përket metodologjisë që kanë ndjekur sahabët** në transmetimin e hadithit në bazë të kuptimit, nuk ka dyshim se ata i ishin përkushtuar me përpikëri transmetimit të kuptimit të hadithit ashtu siç e kishin kuptuar dhe logjikuar prej Profetit s.a.v.s., me një transmetim të saktë, të qartë, kuptimor, pa shtuar dhe pa lënë asgjë mangu.

Mënyra e tyre ishte që kuptimi i hadithit të jetë vazhdimisht i njëjtë, pavarësisht sa ndryshojnë shprehjet dhe metodat e tyre. Këtë të vërtetë e konfirmon edhe ky hadith me sened të ngjitur, se **Hisham bin Urve** transmeton nga babai i tij se i kishte thënë: *"Më ka thënë mua Aishja: 'O djali i motrës sime! Vërtet jam informuar se ti po shkruan hadithe nga unë e më pas prapë i shkruan ato." Urveja tha: 'I thashë asaj: "I dëgjoj hadithet prej teje e pastaj i dëgjoj edhe prej të tjerëve.' Ajo tha:*

*"Në kuptimin e tyre (haditheve) a ke dëgjuar ndonjë mospajtim?" Ai (Urveja) tha: "I thashë: "Jo." Aishja tha: "Atëherë nuk ka gjë (pse i shkruan dy herë)."*[3]

Nganjëherë disa sahabë provonin aftësitë e tyre mendore dhe shkencore, se cili prej tyre ia qëllonte më mirë kuptimit të origjinalit, edhe pse në të shprehur ndryshonin fjalët dhe metoda e shprehjes.

Transmeton *Hatib El-Bagdadij* me sened nga *Ebi Seid El-Hudrij,* i cili tha:

*"Ishim ulur tek Profeti s.a.v.s., ndoshta ishim dhjetë persona duke dëgjuar hadithin. E, dy prej nesh nuk e transmetonin (duke provuar aftësitë e tyre) hadithin përveçse me kuptim të njëjtë."*[4]

Pra, në mesin e tyre nuk mund të gjesh dy transmetues të cilët kishin plotësisht shprehje të njëjta, megjithëse kuptimi ishte i njëjtë. Pra, shprehjet e të gjithëve ndryshonin nga njëri-tjetri.

Kjo garë apo ky sprovim ishte nga motivi i saktësisë, i qartësisë dhe i talentit të lartë në transmetimin e hadithit në bazë të kuptimit. Megjithëkëtë, transmetimi kuptimor shoqërohej edhe me shqetësim dhe frikë të madhe, pasi në transmetimin e hadithit mund të ndodhnin ndryshime në shprehjet e Profetit s.a.v.s., i cili na ka urdhëruar t'i përmba-

hemi në të gjitha porositë dhe veprat e tij; edhe pse sahabët me transmetimin kuptimor nuk kishin për qëllim të zhvisheshin apo të lehtësoheshin për sa i përket ruajtjes shprehjeve origjinale. Në të njëjtën kohë ata nuk kishin për qëllim tolerancën dhe lëshimet në transmetimin e hadithit.

Për sahabët transmetimi kuptimor ishte domosdoshmëri e kohës, ngase umeti kishte nevojë për njohuritë që kishin ata në lidhje me hadithet e Profetit s.a.v.s.

Kjo bëhej në kohën kur hadithet ende nuk ishin të kodifikuara dhe as të shkruara në letër. Në këtë kohë përqendrimi i sahabëve në hadithe ishte në kulm. Ata ishin shumë të përgatitur e të freskët dhe kishin aftësi të të shprehurit, prandaj i hynë transmetimit kuptimor si zgjidhje e vetme e çështjeve dhe si predikim për të transmetuar hadithet e Profetit s.a.v.s.

Meriton të theksohet dhe të tërheqim vëmendjen për metodologjinë e shkëlqyer të sahabëve në transmetimin e hadithit në bazë të kuptimit si dhe për saktësinë dhe masat mbrojtëse ndaj lëshimeve që kishin. Një numër i konsiderueshëm sahabësh, të cilët e njihnin transmetimin kuptimor, kanë pasur një metodë shumë stabile, të përsosur, të saktë, duke transmetuar me shprehje që tregojnë se, edhe nëse nuk janë plotësisht të ngjashme me fjalët e Profetit s.a.v.s., ato janë të ngjashme në kuptimin e tyre. Dëshmi për këtë kemi transmetimin e *Ahmedit* në Musnedin e tij nga *Enes bin Maliku,* i cili, kur e thoshte hadithin, në përfundim të tij thoshte:

*"Ose ashtu siç thoshte i Dërguari i Allahut s.a.v.s."*[5]

Disa sahabë gjatë transmetimit të hadithit sinjalizonin se ndoshta hadithi nuk është tekstualisht ashtu, por i ngjan atij në bazë të kuptimit. Ndër ta *ishin Ibn Mes'udi, Enes bin Maliku, Ebi Derdai* etj.

Një herë, Ibn Mes'udit gjatë transmetimit të hadithit iu mbushën sytë me lot, venat e qafës iu frynë e pastaj tha: *"Ose nën këtë, ose mbi këtë, ose afërsisht me këtë, ose ngjashëm me këtë.*"[6]

Gjithashtu vlen të theksohet se Ibn Mes'udi r.a. ka qenë mjaft liberal në transmetimin e haditheve.

Dijetari **Edh-Dhehebij** thotë:

*"Ibn Mes'udi ishte i hapur në pranim të transmetimit dhe rigoroz në transmetim të hadithit dhe nxënësve të tij ua ndalonte të bënin lëshime në përpikërinë e shprehjeve."*[7]

Shihet qartë qëndrimi dhe kërkesa *e Ibn Mes'udit* dhe e sahabëve të tjerë, që shprehjet dhe fjalët e hadithit të jenë sa më të përpikta dhe origjinale.

## Transmetimi kuptimor nga tabi'inët dhe tabitabi'inët

Nuk duhet të na çuditë fakti pse tabi'inët dhe tabitabi'inët (brezi i dytë dhe i tretë) e kishin transmetuar hadithin në bazë të kuptimit, pasi paraprakisht një gjë të tillë e kishin bërë një shumicë e konsiderueshme e sahabëve.

Pyetja që parashtrohet në këtë temë, është: *A ishin të njëjta shkaqet dhe rrethanat e tabi'inëve dhe të tabitabi'inëve në bartje dhe transmetim të haditheve me rrethanat e sahabëve? Tabi'inët dhe tabitabi'inët kishin përkushtim për saktësinë dhe parandalimin e lëshimeve ashtu siç kishin qenë sahabët?*

E vërteta është se mjedisi dhe rrethanat e tabi'inëve nuk ndryshonin shumë nga rrethanat e sahabëve në fushën e transmetimit kuptimor.

Ajo domosdoshmëri e komunikimit të dijes, që i shtyu sahabët të transmetonin hadithin në bazë të kuptimit, ishte e plotfuqishme edhe në shekullin e tabi'inëve, bile në atë kohë nevoja për njohjen e porosive profetike ka qenë edhe më urgjente dhe më e madhe, për arsye se, sa më shumë kohë kalon nga burimi i udhëzimit dhe i dritës (shekullit të sahabëve), aq më tepër njerëzit kanë nevojë për sqarime, komente dhe shpjegime. Njëkohësisht ky ka qenë edhe roli i haditheve të Profetit s.a.v.s. Pikërisht për këtë arsye, për tabi'inët, të cilët ishin të nderuar që u ishte besuar bartja e dijes së Kuranit dhe Sunetit nga sahabët, ishte e detyrueshme që t'i transmetonin hadithet e Profetit s.a.v.s. në bazë të mundësisë që kishin, qoftë tekstualisht ose me kuptim.

Nuk ka dyshim se tabi'inët dhe tabitabi'inët, për shkak të devotshmërisë së tyre, kishin vazhdimisht frikë për gabimet që mund të bënin gjatë transmetimit të haditheve në bazë të kuptimit.

Për këtë realitet dëshmon edhe tregimi i **Shu'be bin Haxhaxhit,** i cili tha: *"Unë dhe Gajlani shkuam tek Hasan El-Basriu. Gajlani i tha: "O Ebu Seid, vërtet ne i dëgjojmë hadithet, por nuk mund t'i transmetojmë ashtu siç i kemi dëgjuar."* Hasan El-Basriu tha:

*"Vërtet është gënjeshtër ajo që është e qëllimtë."*[8]

Këtu në mënyrë të drejtpërdrejtë iu bë e qartë Hasan El-Basriut se ne po i ndryshojmë shprehjet e hadithit me shprehje nga vetja jonë, ndërsa ai këtë nuk e gjykoi si të rrezikshme dhe të ndaluar.

*Sufjan Ethevrij,* i cili është prej dijetarëve më eminentë nga gjenerata e tabitabi'inëve, ka pranuar haptazi se ata në njëfarë forme kanë qenë të detyruar për të transmetuar hadithin në bazë të kuptimit. Ai tha:

*"Sikur të dëshironim t'i thoshim hadithet ashtu siç i kemi dëgjuar, nuk do të mund t'ju transmetonim asnjë hadith."*[9]

Po ashtu, dijetari *Uekiu bin Xherah,* në kontekst të kësaj teme, thotë:

*"Sikur të mos ishte ana kuptimore (e transmetimeve) e gjerë, transmetuesit do të dështonin."*[10]

Tabi'inët dhe tabitabi'inët, edhe pse nuk ishin të një shkalle si sahabët, i përmbushnin të gjitha kriteret e transmetimit kuptimor. Kritikët në atë kohë i dëgjonin hadithet e atyre që i transmetonin në bazë të kuptimit, e krahasonin shprehjet e ndryshme të njëri-tjetrit dhe nuk gjenin ndonjë ndryshim në aspektin kuptimor.

Këtë e konfirmon edhe thënia e **Xherir bin Hazmit për Hasan El-Basriun:**

*"Isha duke dëgjuar hadithet e Hasanit. Origjinali ishte një, kurse fjalët ndryshonin."*[11]

Një thënie të tillë e kemi edhe nga **Alij bin Hashremi** për dijetarin e tabitabi'inëve, **Sufjan bin Ujejnen**: *"Ishte Sufjani ai që na tregonte hadithe e nëse më pas pyetej, atëherë ai nuk na i tregonte me shprehjet e para, po kuptimi ishte i njëjtë."*[12]

Po kështu deklaron edhe **Muhamed bin Sirin**:

*"Kam dëgjuar hadithe nga dhjetë persona, kuptimi ishte i njëjtë, po shprehja dallonte."*[13]

Nëse dëshirojmë të bëjmë një krahasim për sa i përket përdorimit të shkrimit në bartje (memorizim) dhe transmetim të haditheve në mes sahabëve, tabi'inëve dhe tabitabi'inëve, do të shohim një dallim të madh në mes dy shekujve. Përderisa në epokën e sahabëve shkrimi i haditheve ishte fare i paktë, në epokën e tabi'inëve kishte marrë përmasa të gjera dhe shkrimi konsiderohej mbështetja më e madhe gjatë bartjes dhe transmetimit të haditheve. Si rezultat të kësaj kemi kodifikimin dhe grumbullimin e haditheve në fund të shekullit të parë të hixhrit.

Gjithashtu, një rezultat tjetër i shkrimit të haditheve në këtë periudhë kohore, ka qenë edhe mundësia e shumicës së tabi'inëve për t'i transmetuar hadithet shkronjë për shkronjë apo në mënyrë tekstuale, përballë transmetuesve që transmetonin në bazë të kuptimit. Lidhur me këtë, **Ibn Avni** thotë: *"Kam takuar gjashtë hadithologë nga tabi'inët. Tre prej tyre ishin rigorozë, transmetimin e kërkonin shkronjë për shkronjë. Dhe tre të tjerë lejonin transmetimin në bazë të kuptimit. Rigorozë ishin:* ***Kasim bin Muhamedi, Rexha bin Hajre dhe Muhamed bin Sirini.*** *Ndërsa ata që lejonin në bazë të kuptimit, ishin:* ***Hasan El-Basriu, Amir Esh-Shu'bij dhe Ibrahim En-Nehaij."***[14]

## Argumentet për lejimin e transmetimeve në bazë të kuptimit

Është e vërtetë se myslimanëve që respektojnë dhe i nënshtrohen Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nuk u takon që transmetimit në bazë të kuptimit t'i japin prioritet ndaj transmetimit tekstual, përveç nëse posedojnë argumente të ligjshme që i lejojnë ato transmetime.

**E para:** Vetë lejimi nga Profeti s.a.v.s. për bashkëkohanikët e tij - *sahabët* që hadithet t'i transmetonin në bazë të kuptimit. Në këtë drejtim kemi hadithin e transmetuar nga **Et-Taberanij** në librin e tij - *"Mu'xhem el-kebir";* **Ibn Munde** në librin *"Marifetu sahabe"* nga **Abdullah bin Sulejman El-Lejthij,** i cili thotë: *"I thashë të Dërguarit të Allahut se unë e dëgjoj hadithin nga ti, por nuk mund ta transmetoj ashtu siç e kam dëgjuar. Unë shtoj në të ndonjë shkronjë ose pakësoj ndonjë shkronjë."* Profeti s.a.v.s. i tha:

*"Nëse të ndaluarën nuk e lejon, e të lejuarën nuk e ndalon dhe ia qëllon kuptimit, atëherë nuk ka gjë."*[15]

Kuptimi i këtij hadithi është mjaft i qartë, kjo tregon për lejimin e transmetimit nga Profeti s.a.v.s., në bazë të kuptimit.

Njëkohësisht ky hadith u ka shërbyer si argument të gjithë dijetarëve - *të mëhershëm dhe të mëvonshëm* për lejimin e transmetimit të hadithit të Profetit s.a.v.s. në bazë të kuptimit.

Për secilin dijetar që ka shqyrtuar këtë temë, ky hadith ka qenë mbështetja më e fuqishme e tij. **Hasan El-Basriu,** kur i është përmendur ky hadith, është shprehur me këto fjalë:

*"Sikur të mos ishte ky hadith, nuk do të transmetonim hadithe."*[16]

**E dyta:** Argument tjetër për lejimin e transmetimit në bazë të kuptimit është hadithi *Mevkuf* - i transmetuar nga *Uathile bin El-Eska*, i cili thotë:

*"Vërtet ne dëgjonim hadithin nga Profeti s.a.v.s. një herë apo dy herë. E kur ne jua transmetojmë juve në bazë të kuptimit, ajo ju mjafton."*[17]

Ky hadith Mevkuf është përforcues i hadithit të *El-Lejthit*, i cituar më lart, dhe tregon qartazi se sahabët i kanë transmetuar hadithet e Profetit s.a.v.s. në bazë të kuptimit. Në të njëjtën kohë ata janë shembull për të tjerët që vijnë pas tyre.

**E treta:** Argument tjetër është hadithi i transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi në Sahihët e tyre, se vërtet Profeti s.a.v.s., kur *Omeri* dhe *Hisham bin Hakimi* kishin rënë në dilemë për leximin e sures El-Furkan, u kishte thënë:



*"Vërtet ky Kuran ka zbritur në shtatë dialekte (të folme), prandaj lexojeni në atë që ju vjen më lehtë."*[18]

Ajka argumentuese e këtij hadithi tregon për *lejimin e transmetimit të hadithit në bazë të kuptimit*. Vetë zbritja e Kuranit në shtatë dialekte tregon më së miri për urtësinë që ka përdorur Allahu xh.sh. në llojllojshmërinë e leximit. Të gjitha fjalët në strukturat e fjalisë, qoftë të parat apo të fundit, qoftë njëjësi, dyjësi apo shumësi janë në kuadër të shtatë dialekteve (të folmeve), të cilat nuk i ndryshojnë vendimet e hallallit dhe haramit. Nga kjo është bërë e ditur për lejimin e leximit të Kuranit në cilindo dialekt prej të shtatëve si lehtësim për besimtarët. Nga ky hadith mund të dalë edhe lejimi i transmetimit të haditheve të Profetit s.a.v.s. në bazë të kuptimit *si ndihmesë dhe lehtësim në transmetimin e tyre*. Ky lejim nënkupton ndryshimin e shprehjeve të haditheve, por pa ndryshuar vendimin e hallallit dhe të haramit.

Profeti s.a.v.s. i kishte inkurajuar bashkëkohanikët e tij që të transmetonin hadithe edhe në qoftë se ndryshonin shprehjet, ndryshe nga Kurani, shtatë dialektet e të cilit nuk ndryshohen, pasi të gjitha janë shpallje nga Allahu xh.sh. Kurani është mrekulli, me leximin e të cilit kryejmë adhurimin, shprehjet e tij e kanë kuptimin dhe synimin në veten e tyre. Hadithet nuk janë mrekulli, nuk kryhet adhurimi me leximin e tyre, shprehjet e tyre nuk kanë synim në vetvete, por kuptimin e tyre.

**E katërta:** *Konsensusi i dijetarëve që lejon përkthimin dhe shpjegimin e Sheriatit edhe në gjuhët joarabe*[19]

Domethënë, ashtu siç shpjegohet legjislacioni islam në gjuhën arabe, ashtu lejohet të përkthehet dhe të shpjegohet në gjuhët e tjera.

Ky lejim për mbështetje ka veprimin e Profetit s.a.v.s., i cili kishte dërguar shkresa kredenciale tek perandorët, mbretërit dhe udhëheqësit, për t'i ftuar në Islam. Këto shkresa domosdoshmërisht duhej të përktheheshin në gjuhët e prijësve e pastaj t'u bëhej thirrja.

Ajka argumentuese nga ky veprim është lejimi i transmetimit në bazë të kuptimit, për arsye se hadithi i Profetit s.a.v.s. është në kuadër të Sheriatit, për të cilin dijetarët kanë konsensus se lejohet përkthimi dhe shpjegimi edhe në gjuhët joarabe. E, nëse lejohet përkthimi i hadithit të Profetit s.a.v.s. me shprehjet joarabe, atëherë transmetuesi i tij, lejohet më përpara në bazë të kuptimit, sepse në përkthim hasim ndryshime të shprehjeve me shprehje të tjera joarabe.

Në konfirmim të kësaj të vërtete, **Ibn Haxheri** në librin e tij *"Sherhun nuhbe"* thotë:

*"Prej argumenteve më të fuqishme të tyre, d.m.th. të atyre që e lejojnë transmetimin në bazë të kuptimit, është konsensusi për lejimin e shpjegimit të Sheriatit për të huajt në gjuhët e tyre. E nëse lejohet zëvendësimi (*ndryshimi*) me gjuhë joarabe, atëherë lejimi me kuptim në gjuhën arabe është më prioritar."*[20]

Nga kjo që u tha më lart, mund të përfundojmë se argumentet për lejimin e transmetimit në bazë të kuptimit janë të forta dhe të qarta. Bazuar në këtë praktikë lejimi, kanë lulëzuar edhe shumë njohuri dhe shkenca në fushat e ndryshme të legjislacionit islam.

*- vijon -*

*Fusnotat:*

1. *Sunen Ibn Maxhe, "El-Mukadime",* vëll.1, fq.97.
2. *Tedribu Rravij,* Es-Sujutij, vëll.2, fq.101.
3. *El-Kifajetu fi ilmi rrivaje,* El-Hatib El-Bagdadij, fq.309.
4. Po aty, fq.309.
5. *El-Kifaje fi ilmi rrivaje,* fq.206.
6. *Mr. Musa Vila, Kritika shkencore në hadith,* fq.173; *Sunen Ibn Maxhe,* "El-Mukadime", vëll.1, fq.11.
7. *Tedhkiretul hufadh,* Edh-Dhehbij, vëll.1, fq.15.
8. *El-Kifaje fi ilmi rrivaje,* El-Hatib, fq.314.
9. Po aty, fq.315.
10. Po aty, fq.315.
11. Po aty, fq.312.
12. Po aty, fq.316.
13. Po aty, fq.311.
14. *El-Kifaje fi ilmi rrivaje,* El-Hatib, fq.311.
15. *El-Isabe fi temjiz s-sahabe,* Ibn Haxher, vëll.3, fq.125.
16. *El-Kifaje fi ilmi rrivaje,* El-Hatibi, fq.308.
17. Po aty, fq.309.
18. *Fet'hul Bari bi sherh Sahihul Buharij,* vëll.1, fq.398.
19. *El-Ahkam fi usulil edeb,* El-Amidij, vëll.2, fq.148; *Tedribu rravij,* Es-Sujutij, vëll, 2, fq.101
20. *El-Kifaje fi ilmi rrivaje,* El-Hatib, fq.206.

# Viti i Ri Hixhri, 1430, Muharrem

**Hatixhe Ahmeti**

Popujt e mëparshëm festat i njihnin për lojëra dhe dëfrim, për dehje dhe vallëzim; disa fe të vjetra madje, festat e tyre fetare i shfrytëzonin për nihilizëm dhe kaotizëm moral.

Në skajin tjetër, përballë këtij materializmi, shohim spiritualizmin e asketëve të vetmuar dhe të tërhequr në vete, të cilët mjaftohen me përsëritjen e përkujtimeve të shenjta, duke e përsëritur në vetvete, ose duke e shprehur me zë të dobët, në skajet e faltores së tyre, ose duke i lexuar disa lutje apo duke kryer disa rite dhe simbole.

Vjen Islami me peshojën e tij të drejtë dhe me standardet e sakta e ndarëse, duke u dhënë festave ndriçim të ri, larg nga çdo nihilizëm dhe larg nga çdo asketizëm ekstrem. Ai, nga këto dy shkolla merr atë që është e mirë dhe mesatare, duke braktisur çdo element të tyre që përmban sherr ose çorodi, duke i shtuar edhe elemente të reja të mira, duke thurrur nga të gjitha këto, fotografi të gjalla, të fuqishme dhe të bukura në korniza të pastërtisë dhe fisnikërisë, mbrojtjes së vlerave dhe nderit. Kjo është ideja mbi festat në Islam.

Ngjyra e parë e festave islame është ngjyra shpirtërore, veçse jo e shpirtit të heshtur dhe me zë të zbehtë, po e shpirtit të zgjuar dhe flakërues, kudo me zërin të fuqishëm, egoja e të cilit përhapet fuqimisht në çdo vend. Ky element shpirtëror dhe entuziazmist i Islamit kërkon që ta shfaqim thelbin e tij në pamje të zbukurimit dhe bukurisë, në atmosferë të kënaqjes dhe komoditetit fizik, duke mos bërë israf (harxhim të tepruar), i cili e shëmton plotësinë e tij dhe e shndërron atë në të kundërtën[1].

Para ca ditësh kemi hyrë në Vitin e Ri Hixhri, 1430, lusim Allahun Fuqiplotë, që ky vit të jetë vit i hajrit dhe i begatshëm. Le të jenë urimet tona të sivjetme për paqe, tolerancë dhe plotësim dëshirash. Një nga festat e rëdësishme në Islam është Viti i Ri Hixhri dhe Dita e Ashures. Tani të marrim dhe të analizojmë, respektivisht t'jua shpjegojmë se ç'është kalendari hixhri? Nga cila kohë ka filluar të aplikohet ky kalendar? Në muajin e parë të kalendarit Hixhri figuron muaji Muharrem, athua a ka ndonjë




ibadet të veçantë gjatë këtij muaji? Si e kremtonte Pejgamberi a.s. Vitin e Ri të myslimanëve? Ç'paraqet dita e Ashures? A ka ndonjë ibadet të veçantë gjatë kësaj dite? Rreth këtyre çështjeve duam t'ju japim njohuri deri diku...

Numërimi i kalendarit Hixhri daton qysh prej emigrimit (të bërit hixhret) të Muhammed Mustafasë s.a.s. prej Mekës në Medinë. Po fillimi i shënimit të këtij kalendari është pranuar në kohën hilafetit të Omerit r.a.. Arabët, para këtij kalendari, nuk kishin ndonjë kalendar të veçantë. Disa nga ngjarjet e tyre kryesore arabët i paraqitnin duke u bazuar në ngjarjen e hedhjes së Ibrahimit a.s. në zjarr, pastaj në ndodhinë e elefantit.

Në vitin 638, respektivisht gjashtëmbëdhjetë vjet pas hixhretit (shpërnguljes), në kohën kur kryetar i shtetit ishte Hz. Omeri r.a., u mblodh një komision, me urdhrin e Omerit r.a., që kërkonte të zgjidhte çështjen e kalendarit, pra të përcaktimit kohor. Sipas propozimit të Aliut r.a. dhe pranimit të të pranishmëve, në atë komision u vendos që Hixhreti ose Shpërngulja e Pejgamberit a.s. prej Mekës në Medinë, të merrej si fillim i Kalendarit islam. Po ashtu u vendos që muaji Muharrem të ishte muaji i parë në këtë kalendar. Shkas i përcaktimit të këtij kalendari ishin dy ngjarje të rëndësishme historike. Në kohën e Hz. Omerit kishte ndodhur një mosmarrëveshje rreth një borxhi, data e të cilit nuk ishte përcaktur, ose më konkretisht, nuk dihej në muajin Sha'ban të vitit të kaluar apo të vitit të ardhshëm, kjo ngase nuk ishte e saktësuar, sepse nuk kishte kalendar. Gjithashtu në të njëjtën periudhë kur kryetar i myslimanëve ishte Hz. Omeri, tek valiu (mëkëmbësi) i Basras Ebu Musa El-Esh'ariu, kishin ardhur disa letra, data e të cilave nuk dihej të përcaktohej, sepse nuk dinin se cila kishte ardhur më parë e cila kishte ardhur më pas, që të dyja kërkonin përgjigje urgjente, në mënyrë që të zgjidhej çështja. Për të gjitha këto arsye që theksuam më parë, kolegjiumi i ashabëve në kohën e Hz. Omerit vendosi ta merrte si fillim të përcaktimit kohor ose si të kalendarit, Shpërnguljen (Hixhretin) e Pejgamberit a.s. nga Meka në Medinë.

Viti hënor Hixhri është i përbërë nga dymbëdhjetë muaj. Muaji i parë në këtë kalendar është muaji Muharrrem. Muajt Muharrem, Rexheb, Dhil Ka'de, Dhil Hixh-xhe, arabët i quanin muaj të shenjtë "Eshhurul hurum". Gjatë këtyre muajve qëndronin larg nga luftërat dhe çdo armiqësi e ashpërsi tjetër.

Hz. Muhammedi s.a.s. kishte porositur ashabët e tij që të agjëronin ditën e nëntë, të dhjetë dhe të njëmbëdhjetë të këtij muaji. Pejgamberi a.s. thotë: "Pas muajit Ramazan nuk ka agjërim më të vlefshëm sesa agjërimi i ditëve të muajit Muharrem, muaj të cilin Allahu e quajti dhe e bekoi si muaj i Vet."[2] Në disa hadithe të tjera thuhet se në ditën e dhjetë të muajit Muharrem ndodhën ngjarje shumë të rëndësishme. Ja se ç'thotë Pejgamberi a.s.: "Ata që agjërojnë ditën e Ashures (ditën e nëntë e të dhjetë ose të dhjetën e të njëmbëdhjetën), janë të paralajmëruar se këto ditë do të bëhen shkas e do t'u falen gjynahet e vitit të kaluar".[3]

Në kohën e emevinjve, kur ishte në pushtet sunduesi i dytë Jezidi, në vitin 61 Hixhri, 680 miladi, në ditën e dhjetë të muajit Muharrem, ra shehid Hz. Husejni r.a. Më pastaj shiinjtë këtë ditë e shpallën ditë zie e pikëllimi, e cila më pastaj do të festohej si ditë e rëndësishme, një gjë që nuk përputhet me atë që porosit Pejgamberi a.s..

Duke u bazuar në atë që transmetohet, dita e quajtur Ashure, e cila është dita e dhjetë e muajit Muharrem, përmban shumë ngjarje të rëndësishme në histori. Në mesin e këtyre ndodhive mund t'i numërojmë këto:

Në këtë ditë ka shpëtuar anija e Nuhut a.s., e cila ishte ndalur në majën kodrës Xhudijj. Sikurse dihet, në këtë anije ishin të vendosur ata që i besuan Nuhut

a.s., ndërsa ata që e mohuan dhe nuk i besuan atij, u shkatërruan.

- Gjithashtu në këtë ditë u pendua (bëri tevbe) Hz. Ademi a.s.
- Në këtë ditë Jakubi a.s. e takoi sërish birin e tij, Jusufin a.s.
- Në ditën e gjashtëmbëdhjetë të muajit Muharrem u bë transferimi i Kibles nga Mesxhidi Aksaja drejt Qabesë së Shenjtë
- Sipas të dhënave nga arabët, në ditën e shtatëmbëdhjetë të këtij muaji, kishin ardhur Ebrehe dhe ushtria e tij për ta sulmuar Qabenë, por Allahu xh. sh. i pati shkatërruar ata.

Muaji Muharrem ka një rol të veçantë edhe gjatë periudhës së sundimit osman. Në këtë muaj shkruheshin një numër i madh vjershash, që quheshin me nofkën "Muharr-rremijje", të cilat gjatë këtij muaji bëheshin shumë. Në vigjilje të Vitit të Ri krerët shtetërorë dilnin para hirësisë së Padishahut dhe uronin Vitin e Ri musliman, pastaj nga padishahu merrnin dhuratat e quajtura "Muharr-rremijje".

Në arkivat osmane ky muaj gjithmonë shkruhet në këtë formë "Muharr-rremy'[1] - Haram", ndërsa kur katibët e shënonin në dokumente, ky muaj shkruhej vetëm me një shkronjë "mim", të vogël, në gjuhën arabe, respektivisht osmane.[4]

Prandaj, për sa i përket kësaj që thamë gjer më tani, muaji Muharrem në historinë islame ngërthen në vete tri veçori kryesore: E para është agjërimi, e dyta fillimi i kalendarit hënor Hixhri dhe e treta - të rënët shehid (dëshmorë) të Hz. Husejnit dhe bijve të tij në Qerbela. Agjërimi që mbahet gjatë muajit Muharrem, sipas historisë përmban një veçori specifike. Kur emigroi Pejgamberi a.s. prej Mekë në Medinë, mësoi se jehudinjtë që jetonin në Medinë, mbanin agjërim gjatë këtij muaji. Ajo ishte dita e dhjetë e muajit Muharrem, pra dita e Ashures. "Çfarë agjërimi është ky?", i kishte pyetur Pejgamberi a.s. e jehudinjtë i ishin përgjigjur: "Kjo është dita kur Allahu e shpëtoi Musain nga armiqtë e tij, dita kur e fundosi Faraonin. Hz. Musa a.s. e kishte agjëruar këtë ditë në shenjë falënderimi ndaj Zotit të Tij."

Pejgamberi a.s. u tha atyre: "Ne jemi më të afërt dhe kemi më shumë të drejtë se ju që të zbatojmë synetin (veprën) e Musait a.s.". Duke e thënë këtë, vetë Pejgamberi a.s. dhe myslimanët e tjerë agjëruan atë ditë. Atë vit ende nuk ishte bërë farz agjërimi i muajit të Ramazanit. Në vitin e ardhshëm u bë farz agjërimi i muajit të Ramazanit, dhe që atëherë për myslimanët ky muaj, pra Ramazani, u bë i detyrueshëm (farz) për ta agjëruar. Për sa i përket ditës së Ashures, Pejgamberi a.s. i la të lirë myslimanët duke u thënë: "Ai që dëshiron, le të agjërojë, e ai që nuk dëshiron, të mos agjërojë". Në këtë mënyrë ky agjërim mbeti si agjërim mustehab[5].

Sipas një transmetimi të Ibn Abbasit nga as'habët më të njohur, bëhet e ditur se kjo ditë e Ashures, pra dita e dhjetë, duhet agjëruar së bashku me ditën e nëntë ose me ditën e njëmbëdhjetë. Agjërimi bëhet në këtë mënyrë, që të mos u ngjasim jehudinjve dhe të mos veprojmë si ata. Që të agjërohet tri ditë radhazi, u bë synet për këtë arsye. Ndërkaq, për sa i përket agjërimit të dhjetë ditëve të muajit Muharrem pandërprerë, nuk ka asnjë argument as nga Pejgamberi a.s., as nga as'habët, imamët e medh-hebeve e muxhtehidët dhe as nga dijetarët islamë. Rreth agjërimit të këtyre dhjetë ditëve, në qoftë se kërkohet ndonjë burim tjetër përveç këtyre që cekëm, nuk ka bazë në ibadetin islam.

Ashtu siç e theksuam edhe më lart, ky kalendar është themeluar në kohën e Hz. Omerit r.a. dhe që prej asaj kohe e deri tash janë shënuar shumë ngjarje sipas tij dhe ky është përdorur e përdoret në shumë shtete islame. Viti i Ri Hixhri nuk ka asgjë të përbashkët me Vitin e Ri të muajit janar dhe me "babadimrin". Gjithashtu edhe dita e parë e këtij muaji, pra muajit Muharrem, nuk ka ndonjë rëndësi të veçantë sikurse një janari për popujt që kremtojnë Vitin e Ri.

Në Kuran bëhet fjalë për muajin Muharrem duke e specifikuar si muaj i veçantë dhe me rëndësi. Në suretul-tevbe, ajeti 36, Allahu thotë: "Tek All-llahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu siç është në librin e All-llahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj). Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata ju pa dallim, e dijeni se All-llahu është me ata që (u) ruhen (të këqijave)."[6] Pra njëri nga këta muajt e theksuar është edhe muaji Muharrem. Muajt e shenjtë, apo siç quhen në literaturën islame "Eshhurul Hurum", janë muaj të shenjtë, me vlerë, të rëndësishëm dhe nga ky aspekt posedojnë një tjetër veçori si muajt më të dalluar, ndaj të cilëve duhet të tregojmë respekt.

Sipas Pejgamberit a.s., në një hadith thuhet: "Shehrullahil Muharrem- Muaji i Allahut Muharrem", që nënkupton se është një muaj në të cilin shtohen begatia dhe bereqeti hyjnor. Allahu nuk ka ditë, muaj apo vit, porse janë ditët në të cilat mund të përfitojmë mëshirën (rahmetin) e Allahut, prandaj është shprehur në këtë formë Pejgamberi a.s.

Ky muaj ka një rëndësi të veçantë edhe në historinë e shumë pejgamberëve, duke filluar që nga Ademi a.s., për të vazhduar me Nuhun a.s., Ibrahimin a.s., Musain a.s., Davudin a.s., Ja'kubin a.s., Jusufin a.s., Ejjubin a.s., Junusin a.s., Isain a.s.. Shumë prej këtyre pejgamberëve, në këtë ditë, pra ditën e Ashures, kishin përfituar begati të ndryshme, ishin liruar nga disa mundime e vuajtje. Kjo është arsyeja pse kjo ditë festohet nga myslimanët, pra sepse paraqet një etapë kthesë për historinë e tyre të ndritur islame.

Gjithashtu për të rënët shehid (dëshmorë) të Hz. Husejnit dhe bijve të tij në mënyrë mizore, duhet ta dimë që ata, inshaAllah, do të marrin shpërblimin e tyre të shehidit, madje edhe shpërblimin më të lartë që u takon. Gjithashtu nuk kemi aspak dyshim se Allahu i Madhëruar do t'i dënojë mizorët ashtu sikur e kishin merituar.

Çdo mysliman që beson Allahun dhe Kaderin e Tij (vendimin dhe paracaktimin), kur dëgjon për këtë ngjarje, brengoset dhe pikëllohet, porse nuk e humb shpresën dhe gjakftohtësinë.

Nëse i humben ndjenjat e pikëllohet duke rënë në dëshpërim, duke derdhur lot, - kjo nuk e shpie në rrugë të drejtë dhe as që t'i falen gjynahet. Sepse, nëse mbështetemi në burimin kryesor, çdo ngjarje që ndodh, është e regjistruar në pllakën e veprave në Levhi Mahfudh, dispozitat (hukmet) e së cilës janë përcaktim në ezel (takdirul ezel). Prandaj, nëse këto ditë i bëjmë ditë zie, atëherë biem ndesh me përcaktimin e Synetit të Pejgamberit a.s.. kjo sidomos meqë dihet shumë mirë se festat islame janë festat që i njeh legjislacioni islam, në festat islame takohen ajo shpirtërorja e lartë dhe ajo materialja e dobishme, e bukur dhe e pastër.

*Fusnotat:*

1. Muhammed Abdullah Draz, Festat Islame.
2. Rijadus-salihinë II.
3. Rijadus-salihinë II.
4. Mefail HIZLI - Ansiklopedia Islame Samil.
5. Vepër e pëlqyer.
6. Suretu Et- Tevbe, 36.

# Shkatërrimi i halifatit përmes idesë së nacionalizmit

Nëse i hedhim një shikim Botës Islame, do të hasim një numër të shteteve nacionale (kombëtare). Edhe vetë termi "shtete nacionale" aludon konflikt me Islamin. Sepse Islami, para së gjithash, ka luftuar edhe kundër nacionalizmit, dhe në mënyrë shumë të ashpër dënon e ndalon çdo tendencë nacionaliste dhe çdo formë të vetëdijes nacionale. Shteti nacional, megjithatë, mund të ekzistojë vetëm në bazë të një vetëdijeje të këtillë nacionale, prandaj çështja e ekzistimit ose jo të secilit shtet nacional, është që këtë vetëdije ta krijojë dhe ta mbajë tek njerëzit. Me këtë, megjithatë, vihet në konflikt me Islamin, sepse Islami nuk njeh lidhje në mes njerëzve përveç asaj që bazohet në akiden islame (bindja themelore). Çdo lidhje tjetër jashtë kësaj, e refuzon kategorikisht. Madje, në disa raste, nuk merr parasysh as lidhjet fisnore. Kështu, p.sh., në kohën e Pejgamberit s.a.v.s., gjatë kohës së betejave në mes myslimanëve dhe fisit Kurejsh, ka ndodhur që në një betejë të ndodheshin përballë njëri-tjetrit babai me të birin, xhaxhai me djalin e vëllait, vëllai përballë vëllait. Myslimani, vëllanë sipas fesë, e ka preferuar edhe para vëllait nga prindi, dhe nuk ka ngurruar që kundër vëllait nga prindi të niset edhe në luftë. Përgjithësisht, i vetmi Islami ia ka dalë t'i zhdukë lidhjet primitive fisnore dhe nacionaliste, si dhe të vendosë lidhje në mes njerëzve të bazuar në logjikë, e cila nuk do të varet nga fakti se në cilin fis apo nacionalitet ka lindur njeriu "rastësisht". Fakti se Bota Islame sot paraqet një mozaik të paqartë të shteteve nacionale, flet për papajtueshmëri ndërmjet realitetit momental dhe Islamit. Kush e pranon në heshtje ekzistimin e shteteve nacionale në Botën Islame, ai me të pranon edhe mosekzistimin e Islamit në ato shtete. Sepse këto përjashtojnë kategorikisht njëra - tjetrën, pa pasur mundësi kompromisi.

Nëse hedhim shikimin sërish në Botën Islame, do të konstatojmë se ekzistojnë dallime të qarta ndërmjet shteteve evropiane dhe atyre islame, nga aspekti i vijës së kufijve ndërshtetërorë. Shtetet evropiane kanë kufij të pabarabartë, natyrorë. Kështu p.sh. kufiri ndërmjet Francës dhe Spanjës shtrihet nëpër Pirineje. Ai në mes Italisë dhe vendeve fqinje shtrihet përgjatë Alpeve. Kufiri rumun nga Bullgaria gjendet nëpër lumin Danub etj. Kundruall kësaj, shtetet e Botës Islame kanë forma gjeometrike. Kështu Jordania, për shkak të tërheqjes së vizave të drejta të kufirit, përbëhet gati vetëm prej vizave dhe këndeve. Kufiri në mes Egjiptit, Libisë dhe Sudanit është në formë të kënddrejtit. Kufiri i Algjerisë nga Nigjeria, përveç një pjese të vogël, është vijë e drejtë, etj. Kjo, sipas rregullit, përbën një dukuri vetëm për Botën Islame. As në kontinentin amerikan nuk ekziston diçka e ngjashme (përjashtim bën vetëm kufiri në mes SHBA-së dhe Kanadasë, në disa pjesë). Në Amerikën Jugore kufijtë janë plotësisht natyrorë, kalojnë nëpër lumenj ose vargmale. Vetë konstatimi se kufijtë e shteteve nacionale në Botën Islame ndjekin parimin gjeometrik, nuk na shpie shumë larg. Para së gjithash, imponohet pyetja: Pse kjo është kështu dhe pse mu shtetet islame janë goditur nga kjo "parregullsi"?

Rrethana se Islami ka luftuar me sukses kundër përkatësisë fisnore dhe nacionalizmit, nuk do të thotë se ato nuk mund të rishfaqen. Sepse aty bëhet fjalë për dukurinë që e drejtojnë instinktet, dhe së cilës i mungon baza racionale. Mu kjo nacionalizmin e bën posaçërisht të rrezikshëm nga çdo aspekt. Evropa atë formë të rrezikut e ka shijuar në formë në nacionalsocializmit (nazizmit). Duhen mjete minimale që të ndizet një ndjenjë e tillë nacionaliste, që nacionalizmin e bën mjet të preferuar politik. Vërtet, mjaftojnë edhe parullat më të zakonshme, që tek njeriu, duke filluar nga individi më i thjeshtë e deri tek intelektuali më i madh, të mbillet ndjenja nacionaliste. Edhe tek myslimanët ky rrezik është gjithnjë e më i pranishëm. Dhe kështu nacionalizmi qysh moti ka gjetur influencë në Botën Islame, si dhe ka përforcuar atje gjendjen momentale të shtetformimit nacional.

Prania e vetëdijes nacionale në shtetet islame, pra, nuk mund t'i mvishet mossuksesit islam, por përkundrazi, mosekzistimit të vetëdijes së drejtë islame tek myslimanët. Te shumica është e pranishme një përzierje e ideve islame dhe joislame. Kështu, do të hasim mysliman i cili deklarohet si mysliman me bindje të fortë, dhe njëkohësisht në vete të bartë ide nacionaliste. Derisa nga njëra anë ai



mbron idetë e vëllazërimit islam, njëkohësisht deklarohet edhe si pjesëtar i nacionalitetit arab apo turk. Pra, tek ai ekzistojnë idetë që përjashtohen ndërmjet tyre, mirëpo ai këtë kontradiktë nuk e njeh. Me fjalë të tjera, nacionalizmi forcohet aq sa dobësohet kuptimi i drejtë i Islamit. Dhe, anasjelltas, nëse vetëdija islame është në rregull, nuk ekziston mundësia e zhvillimit të nacionalizmit.

Myslimanëve nacionalizmi u ka kushtuar me ekzistencën e tyre. Është mbjellë në ta si farë e huaj, dhe, meqë nuk kanë arritur ta dallojnë që në rrënjë, është degëzuar dhe u ka ngulfatur hapësirën e tyre. Fara është e huaj, sepse Evropa është vendi i lindjes së nacionalizmit në mes myslimanëve. Lëvizjet nacionaliste dhe grupet ilegale në shtetin osman janë formuar dhe forcuar me ndikimin e Evropës. Nacionalistët myslimanë, gjatë shkollimit në Evropë kanë marrë arsimim perëndimor dhe janë ndikuar më së shumti nga idetë perëndimore. Kështu p.sh., studentët sirianë dhe ata që kishin mbaruar universitetin më 1911, në Paris formuan "Lidhjen e arabëve të rinj". Absolventët e universiteteve evropiane, kur po ktheheshin në atdhe, me vete do të sillnin idetë nacionaliste, me të cilat ishin pajisur gjatë studimeve. Përveç kësaj, evropianët i patën trajnuar oficerët e armatës islame në shtetin osman, madje edhe në Evropë, duke i vënë në kontakt me tendencat nacionaliste. Që nacionalizmi në halifat ishte vepër kolonialiste evropiane, e vërteton fakti se Kongresi i parë nacional arab qe mbajtur në Paris më 1913. Mirëpo, atje nuk është nxitur vetëm nacionalizmi arab, po edhe ai turk. Këtë e konfirmon formimi dhe veprimi i lëvizjes së "Turqve të rinj".

Në dallim nga myslimanët, jomyslimanët e kanë njohur dhe shfrytëzuar potencialin shkatërrues të nacionalizmit, i cili në Halifat do të vepronte nga brenda. Kjo ka qenë arma më e fortë kundër Islamit, qysh nga përpjekjet e para për shkatërrimin e Islamit, dhe vetëm me anë të tij, është arritur të ndërpritet praktikimi i Islamit si sistem jete. Para tij (nacionalizmit), të gjitha orvatjet ushtarake dhe misionare kishin dështuar, dhe ishin treguar të padenja për Islamin. Ideja e luftërave të kryqëzatave, si modeli mesjetar, qe braktisur. Në vend që myslimanët të detyroheshin të braktisnin plotësisht Islamin dhe ta zëvendësonin me një fe tjetër, u përqafua ideja e përpjekjes që myslimanëve t'u helmohej Islami me ide të jashtme - filloi lufta e kryqëzatave me anë të ideve. Situata aktuale në Botën Islame vërteton se sa sukses pati kjo. Ideja e nacionalizmit ka shpënë deri në atë shkallë, saqë Halifati, i cili kishte ekzistuar gati për 15 shekuj, të shkatërrohej e të copëtohej...

Duke pasur këtë parasysh, fuqisë kolonialiste - Britanisë së Madhe i shkoi për dore t'i përfitonte disa myslimanë arabë për idetë e veta nacionaliste, si Sherif Husejni nga Meka, përgjegjës për Hixhaz, si dhe dy bijtë e tij, - Abdullahu e Fejsali. Ata ishte dashur të nisnin kryengritjen arabe kundër turqve, përkatësisht, kundër osmanlijve, të cilët në Luftën e Parë Botërore patën luftuar në anën e Gjermanisë. Sherif Husejni nuk bënte pjesë aq shumë në grupin e intelektualëve tek të cilët britanezët përpiqeshin të bënin ndikim, sa ishte udhëheqës me ndikim në mesin e arabëve, dhe ai ishte në gjendje të niste kryengritje të armatosur. Në fillim të luftës Sherif Husejni ishte në anën e shtetit osman, mirëpo britanezët duhej ta ndryshonin atë orientim sa më shpejt. Dhe, derisa gjermanët u jepnin premtime turqve se do t'i ndihmonin për t'i kthyer provincat e humbura, po aq britanezët u premtonin arabëve për vendosjen e një shteti të pastër arab.

Më 1915, për këtë qëllim filloi këmbimi i letrave ndërmjet Sherif Husejnit dhe komisarit të lartë britanik Henry McMahon. Në këtë të ashtuquajtur korrespondencë Husejn-Henry McMahon, britanezët përpiqeshin që arabëve t'u afronin idenë për shtetin arab. Përveç kësaj, i nxitën për të ashtuquajturën Kryengritje arabe, nëpërmjet emisarit special britanik, agjentit sekret Thomas E. Lawrenc, i cili pohonte se përfaqësonte interesat e tyre. Lawrenci u kishte sugjeruar shkoqur për atë kryengritje. Kolonialistët britanezë, natyrisht, nuk i kishin zbardhur planet e tyre mbi shkatërrimin dhe ndarjen e Halifatit, por kishin mbështetur idenë e "halifatit arab" ndër arabët. Kjo do të thotë se dikush si Sherif Husejni, i cili kishte bashkëpunuar me britanezët, nuk kishte ndërmend suprimimin e Halifatit, si formë të vetme të mundshme të shtetit islam. Në rastin e tij, as që mund të bëhej fjalë për kryengritje kundër Islamit. Përkundrazi, ai besonte se po punonte në emër të Islamit dhe për interesa të tij, që ta rivendoste Halifatin në baza të drejta. I verbuar nga nacionalizmi, sundimin e turqve, përkatësisht osmanlinjve, të cilët tashmë me shekuj i emëronin halifët dhe e mbanin këtë post, - i shihte si pushtet i huaj, i cili duhej hequr. Qëndrimi i tij ishte se Halifatin duhej ta drejtonin myslimanët arabë. Kjo do të thotë se ideja e Halifatit në atë kohë ishte ende e gjallë. Madje, edhe dikush si Sherif Husejni nuk njihte ndonjë formë tjetër shtetërore për myslimanët përveç asaj të Halifatit, që në atë kohë ishte i dobët, por ende në jetë. Kjo ishte arsyeja pse, në shkresat e tij drejtuar McMahonit, i cili i përfaqësonte interesat e qeverisë britaneze, edhe më tutje ai përdorte fjalën "Halifat". Në shkresën e 14 korrikut 1915, në pikën e parë nga 6 pikat e theksuara aty, kërkonte që Anglia të pranonte shpalljen e "Halifatit arab islam". Pra, Sherif Husejni këtu nuk bënte fjalë për shtetin arab, por në mënyrë eksplicite për Halifatin. Qëllimin e kishte të ruhej Halifati, prandaj u referohej halifëve të vjetër: "Ne myslimanët duam t'i ndjekim hapat e komandantit, besnikut Omer ibnul-Hattab dhe të halifëve të tjerë, të cilët e kanë ndjekur", shkruante Sherif Husejni më 5 nëntor 1915. Meqë Kemal Ataturku suprimoi Halifatin më 1924, Sherif Husejni u shpall madje halif i të gjithë myslimanëve, mirëpo pa ndonjë sukses të madh. Si përgjigje ndaj shkresës së Husejnit, McMahoni, në shkresën e tij, datë 30 gusht 1915, i premtonte "njohjen e Halifatit arab sapo ai të shpallej". Përveç kësaj, në shkresën e tij ai, edhe një herë, vë theksin decidivisht në kombin arab, për ta lidhur idenë e Halifatit me idenë e nacionalizmit arab. Kështu ai shkruan: "Edhe një herë deklarojmë se qeveria e Hirësisë së tij ka përshëndetur marrjen e sërishme të Halifatit nga ana e arabëve të racës së pastër". Sherif Husejni dhe ithtarët e tij këto fjalë i pranuan me shumë kënaqësi.



Rrethana që Sherif Husejni në shkresat e tij drejtuar McMahonit, kishte folur për Halifatin, nuk e ndryshon faktin që kërkesat e tij nga aspekti islam juridik duhej hedhur. Halifati deri në atë kohë ekzistonte ende, prandaj veprimi i tij mund të vlerësohet si kryengritje kundër Halifatit dhe halifit, ndaj të cilit myslimanët, qofshin arabë ose turq, kishin qenë

të detyruar për dëgjueshmëri. “Kush e heq dorën e tij nga dëgjueshmëria, ai në Ditën e ringjalljes do ta takojë Allahun, pa pasur falje-ndjesë” thekson një hadith i transmetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. Në një tjetër hadith thuhet: “Kush vëren tek Emiri (udhëheqësi) i vet diçka që nuk i pëlqen, le të durojë. Sepse kush ndahet nga bashkësia vetëm për një pëllëmbë dhe vdes, ai vdes me vdekje të xhahiliijjetit”. Kështu që veprimi i Sherif Husejnit nga çdo aspekt ishte joislam dhe i gabueshëm. Përveç kësaj, u bë edhe lidhja e Halifatit me nacionalizmin arab, për të cilin në Islam nuk ka kurrfarë mbështetjeje, do të thotë, prejardhja arabe nuk është kusht për tu bërë halif. Islami nuk lejon të synohej edhe një Halifat, ndonjë halifat arab, krahas atij ekzistues. Në një hadith thuhet: “Nëse vjen puna dhe zgjidhen dy halifë, atëherë mbyteni atë të dytin prej tyre (i cili është paraqitur i fundit)”. Pra, nuk kishte kurrfarë arsyetimi për veprimin e Sherif Husejnit.

Në vitet e fundit të Halifatit, njohja e Islamit tek myslimanët ishte në nivel aq të ulët, saqë nuk ishin në gjendje të bënin dallimin në mes të asaj që u urdhëron Islami dhe asaj që ua ndalon. Së këndejmi, shkresat e Sherif Husejnit nuk përmbajnë vetëm idenë e paqartë, sado të pranishme të Halifatit, por edhe idenë e një mbretërie arabe, për të cilën ishte fjala shpesh në korrespondencën me McMahonin. Për sa kohë që Halifati është kërkesë islame, po për aq kohë mbretëria arabe është tendencë e pastër nacionaliste arabe. Mbretëria arabe mund të jetë vetëm tokë e arabëve, e cila përjashton myslimanët tjerë. Sherif Husejni kërkesën e tij e arsyetonte nga aspekti i pastër nacionalist: “Mbarë kombi arab pa përjashtim, në vitet e kaluara ka vendosur ta plotësojë lirinë e tij, përkatësisht, të marrë timonin e udhëheqjes vetë, në duart e veta, si teorikisht ashtu edhe praktikisht”, - shkruante në shkresën tashmë të cituar të 14 korrikut. Tek ai, si dhe tek të tjerët, ishte forcuar mendimi se arabët si komb, duhej të kishin të drejtën e shtetit të tyre arab, të cilin do ta qeverisnin vetë. Islami më nuk shikohej si kusht, por vetëm përkatësia e “racës” arabe. Në shkresën, datë 5 nëntor, Sherif Husejni shkruante: “(…) dhe nuk ka dallim ndërmjet arabit mysliman dhe arabit të krishterë: të dy janë pasardhës të një stërgjyshi”. Myslimanët turq, nga ana tjetër, shikoheshin si okupatorë, prej të cilëve duhej çliruar, një qëndrim ky të cilin ua kishin përhapur britanezët. McMahomi në shkresën e tij, datë 24 tetor 1915, flet për “çlirimin e arabëve nga zgjedha turke, e cila kaq vite kishte rënduar mbi ta”.

Sherif Husejni ishte i verbër për të kuptuar qëllimet e vërteta të Britanisë së Madhe, lodër e së cilës ishte. I lajkatuar nga ana e britanezëve, veten e shihte si negociator të barabartë. Britania e Madhe, megjithatë, prej fillimit nuk kishte ndërmend t'i realizonte planet e tij, sa kohë që ai besonte se ishte në pozitë që t'i caktonte kufijtë e mbretërisë që i shfaqej para syve. Kufiri verior duhej të shkonte përgjatë shkallës 37 të gjerësisë gjeografike në drejtimin Mersin- Adana - Mardin - Birijik - Urfa - Midiat - Jezirat (Ibn Umar), Amaria e deri te kufiri persian. Në Lindje shteti duhej të shtrihej deri te kufiri me Persinë dhe gjirin e Basrës. Kufiri jugor duhej të ishte Oqeani Indian, me përjashtim të Adenit, kurse kufiri perëndimor Deti i Kuq dhe ai Mesdhe deri në Mersin. Reagimi i McMahonit në shkresën e tij më 30 gusht 1915, theksonte: “Për sa u përket kufijve, do të ishte e ngutshme të harxhohet koha për të, dhe në valën e luftës të diskutohet për detaje të tilla (…)”. Pas përgjigjes së tillë, Sherif Husejni do të duhej ta kishte të qartë se Britania e Madhe kishte plane të tjera. Vetëm pas pyetjes dhe insistimit të dytë për çështjen e kufijve, McMahoni i përgjigjej shkoqur. Në shkresën e datës 24 tetor 1915, theksonte se kufijtë që kishte theksuar Sherif Husejni, në parim ishin të pranueshëm, por disa territore do të duhej të ndaheshin, si Basra dhe Bagdadi. Me atë rast shkruante: “Për sa u përket provincave të Bagdadit dhe Basrës, arabët do të kuptojnë se qëndrimi ynë dhe interesat e Britanisë së Madhe kërkojnë aranzhman special administrativ, në mënyrë që këto provinca të mbrohen nga agresioni, në mënyrë që të shpejtohet mirëqenia e banorëve vendës, dhe në mënyrë që t'i sigurojmë interesat tanë ekonomikë të përbashkët”. Mirëpo, Britania e Madhe jo vetëm që përjashtonte disa territore të caktuara nga kërkesat territoriale të Sherif Husejnit, por asnjëherë as që kishte planifikuar të themelohej ndonjë shtet autonom arab nën udhëheqjen e Sherif Husejnit. Pas kryengitjes kundër turqve, roli i tij ishte kryer dhe ai ishte bërë i panevojshëm.

Dhe Sherif Husejni një gjë nuk e kishte ditur: në të njëjtën kohë, derisa bashkëpunonte me britanezët dhe i përmbahej pjesës së tij të marrëveshjes me ta, paralelisht me korrespondencën e tij me McMahonin, zhvillohej një tjetër marrëveshje sekrete ndërmjet Britanisë së Madhe dhe Francës për ndarjen e Perandorisë Osmane. Me atë rast përfaqësuesi i Francës, George Picot, dhe britaniku Mark Sykes, bënin negociata për ndarjen e shtetit islam në zona të influencës dhe të interesit. Në negociata ishin përfshirë edhe Italia dhe Rusia. Marrëveshja që u lidh më 1916, p.sh. territoret e Jordanisë së sotme dhe të Irakut ua caktonte britanezëve, kurse Sirinë dhe Libanin francezëve. Palestina duhej të mbetej nën administrim ndërkombëtar. Britania e Madhe dhe Franca duhej t'i tërhiqnin kufijtë brenda zonave të tyre të interesit sipas mendimit të tyre. Prej këtu buron veçoria tashmë e theksuar e kufijve të sotëm në Lindjen e Afërt. Sherif Husejni, i cili më 1916 kishte nisur kryengritjen arabe kundër turqve, ishte vetëm një instrument për t'u realizuar kjo ndarje. Madje, edhe kur Lenini, pasi erdhi në pushtet në Rusi, zbardhi marrëveshjet Sykes-Picot e të tjera, Sherif Husejni lejoi që ta bindnin se ajo kishte të bënte me trillime bolshevike. Përpjekjen që Fejsali, i biri i Sherif Husejnit, të emërohej mbret i Sirisë, e dënuan francezët dhe e hoqën nga froni. Pas kësaj, britanezët, më 1920, e emëruan si mbret kukull në Irak, nën pushtetin kolonialist britanez, pasi atje si mbret ishte shpallur më parë Abdullahu. Atë, megjithatë, britanezët më 1921, e emëruan në Jordani, ku themeloi Monarkinë Hashemite, e cila sundon në Jordani deri sot. Vetë Sherif Husejni nuk ia doli të mbetej në Mekë. Prej Hixhazit e përzuri Abdulaziz al-Saudi, të cilin e përkrahën britanezët dhe i cili siguroi Siujdhesën Arabike, ku themeloi Mbretërinë e Arabisë Saudite. Halifati, i cili ra si viktimë e politikës kolonialiste evropiane, asokohe nuk ekzistonte.

Cilindo shtet islam që ta shikojmë, historia e tij është e lidhur me politikën kolonialiste ende të pranishme të Botës Perëndimore, qofshin ato shtete arabe ose joarabe, si p.sh. Turqia. Shtetet kombëtare në Botën Islame janë në shërbim të kësaj politike. Për këtë arsye, edhe sot, interesi i shteteve perëndimore është që ta mbajnë dhe forcojnë nacionalizmin në mesin e njerëzve dhe t'i mbajnë kufijtë në mes atyre shteteve. Sepse nacionalizmi deri tash është droga më e fortë që kanë gjetur jomyslimanët, për t'i vdekur myslimanët dhe për t'ua marrë potencialin që posedojnë si Ymet i vetëm.

*Përktheu*:*
***Miftar Ajdini***

* Burimi:
http://islam.dzemat.org/modules.php?name=News&file=article&sid=2358

# "Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar"[1]

Dr. Abdulkerim Bekkar

Allahu xh.sh. ne Kuranin famëlartë, gjegjësisht në suren el-Kehf na tregon për takimin e Musait a.s. me robin e Tij të sinqertë, Hidrin, dhe ndodhinë në mes tyre. Musai a.s. kërkoi nga Hidri që ta shoqëronte atë dhe të mësonte nga ai. Hidri e lajmëroi Musain për mosdurim ndaj asaj që ka për të parë. E Musai a.s. i dha fjalën se nuk do të nxitonte dhe do ta dëgjonte e të kishte respekt të plotë deri atëherë kur vetë Hidri ta lajmëronte për atë që veproi. Ky tregim përmban në vete një urtësi: pamundësinë e Musait a.s. për durim, durim për të cilin tashmë ishte besatuar.

Nga ky tregim mund të nxjerrim mësime të shumta:

1- Allahu xh.sh. e mësoi Musain a.s. që të merrte mendim nga të tjerët për një çështje për se ai nuk kishte dije të plotë. Transmetohet se një njeri e kishte pyetur Musain a.s.: A njeh ndonjë më të ditur se ti? Musai a.s. ishte përgjigjur: "Jo nuk njoh"[2]. Ky tregim së pari është një udhëzues për të gjithë ata që janë udhërrëfyes, që çdo punë me të cilën ballafaqohen, duhet ta shohin në mënyrë objektive dhe të mos flasin për atë që nuk janë krejtësisht të sigurt. S'ka dyshim që Musai a.s. ishte i dërguari i Allahut dhe nga pejgamberët madhështorë. Atij i foli Allahu me fjalë. Megjithatë, ai duhej të merrte mendim nga të tjerët, ngase Musai a.s. nuk ishte takuar me të gjithë njerëzit dhe nuk është në dijeni për tërë atë që Allahu i Madhëruar i kishte veçuar robërit e Tij.

Po në kohën tonë, kur shkencat janë të shumta dhe është tepër vështirë ose e pamundur që njëri nga ne të jetë i gjithanshëm në një shkencë e lëre më në të gjitha shkencat?!

Është e rrugës të mësojmë nga këto tregime hyjnore.......!

2- Në këtë udhëtim Musai a.s. ishte nxënës i Hidrit, dhe me këtë pohim nuk kemi për qëllim ta paraqesim Hidrin më të mirë se Musai a.s., mirëpo të jesh më i afërt tek Allahu xh.sh., kjo nuk domethënë të jesh më i ditur.




Ky fakt na nxit të jemi sa më të sinqertë në punët dhe synimet tona. Njëherësh të mos jemi nga ata që i lodhin dijetarët e mësuesit e tyre me pyetje, që nuk i takojnë profesionit të tyre. Ata nuk do të përgjigjen, e me këtë veprim do të ulen në sytë e të mosditurve ose do të përgjigjen jo në mënyrë profesionale. Allahu e mëshiroftë Imam Malikun, i cili ka thënë: "Me të vërtetë prej disa mësuesve të mi kërkoj lutje, po nuk transmetoj prej tyre".

3- U përmbajt Musai a.s. në fillimin e udhëtimit të tij me Hidrin, duke mos e kundërshtuar mësuesin, ngase i dha fjalën duke i thënë: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të të kundërshtoj për asgjë"[3]. Kjo përmbajtje nga ana e Musait a.s. ishte në bazë të asaj që mendonte ta flijonte, për të arritur dituri e njohuri të begatshme. Mirëpo Hidri ishte i sigurt se Musai a.s. nuk do të kishte durim për atë që do të shihte, ngase Musai a.s. ishte i përkushtuar në zbatimin e asaj që Allahu xh.sh. i frymëzoi, si mospranimin e çdo të keqeje, luftën në mbrojtje të jetës, pasurisë e drejtësisë.

Rezultati ishte: kundërshtimi i Musait a.s. ashtu siç kishte menduar Hidri, por kundërshtimi ishte me vend dhe ishte i një natyre që duhet të bëjë çdo mysliman, d.m.th. të kundërshtojë atë që është në kundërshtim me parimet fetare, dhe të mos heshtë ndaj së keqes përderisa është e mundur.

Musai a.s. e kundërshtoi mësuesin e tij duke besuar se metoda e drejtë është më e denjë për pasim sesa njerëzit çfarëdo qofshin ata. Myslimanët janë sprovuar me një gjë të tillë në periudha të ndryshme historike, kur i pasuan grupe të ndryshme dhe akoma i pasojnë njerëz që i paraqesin të pagabuar apo hyjnorë, dhe ngrenë argumente në favor të tyre, duke arsyetuar çdo gjë që bëjnë ata, edhe nëse puna e tyre është në kundërshtim të hapur me parimet e drejta dhe logjike.

4- Hidri ishte i bindur për pamundësinë e durimit të Musait a.s., dhe e shprehu këtë duke i thënë: "Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar", kjo tregon për dukurinë stabile në jetën njerëzore, ku njerëzit nuk kanë durim për t'i përballuar gjërat që nuk janë të kapshme, ose përpjekjet që në jetën e përditshme nuk kanë kuptim të plotë.

Në këtë kontekst kemi qëndrimin e shokëve të sinqertë të Pejgamberit a.s., të cilët ishin indiferentë ndaj marrëveshjes së Hudejbisë, ngase ajo, në pamje të parë, ose në perceptimet e tyre, ishte në dëm të myslimanëve.

Sikur të mos ishte pëlqimi i Muhamedit a.s. i mbështetur nga frymëzimi qiell-

or, kjo marrëveshje do të kishte një qasje krejt ndryshe. Mirëpo i Madhi Allah bëri që ajo marrëveshje, edhe pse në pamje të parë ishte në dëm të shoqërisë islame, faktikishtë ishte shumë e begatë, saqë disa nga komentuesit e Kuranit thonë se ajeti: ”Ne ty të dhamë (vendosëm për) një fitore të sigurt”, fitorja e përmendur ka të bëjë me sqarimin e qëndrimit të Pejgamberit a.s. kundrejt shokëve të tij, të cilët nuk ishin në gjendje për ta kuptuar të mirën e asaj marrëveshjeje[4].

Sot ndiejmë një dëshirë të madhe dhe punë plot entuziazëm të shumë nga predikuesit fetarë, për t’i tejkaluar të gjitha problemet dhe pengesat me shpejtësi, duke qenë të shtyrë nga një sinqeritet i pastër, mirëpo, si duket, ata nuk janë të njoftuar për pengesat madhështore që ata duhet t’i përballojnë. E këtë e gjejmë të shfaqur tek një pjesë e të rinjve, në shpirtin dhe në gjakun e të cilëve ka një dashuri të pashembullt për fenë e tyre.

E shkaku pse kjo dukuri është e shfaqur tek të rinjtë - të shumtën - është se një numër i prijësve paraqesin para tyre se zotërimi në tokë dhe fitorja janë shumë afër; e tërë kjo ndodh për një qëllim të mirë, për t’i inspiruar ata që të punojnë më shumë. Kështu kalojnë disa vite dhe ata të rinj fillojn ta kuptojnë se rruga deri tek fitorja është shumë më e gjatë sesa e kishin perceptuar ata, e kjo i bën ata të rinj që në probleme më të vogla të zmbrapsen, të jenë pasivë, jo rrallë edhe t’i fyejnë prijësit e tyre. Pastaj dalin e formojnë grupe plotësisht të të rinjve duke mos pasur -në shumë raste- urtësi, eksperiencë dhe as njohuri themelore, e rezultati është i ditur!

Kjo vjen si rezultat i mossqarimit të mirëfilltë të predikimit islam dhe detyrimeve të tij (apo thirrjes islame dhe detyrimet e saj), e argumentet në këtë temë janë të shumta.

“Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar”

Çështjet për të cilat nuk jemi të njoftuar, janë shumë. Të përmendim disa prej tyre:

**a) Metodologjia hyjnore që e bartim,** metodologji që në vete përmban pjesë stabile të forta, që nuk mund të ndryshohen, dhe nuk lejohet që të përparohen ose të anashkalohen duke menduar se ato do të funksionojnë më mirë në udhëzim ose rregullim. Gjithashtu kjo metodologji përmban në vete pjesë labile, jo edhe aq të forta, të cilat mund të jenë pjesërisht të ndryshuara duke na mundësuar përftimin e më të mirës dhe largimin nga më e keqja, mirëpo të gjitha këto pjesë të kësaj metodologjie janë shumë të begatshme, kurse ajo që kërkohet të arrihet, është të punohet në bazë të mësimeve të saj. Kurse rastet janë ato që u japin përparësi disave nga këto pjesë të kësaj metodologjie. Shembull: punët e mira janë të shumta, por gjendja në të cilën ndodhemi, favorizon një punë më të mirë nga tjetra, p.sh. sikur tek myslimanët të mbretërojë varfëria, është më e mirë që paratë të shpenzohen duke i ndihmuar të varfrit sesa të shkosh në vizitë vullnetare të Qabesë, ose, sikur armiku të sulmojë vendin, do të ishte shumë më e dobishme të ndihmohet ushtria sesa ndërtimi i një xhamie a biblioteke, e kështu me radhë.

**b) Realiteti në të cilin jetojmë;** ky realitet është i mbushur përplot me gjurmë llojesh të ndryshme, të cilat bëjnë të pamundur shërimin e çdo çështjeje të rëndësishme, bile duke mos na lejuar që t’i trajtojmë ato si problematika lokale.

Mjetet e informimit që i përngjasin një magjie, interesat e përbashkët, emigrimi i kulturave botërore, - të gjitha këto bëjnë atë që ne mendojmë se janë çështje të brendshme që janë veçanëri shtetërore apo lokale. E këtë veçanëri shtetërore nuk arrijmë ta kuptojmë me meditim ose me çiltëri, por me studime të përpikta dhe me punë kolektive... si dhe me kuptimin e mënyrës se si arrihet të merren vendimet.

**c) Njeriu është pikënisja në edukim;** ky njeri u është nënshtruar një sërë ndikmesh kulturore, shpeshherë në kundërshtim me njëra-tjetrën. Si rrjedhojë, kemi një mentalitet të ndryshëm nga ai i shekullit të kaluar si dhe një qasje ndryshe për çdo interesim. Rezultat i kësaj gjendjeje është çështjaa e nxitjes për të bërë mirë.

E tërë këtë ndryshim nuk e ka shoqëruar interesimi ynë për ta kuptuar këtë gjendje, e cila ngrihet në bazë të njohurisë mbi personalitetin njerëzor dhe mbi rrugën që Zoti dëshiron të kalojë kjo jetë.

Argumenti i këtij mosinteresimi është rruga në të cilën ecën predikimi ynë pa pasur as më të voglin ndryshim.

**d) Dëshira apo caktimi i Allahut xh.sh. për ndërrimin e popullit (kalimin nga një gjendje në tjetrën);** ndërrim i cili nuk pushon asnjëherë, por nuk del nga rregullat dhe parimet që Zoti ka caktuar. Baza e këtij ndërrimi apo kalimi është lëvizje ose kalim i ngadaltë, i cili, po u shpejtësua, asnjëherë nuk mund të jetë arritje jashtë asaj që është normale.

Përderisa jeta e njeriut është e shkurtër, ky njeri është tepër entuziast për të kuptuar rezultatin e punës dhe përpjekjes së tij, para se të kalojë në Botën e Amshuar, por rruga që ka caktuar i Madhi Allah për jetë në këtë botë, nuk u nënshtrohet dëshirave tona. Allahu iu drejtua të dërguarit të Tij duke i thënë: “Ne ose të mundësojmë ty ta shohësh atë që ua premtojmë atyre, ose ty ta marrim (shpirtin). Obligim yti është vetëm kumtimi, kurse Jona është llogaria”.

Nëse mentaliteti i njeriut është i koklavitur dhe vështirësia për të ndikuar tek ai është e madhe, atëherë mentaliteti i shoqërisë është edhe më i koklavitur dhe vëshirësia për të ndikuar tek ky mentalitet është shumë më e madhe. Sepse anëtarët e shoqërisë kanë botëkuptime të ndryshme për çështje të ndryshme, e kjo e bën që puna më e vështirë të jetë ajo me shoqërinë.

E nëse mendojmë të vjelim atë që mbollëm, para se të jetë pjekur, atëherë ne kemi luftuar në frontin e huaj, dhe faktikisht kjo do të ishte më e dëmshme për punën e edukuesit sesa puna e armikut të këtij edukimi.

Me të vërtetë puna në bazë të metodologjisë së caktuar, është më e vështirë sesa vetë metodologjia, ngase metodologjia ngrihet mbi baza gjithëpërfshirëse, e mbledhja e përvojës (duke punuar me metodologji të caktuar), për shkak të llojllojshmërisë së problematikave dhe çështjeve që kanë trajtim të veçantë, - vjen e zbehet.

Allahu është i Gjithëdijshëm.

*Marrë nga adresa elektronike:*
www.drbekkar.com

*Shqipëroi:*
***Shkelzen S. Hoxha.***

*Fusnotat:*

1. el-Kehf 68.
2. Transmeton Buhariu në: “Elehadithu Elenbija’u”.
3. el-Kehf 69.
4. “Fet’hu el-Kadiir”.

# Kërkimi i kënaqësisë

Dr. Muhammed El-Abduh

Çdo njeri në tokë dëshiron të bëhet i lumtur. Megjithatë, disa mund të bëjnë pyetjen: Çfarë është lumturia-kënaqësia? A është pasuria pas varfërisë? Shëndeti pas sëmundjes apo fuqia pas dobësisë?

Ose, a është posedimi i diturisë dhe mendjemprehtësisë? Për t'i plotësuar kënaqësitë trupore? Për të jetuar një jetë të paqes absolute, dhe as të kufizuar nga imponimi i moralshmërisë dhe besimit?

Pyetjet sikur këto, na vijnë lehtë ndërmend, prejse kënaqësia është diçka reale dhe nuk është një iluzion. Personi i diturisë gjen kënaqësinë në dituri. Personi bujar gjen kënaqësinë kur dhuron diçka. Njeriu punëtor gjen kënaqësinë në punën produktive. Kënaqësia që ata ndiejnë, është shumë më e madhe sesa kënaqësitë e rëndomta të ngrënies, pirjes dhe fitimit të pasurisë.

Akoma, qëndron pyetja: A është kjo shkalla më e lartë e aspiratave njerëzore? Apo kënaqësia është më shumë se kaq?

Nga natyra, qenia njerëzore nuk është kurrë e kënaqur. Gjithmonë ka një rrugë për të kërkuar më pastaj diçka më shumë, diçka më të mirë. Personi i pasur kërkon fitime të mëtutjeshme. Shkencëtari që bën një zbulim, kalon tek tjetri. Në një temë më ambicioze të zbulimit.

Kjo pakënaqësi shqetësuese vazhdon kështu përderisa njeriu aspiron Zotin dhe gjen paqen në adhurimin e Tij dhe duke e ditur se Ai është duke na mbrojtur dhe duke na udhëzuar në secilin hap të rrugës. Kur Omer ibn Abdul Azizi u bë halif, deshi të aspironte drejt një triumfi edhe më të madh. Ai tha: "Asgjë nuk mbetet për t'u arritur përveç Xhennetit".

Pa marrë parasysh se sa përpiqemi dhe sa arrijmë në këtë botë, do të ketë gjithmonë dhimbje dhe telashe. Gjithnjë



do të ketë brenga të cilave ne të vetëm, nuk do të jemi në gjendje t'u bëjmë ballë. Megjithatë, nëse i hedhim shikimet tona në botën e ardhshme dhe punojmë drejt, ne do të gjejmë lehtësi dhe qetësi për brengat tona. Në fakt, nuk ka rrugë tjetër për të arritur një paqe të tillë.

Kjo është kështu për shkak se kënaqësia e vërtetë kërkon nga ne që të aspirojmë drejt një synimi më të lartë, për të pasur një domethënie fisnike - bujare, të cilën e bartim përpara gjatë jetëve tona. Kur i hedhim shikimet tona mbi një synim të tillë dhe kemi konfidencë në Zotin tonë, atëherë ne mund të pajtohemi me çkado që na ndodh. Atëherë ne kemi paqe dhe kënaqësi të vërtetë. Kështu që as nuk do të ndiejmë tepër kënaqësi tek punët e mira, po as tepër hidhërim për humbjet që pësojmë.

Në qoftë se marrim pak kohë dhe shikojmë ata rreth nesh - t'i shikojmë ata vërtet - ne do të shohim mërzinë dhe brengën e shkruar në fytyrat e tyre. Rrobat e tyre të bukura dhe shprehjet e tyre të buzëqeshura mund të mos shfaqin brengat e tyre, mirëpo ato brenga, megjithatë, do të jenë të dukshme. Kjo është kështu, sepse ata janë të zënë me konkurrimin e papajtueshëm për fitime materiale dhe kjo i preokupon zemrat e tyre dhe i parapengon ata që të arrijnë kënaqësi reale. Kurani e shpreh këtë të vërtetë më së miri, ashtu sikur është duke folur rreth ditës dhe kohës sonë. Allahu i Lartësuar thotë: "Ju ju preokupoi përpjekja për shumimin (e pasurisë, të fëmijëve, të pozitës)! Derisa të mos i vizitoni varrezat (të bëheni banues të tyre - të vdisni)". (Kur'an: Suret-Tekathur 1-2).

Atyre që janë pushtuar nga aktivitetet e kësaj bote, lodhja e tyre, ditët e mbushura me mërzi në tokë, u vijnë befasi, e ata nuk janë të përgatitur.

Nuk domethënë që kënaqësia mund të gjendet në kohën e lirë dhe në relaksim ashtu sikur supozojnë shumë njerëz. Kënaqësia gjendet edhe në kapërcimin e vështirësive, rregullimin e problemeve dhe në mposhtjen e të metave të dikujt. Njeriu përtac nuk përjeton asnjëherë kënaqësinë e arritjes. Kënaqësia gjindet në dhimbjen që shoqërohet nga triumfi, në pikëllimin e pasuar nga gëzimi. Ajo gjendet në sjelljen e së mirës tek njerëzit nëpërmjet përpjekjeve tona për të zhvilluar botën. Kënaqësia gjendet në shprehjet më fisnike të humanizmit tonë të mirë.

*Përktheu nga anglishtja*
***Vlora Ahmeti***

### Intervistë me kryetarin e Kuvendit të BI të Kosovës dr. Xhabir Hamiti

# Është koha e fundit që në bashkëpunim me organet vendore të rregullohet statusi legal i BIK-së

**Kryetari i Kuvendit të BI të Kosovës, Dr. Xhabir Hamiti në intervistë për "Dituria Islame" flet për zgjedhjen e tij në krye të Kuvendit të BI të Kosovës të cilën e quan privilegj dhe përgjegjësi, pastaj për prioritetet e Kuvendit të BI, për trendët e jetës fetare dhe për sulimin fizik të paradokohshëm mbi te.**

***D.I.:** z. Hamiti kohë më parë jeni zgjedhur kryetar i Kuvendit të BIK, çfarë do thotë kjo për ju?*

***Dr. Xhabir Hamiti:*** Zgjedhja ime në krye të Kuvendit të BIK nga ana e anëtarëve të Kuvendit, me votën e tyre të lirë ishte privilegj për mua, por të njëjtën kohë edhe ngarkesë e një përgjegjësie më të madhe për Institucionin më të lartë rregullativ, legjislativ e vendimmarrës në kuadër të BIK-së.

***D.I.:** Cilat do të jenë prioritetet dhe strategjia e kuvendit të BI gjatë këtij mandati?*

***Dr. Xhabir Hamiti:*** Nisur nga fakti i rrethanave të reja të krijuara në Kosovë, por edhe në rajon e më gjerë, dhe duke pasur parasysh jetën dinamike përmes së cilës po kalon Kosova dhe shoqëria njerëzore në përgjithësi, mendojë se edhe Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës sot patjetër duhet të merr vendime të reja konformë këtyre rrethanave përmes së cilave po kalojmë edhe ne si popull, e në veçanti të tilla vendime janë më se imperative pas shpalljes së pavarësisë dhe mëvetësisë së vendit tonë. Si pikë e parë e cila do të duhet të shqyrtohet në Kuvend është raporti i BIK-së me organet qeverisëse të shtetit tonë. Besojë se tanimë është koha e fundit që në bashkëpunim me organet vendore të rregullohet statusi legal i BIK-së dhe jo të mbetet kështu siç është edhe më tutje i varur në këtë gjendje status-quo. BIK-së që nga përfundimi i luftës në vitin 1999



Dr. Xhabir Hamiti

e deri në ditët e sotme nuk ka status legal të qartë të sajë. Nuk jemi të regjistruar as si Bashkësi, as si NGO, as si organizatë e as si fondacion. Për një rregullim të tillë është mirë të merret model edhe vendi i jonë amë Shqipëria, e cila së fundi ka miratuar disa ligje dhe nën ligje të rëndësishme në Parlamentin e vendit të cilat rregullojnë mirë dhe qartë raportet qoftë me KMSH-së, por edhe të komuniteteve tjera fetare. Po ashtu model shumë i mirë i këtij rregullimi të raporteve shtet-fe do të mund të jetë edhe Turqia e cila veç është treguar të ketë pasur sukses në këtë drejtim dekada me radhë. Si rezultat i kësaj gjendje punonjësit e BIK-së nuk kemi të rregulluar stazhin e punës e as sigurimin pensional.

Si pikë e dytë e Kuvendit do të jetë shqyrtimi i disa neneve dhe nën nene të Kushtetutës së BIK-së, gjithnjë me qëllim të avancimit dhe standardizimit të saj. Në përpunimin e Kushtetutës tonë do të punonin ekspertë të fesë islame në bashkëpunim edhe me ekspertë ligjor të vendit. Një kushtetutë e mirë, e mbështetur në parime të shëndosha, e përkrahur edhe nga organet legjislative të vendit, është garancia e vetme e punës dhe suksesit të BIK-së tani dhe në të ardhmen. Pas hartimit, miratimit dhe aprovimit të një kushtetute të tillë, pra me plotësime të reja, Kuvendi do të nxjerr edhe rregullore të reja të punës të cilat e obligojnë Kryesinë e BIK-së në zbatimin e tyre.

***D.I.:** z. Hamiti si i vlerësoni trendët e jetës fetare në Kosovë?*

***Dr. Xhabir Hamiti:*** Jeta fetare në Kosovë është gjithnjë më dinamike dhe në rritje të vazhdueshme. Mundësitë e qasjes të të rinjve në fe janë shumë më të volitshme sesa para 5 apo 10 viteve. Literatura, qasja në internet dhe në media të ndryshme fetare, në vend dhe kudo në botë, sot janë mundësi edhe e njerëzve banorë të zonave më të thella të vendit. Prandaj nisur nga ky fakt është obligim i të gjithë neve prijësve fetar islam të vendit, që të punojmë shumë më shumë sesa që jemi duke punuar, me qëllim që të jemi sa më afër këtyre të rinjve sepse shumë nga ta lehtë edhe mund të bien viktimë e ndonjë lëvizje fetare, e cila në

programin e saj ka edhe doktrina të cilat nuk përputhen me vlerat e mirëfillta të Islamit burimor. BIK-së duhet të forcojë institucionin më të lartë të saj fetaroarsimor FSI-në në Prishtinë, të organizojë tryeza e seminare të kohëpaskohshme me të gjithë të interesuarit e fesë, me të vetmin qëllim të vetëdijesimit të tyre për një orientim sa ma të drejtë dhe të shëndoshë në fenë Islame. Ne duhet të pranojmë faktin se brenda për brenda fesë tonë islame në botë ekzistojnë grupe e fraksione siç ekzistojnë edhe në fetë tjera, të cilat kanë lindur si rezultat i rrethanave të kohëve, ambienteve dhe vendeve të caktuara, e që në fakt shumë nga to janë larg realitetit të mirëfilltë dhe të pastër fetar. Të tilla doktrina nuk u bëjnë nder së pari atyre të cilët i përqafojnë dhe bien viktimë të tyre, e as neve si shoqëri në përgjithësi. Orientimi i shëndoshë fetar i besimtarëve tanë, i bazuar në parime të Kur`anit dhe Synneti është garancia e vetme e një të ardhme të qetë të besimtarëve, të vendit dhe të rajonit në përgjithësi. Bartës i mësimeve Islame në vendin tonë, të bazuara në shkollën islame "Hanefite" duhet të jetë BIK-së ashtu siç ka qenë shekuj me radhë deri më sot. Për të arritur objektivat e lartpërmendura dhe për të parandaluar polarizmat dhe përçarjet në emër të fesë, BIK-së duhet t`i konsolidojmë radhët e saja dhe të punojë shumë më shumë në të ardhmen se sa që është duke punuar sot.

***D.I.:*** *z. Hamiti kohëve të fundit kemi edhe shfaqjen e dhunës ndaj bartësve të BI të Kosovës, ndër të atakuar ishit edhe ju a mund të na thoni çfarë do të reflektoj kjo dukuri?*

***Dr. Xhabir Hamiti:*** Ata të cilët përdorin dhunën për të atakuar bartësit e përgjegjësive në kuadër të BIK-së qoftë ai edhe punonjësi më i thjeshtë i saj; në rrugë, në xhami apo kudo, të tillët nuk janë besimtarë të asnjë feje, e më së paku të fesë islame dhe normave morale të saj. Ata të cilët përdorin dhunën që në emër të fesë të sulmojnë njerëzit e fesë janë ogurzi për BIK-së dhe për të gjithë besimtarët e vendit dhe gjithë shoqërinë tonë në përgjithësi. Problemet nuk zgjidhen me dhunë. Sot nuk është koha e gurit e as e mesjetës kur dhuna, kërcënimi dhe vrasja ishin mjete për zgjedhjen e konflikteve dhe telasheve mes njerëzve. Tanimë duhet të mësohemi si shoqëri që mes neve të mbizotërojë arsyeja dhe forca e argumentit në zgjedhjen e problemeve dhe assesi dhuna dhe huliganizmi. Unë personalisht kurrë nuk kam menduar se një ditë do të sulmohem në pabesi në prag të shtëpisë time dhe këtë për asnjë të keqe, sepse të gjithë e dinë se nuk kam pasur me askënd asgjë në jetë, por thjeshtë pse ndoshta unë qenka dashur të mendojë dhe të punojë ashtu siç mendon apo pretendon X dikush. Dhuna ka vazhduar edhe më pas përmes mesazheve e e-mailave të ndryshëm duke më quajtur edhe pa besimtarë!!!. Ju lutem, kur një kuadër fetar i cili ka mbaruar Medresenë, magjistraturën dhe shkallën më lartë shkencore doktoraturën, mbi 20 vite studime, të gjitha në fushën e mësimeve Islame të quhet pa besimtar - kjo nuk donë më asnjë koment!!! Tek të tillë njerëz nuk është në pyetje më feja por krejt diçka tjetër e cila fshihet nën maskën e fesë. Unë kurrë nuk mund të besojë se besimtarët e mirëfilltë të Zotit mund të përdorin dhunën. Prandaj normalisht se, nëse dukuri të tilla vazhdojnë edhe në të ardhmen ato do të reflektojnë sherr e jo hajr në shoqërinë tonë. Arabët kanë një shembull domethënës në këtë kontekst: "Fitneja ishte fjetur, e mallkoftë Zoti atë që e zgjojë nga gjumi".

***D.I.:*** *A keni dijeni deri ku kanë shkuar hetimet për rastin tuaj?*

***Dr. Xhabir Hamiti:*** Hetimet janë në rrugë të mbarë me të cilat po merren organet tona policore, për çka unë edhe i falënderojë me këtë rast për punën që kanë bërë dhe janë duke bërë në këtë drejtim.

***D.I.:*** *mesazhi i juaj për lexuesit e Diturisë Islame?*

***Dr. Xhabir Hamiti:*** Lexoni sa më shumë literaturë islame dhe të përgjithshme, por edhe mos besoni gjithçka që lexoni. I urtë nuk është ai i cili gjithçka që lexon edhe beson, por i urtë është ai i cili lexon dhe seleksionon të mirën e librit mu si bleta nektarin e lules. Ju faleminderit!

*intervistoi:*
***Ramadan Shkodra***



# Meka, qyteti më i vjetër dhe më i shenjtë në botë

**Muhammed Kamil Hasan El-Muhami**



Allahu i Madhërishëm urdhëron e thotë: "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë (Mekë), e dobishme udhërrëfyese për mbarë njerëzimin!"[1]

Obligimi i Haxhit dhe vizita e Shtëpisë së Allahut në Mekën e ndershme, është një prej pesë kushteve themelore të fesë Islame. Stina e Haxhit konsiderohet nga stinët më të lumtura dhe më të shenjta tek myslimanët.

Me të vërtetë, kur myslimani apo myslimania arrijnë në lartësitë e Mekës së nderuar, i mbulon një ndjenjë e fuqishme, që është e pamundur për secilin njeri të përshkruajë këtë ndjenjë shpirtërore me një përshkrim të plotë dhe të saktë, sado aftësi stilistike dhe fuqi retorike që të ketë. Mënyra më e mirë për të përjetuar këtë kënaqësi të veçantë, është që vetë myslimani të shkojë dhe të kryejë obligimin e Haxhit dhe të vizitojë për së afërmi Shtëpinë e Allahut - Qabenë e madhëruar.

Nuk ka kurrfarë dyshimi se ai që dëshiron të kryejë obligimin e Haxhit në mënyrën më të denjë dhe të pastrojë shpirtin e tij, duke e kënaqur me këtë Zotin dhe Pejgamberin e Tij, vërtetë do të ndiejë një lumturi të jashtëzakonshme, sidomos nëse ka sado pak njohuri rreth historikut të këtij vendi të shenjtë, të cilin Krijuesi i Lartmadhërishëm e ka zgjedhur pikërisht për Shtëpinë e Tij - Qabenë e nderuar!

S'ka dyshim, Meka është vendbanimi (qyteti) më i lashtë mbi sipërfaqen e tokës. Nocioni "karjetun" (fshat), me të cilin Allahu i Lartësuar e ka emëruar Mekën e nderuar, që njihet edhe me emrin "ummul kura" (nëna e fshatrave) në këtë kontekst ka pikërisht kuptimin e asaj që ne e quajmë sot - qytet. Pra, nëna e qyteteve, për shkak se ai është vendi, në të cilin mblidhen njerëzit për të kryer detyrën e Haxhit, ashtu siç mblidhen fëmijët rreth nënës së tyre.

Nëse flasim për lashtësinë e qytetit të Mekës dhe themi se është qyteti më i lashtë në mbarë botën, me këtë duam të vëmë në dukje se qyteti i Mekës është qyteti më i vjetër në botë, i cili edhe sot lulëzon dhe gjallëron me numrin e madh të njerëzve, me ndërtimet, zhvillimin dhe qytetërimin. U ndërtuan edhe qytete të tjera, mirëpo ato, me kalimin e kohës, u zhdukën dhe humbën çdo gjurmë, e disa prej tyre Allahu i Gjithëfuqishëm i shkatërroi me rrënjë e i zhduku nga sipërfaqja e tokës.

Meka e nderuar, pa kurrfarë diskutimi, është qyteti më i shenjtë në mbarë botën.

Parashtrohen pyetje të shumta që i obligojnë myslimanët për të dhënë sqarime dhe shpjegime rreth tyre. Prej atyre pyetjeve janë:

- Çfarë marrëdhëniesh (lidhjesh) kishte babai i njerëzimit, Ademi a.s., me qytetin e ndershëm të Mekës?
- A e vizitoi këtë vend (a e bëri Haxhin) Ademi a.s.?
- A është varrosur në njërën prej kodrave të bekuara të saj?
- Cilat janë shkaqet e ndërtimit të Qabesë nga babai i Pejgamberëve, Ibrahimi, me djalin e tij Ismailin a.s.?
- Përse vrapojnë njerëzit (haxhinjtë) në mes kodrave Safa dhe Merva dhe çfarë lidhjesh ka kjo me Haxheren - bashkëshorten e Ibrahimit a.s.?
- Si buroi (zuri fill) pusi i Zemzemit?
- Cilat janë gjërat mrekulluese dhe të jashtëzakonshme që karakterizojnë qytetin e Mekës, dhe sidomos Qabenë e nderuar apo Shtëpinë e shenjtë të Allahut?

Për të gjitha këto pyetje dhe shumë e shumë pyetje të tjera, janë shkruar vëllime të mëdha librash, andaj është e pamundur që ky artikull të sqarojë dhe të japë përgjigje për të gjitha ato, po megjithatë, me ndihmën e Allahut të Lartësuar, do të përpiqemi t'u japim atyre disa përgjigjeve, pa u thelluar në detaje.

### Mekka ... dhe Bekka

Allahu i Madhërishëm në dy ajetet vijuese të kaptinës Ali Imran thotë: "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë (Mekë), e dobishme udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që bëjnë) njerëzit."[2]

Ajo që u tërheq vëmendjen lexuesve në fillim të këtij ajeti të sures Ali Imran, është pikërisht fakti që Allahu i Madhërishëm e ka emërtuar me emrin "Bekke" qytetin e bekuar, të cilin myslimanët në përgjithësi e njohin me emrin "Mekë".

Ky emërtim (Bekke për qytetin e Mekës) ka zgjuar interesim tek filologët dhe historianët arabë, të cilët, pas një studimi të thellë, dhanë shpjegime të ndryshme, për se lexuesit është e nevojshme të kenë qoftë edhe disa njohuri rreth këtij emërtimi.

Një grup gjuhëtarësh mendojnë se emri "Bekketu" është emër i prejardhur prej fjalës "El-Bekku", që do të thotë 'shtypje', 'ngjeshje', 'grumbullim', 'kallaballëk', 'shtyrje' etj. Arabët thonë "fulanun bekke fulanen bekken", që domethën 'filani e ka shtyrë filanin për ta hapur rrugën e tij'. Gjithashtu thonë "tebakkun-nasu" - 'njerëzit shkaktojnë rrëmujë duke shtyr njëri-tjetrin' në një

vend apo rrugë të ngushtë, për shkak të turmës së madhe.

Për shkak të numrit të madh të njerëzve dhe shtyrjes ndërmjet tyre gjatë kryerjes së ceremonive të Haxhit (si gjatë tavafit, sa'jit etj,), qyteti ka marrë emrin "Bekke", që domethënë "qyteti që mbushet plot e përplot me njerëz".

Ky është një mendim. Mendimi tjetër i gjuhëtarëve rreth shpjegimit të emrit "Bekke", është se ky emër vjen nga folja "bekke jebukku", që domethënë: 'thyej', 'bëj copë e grimë', 'ngujoj', 'godas', 'shpoj' etj. Arabët thonë: "është rrëzuar filani nga lartësia e malit dhe ka thyer qafën e tij dhe për pasojë ka vdekur në vend."

Mirëpo, çfarë ka të bëjë kjo (thyerja e qafës) me këtë qytet të shenjtë?

Mendimi i fundit i filologëve bazohet në argumentin bindës të tyre - se Allahu i Plotfuqishëm është Ai Që kujdeset që Shtëpia e Tij e shenjtë të jetë nën ruajtjen dhe mbrojtjen e Tij. Sa e sa tiranë u munduan ta pushtonin dhe ta dëmtonin këtë vend të shenjtë, por Allahu i Madhërishëm i shkatërroi që të gjithë, prandaj edhe u quajt "Bekke", ngase ajo 'u then qafën dhe i shkatërron despotët' ashtu siç i ndodhi Ebrehe el-Eshrem-it (sundimtar i Abisinisë), i cili dëshiroi ta sulmonte Mekën e ndershme me ushtrinë e elefantëve, por Allahu i Lartmadhërishëm shkatërroi atë dhe ushtrinë e tij duke lëshuar kundër tyre shpendë që vinin tufa-tufa dhe i gjuanin ata me gurë nga balta e gurëzuar, për t'i bërë si një gjeth i grimcuar, ashtu siç e përshkruan këtë ndodhi Vetë Allahu i Lartësuar në kaptinën El-Fil!

Mirëpo, lind pyetja: "Pse emri "Bekke" u shndërrua në "Mekke"?

Disa hulumtues kanë thënë se arabët në shumë raste bëjnë zëvendësimin (ndërrimin) e tingullit "b" me tingullin "m", në mënyrë që të jetë shqiptimi më i lehtë. Ata, për shembull, për goditjen dërrmuese thonë: "darbetu lazib", por në shumë raste e thonë edhe "darbetu lazim", që ka të njëjtin kuptim.

Disa gjuhëtarë të tjerë mendojnë se emri "Mekke" ka prejardhjen nga folja "imtekke jemtekku", qëmethënë: 'thith', 'pi' etj. Kur i vogli i devesë thith gjirin e nënës (devesë) me një thithje intensive, saqë pi edhe pikën e fundit të qumështit, - filologët arabë për këtë veprim të të voglit të devesë thonë: "imtekke dar'a ummihi felem jetruk fihi shejen minel lebeni", domethënë: 'ka thithur gjirin e nënës dhe ka pirë tërë qumështin e saj'.

Po ashtu edhe për njeriun që thith ashtin për të nxjerrë palcën, arabët e përdorin foljen "imtekke" 'ka thithur'...

Meka - qyteti në të cilin gjendet Shtëpia e shenjtë e Allahut (Qabeja), është quajtur me këtë emër për arsye se shumica e njerëzve (në të kaluarën - vër. e përkthe.) gjatë stinës së Haxhit nxitonin për tek puset e pakta dhe të cekëta që kishte ky vend, në mënyrë që të shuanin etjen. Kur vinin tek puset, (nga etja e madhe) pinin ujë ashtu sikurse i vogli i devesë që thith gjirin e s'ëmës (devesë), apo sikur hamësi që me bebëzi thith copën e ashtit për të nxjerrë palcën. Për këtë shkak është quajtur "Meka" me këtë emër (pra, vendi ku njerëzit nxitojnë për të shuar etjen).

Të gjitha këto mendime, në çdo mënyrë, janë një përpjekje e shkëlqyer nga ana e filologëve dhe historianëve arabë, që janë për çdo lëvdatë dhe ia vlen të mësojmë kuptimin e drejtë dhe të saktë të këtyre nocioneve.

Ashtu siç i kushtuan kujdes filologët arabë studimit dhe hulumtimit të nocioneve "Mekke dhe Bekke", po ashtu disa prej tyre u interesuan të gjenin shkakun e emërtimit të Qabesë dhe Haremit me emrin "Bejtull-llahi-l-Haram" - "Shtëpia e shenjtë e Allahut".

Pas një studimi të frytshëm, thanë se fjala "El-Bejtu" - "shtëpi" është ajo që mbledh dhe bashkon anëtarët e afërm të familjes. Gjithashtu arabët me fjalën "El-Bejtu" i quajnë edhe poezitë apo vargjet e poetëve, ngase ato grumbullojnë shkronjat dhe fjalët e përshtatshme për të krijuar një fjali të bukur, ashtu sikur shtëpitë e njerëzve tubojnë dhe grumbullojnë secila prej tyre banuesit e saj. Po ashtu edhe gruaja është quajtur "shtëpia e burrit" për shkak se ajo i mbledh rreth vetes fëmijët dhe burrin e saj. Prandaj edhe Qabeja është quajtur "Shtëpia e shenjtë e Allahut", ngase ajo i tubon dhe i bashkon myslimanët gjatë stinës së Haxhit sikurse të ishin një familje e madhe e vetme. Prandaj ata quhen "Ehlull-llahi" - "Njerëz të veçantë të Allahut", mendojnë disa hulumtues.

## Shtëpia e parë

Në ajetin e sipërpërmendur, Allahu i Madhërishëm Qabenë (Shtëpinë e shënjtë) e cilëson si shtëpinë e parë të ndërtuar për njerëz.

Lidhur me këtë, mufessirët (komentatorët) e njohur të Kuranit si Katadeh, Suddiu dhe Muxhahidi, mendojnë se Qabeja është shtëpia e parë e shfaqur mbi sipërfaqen e ujit që kur Allahu i Lartmadhërishëm ka krijuar qiejt dhe Tokën. Sa kohë që Meka në atë kohë ishte një pikë e madhe e shkumës së bardhë, e cila vërtitej mbi ujë, kurse toka më pastaj u shtri dhe u zgjerua nga pjesa e poshtme e saj.

Ata që mendojnë kështu (që toka u shtri dhe u zgjerua nga pjesa e poshtme e saj), mbështeten gjithashtu në faktin që Allahu i Gjithfuqishëm Mekën e Ndershme e ka quajtur "Ummul Kura" - "Nëna e vendbanimeve", për shkak se ajo, sipas mendimit të tyre, është nëna e të gjitha fshatrave dhe qyteteve, prandaj edhe thanë se toka u shtri dhe u zgjerua nga pjesa e poshtme e saj.

Allahu i Lartësuar e ka emëruar dhe cilësuar Mekën e Ndershme me emrin "Ummul Kura" - "Nëna e qyteteve" në ajetin 92 të kaptinës El-En'am, kur i drejtohet të Dërguarit të Tij, Muhammedit s.a.v.s.:

"Edhe ky (Kur'an) është libër që e zbritëm; është i bekuar, vërtetues i së mëparshmes, e që t'i tërheqësh vërejtjen nënës së qyteteve (të banorëve mekas) dhe atyre përreth saj (mbarë botës). Ata që e besojnë Ahiretin, besojnë në të (Kur'anin), ata edhe e falin namazin rregullisht!"[3]

Po ashtu, Allahu i Madhërishëm edhe në ajetin e shtatë të kaptinës Esh-Shura, Mekën e ka cilësuar me epitetin "Ummul Kura" - Nëna e vendbanimeve.

Ebu Abdullahu (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë se Meka e ndershme ka qenë një margaritar i bardhë mbi sipërfaqen e ujit. Pastaj Allahu i Lartësuar e ngriti në qiell,e pozita e saj në tokë ishte në drejtim të Qabesë - Shtëpisë së shenjtë të Allahut. Në këtë shtëpi - Qabe, për çdo ditë hyjnë e dalin nga 70 mijë melekë. Atëherë Allahu i Lartëmadhëruar e urdhëroi Ibrahimin a.s. që të ngrinte themelet e shtëpisë - Qabesë.

Mirëpo, udhëheqësi i besimtarëve, Imam Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë se kuptimi i frazës "Shtëpia e parë e ndërtuar për njerëz", që përmendet në Kuran, ka për qëllim shtëpinë e parë të ndërtuar për adhurim (ibadet). D.m.th. para saj nuk kishte shtëpi (vend adhurimi) ku njerëzit të kryenin Haxhin, mirëpo kishte shtëpi të shumta dhe të zakonshme, ku banonin njerëzit.

## Mendime të tjera

Historiani i njohur arab, Ez-Zehriu, mendon se emri "Bekke" ka dallim nga emri "Mekke". Ai thotë se Bekke quhet vetëm Shtëpia e shenjtë - Mesxhidul Harami (vendi në të cilin haxhinjtë bëjnë tavafin, rrotullimet rreth Qabesë), kurse "Mekke" është emri i gjithë Haremit (vendeve të caktuara që njihen në atë qytet) dhe këtu përfshihen edhe shtëpitë e atyre që banojnë aty. Ai, mendimin e tij e ka mbështetur në argumente të sakta, të cilat i ka transmetuar.

Ebu Ubejdete ka thënë se me emrin Bekke quhet vetëm brendia e Mekës.

Transmetohet nga sahabiu i nderuar Ebu Dherr el-Gaffari (Allahu qoftë i kënaqur me të), i cili e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. se cila ishte xhamia më e parë e ndërtuar për njerëz,

e Pejgamberi s.a.v.s. i qe përgjigjur: “El-Mesxhidul Harami (Qabeja) e pastaj Bejtul Makdisi (Xhamia e shenjtë në Jerusalem - vër. e përkthe.)!”

Allahu Fuqiplotë e ka cilësuar Shtëpinë e Tij të shenjtë (Qabenë) me fjalën e Tij “mubarekun” - ‘shumë e bekuar’. Disa komentatorë të Kuranit (mufessirë), kanë thënë se shkaku i karakterizimit të Qabesë me cilësimin “shumë e bekuar” qëndron në faktin se atij që viziton Qabenë, Allahu i Gjithëmëshirshëm ia fal mëkatet e mëparshme dhe, për adhurimet që kryen aty, ka më shumë shpërblime se për adhurimet e kryera në vendet e tjera.



Në anën tjetër, Qabeja është “shumë e bekuar” për shkak se tavafi (rrotullimi rreth Qabesë) nuk pushon kurrë, as natën e as ditën, gjatë tërë vitit, kështu që është e pamundur ndonjëherë ta gjesh të zbrazur, qoftë edhe vetëm për një çast sado të shkurtër.

## Përse Qabeja quhet me këtë emër?

Pak më parë përmendëm mendimet e historianëve dhe gjuhëtarëve rreth nocioneve “Mekke” dhe “Bekke”, si dhe çfarë thanë për prejardhjen e këtyre dy fjalëve me të cilat u emërua qyteti më i shenjtë i botës ku jetojmë.

Mekës së ndershme i takon shenjtëria për shkak të ekzistimit të “Bejtull-llahit” apo Qabesë së nderuar në këtë vend.

Atëherë përse Qabeja (El-Ka’betu) quhet me këtë emër?

Kjo është një pyetje përgjigjen e së cilës çdo mysliman e myslimane dëshiron ta dijë.

Mendimi më i qëndrueshëm i historianëve dhe juristëve islamë (el-fukahau) është se Qabeja e ka marrë këtë emër për shkak të formës së saj katrore.

Ata thanë se Qabeja u ndërtua në formë katrore për arsye se pozita e saj në tokë është paralele me pozitën e Bejtul Ma’murit, që është në qiell.

Mirëpo,...ç’është El-Bejtul Ma’muri?

Allahu i Madhërishëm në kaptinën Et-Tur, betohet në “El-Bejtul Ma’murin”. Në fillim të kësaj sureje Zoti i Plotfuqishëm urdhëron e thotë:

“Pasha Turin. Dhe librin e shkruar në rreshta. Në lëkurë të shtrirë. Pasha shtëpinë (Qabenë) e vizituar (ose Bejti Ma’murin në qiell)!”[4]

Ibn Abbasi r.a. dhe shumë komentatorë të Kuranit (mufessirë) kanë shprehur mendimin e tyre se Bejtul Ma’muri është një shtëpi (e shenjtë sikurse Qabeja në tokë - vër. e përkthe.) në qiellin e katërt, e cila është në drejtim të Qabesë së ndershme.

Allahu i Lartësuar e ka cilësuar me këtë emër (Bejtul Ma’mur - shtëpia e vizituar), ngase melaiket e Zotit e vizitojnë këtë shtëpi të shenjtë pandërprerë duke adhuruar dhe madhëruar (ibadet) Allahun e Plotfuqishëm me një adhurim të sinqertë ndaj Tij.

Udhëheqësi i besimtarëve, Imam Ali ibn Ebi Talib (Allahu e nderoftë fytyrën e tij) ka thënë se për çdo ditë në këtë shtëpi (fjala është për Bejti Ma’murin në qiell), hyjnë nga 70 mijë melekë, e pastaj dalin dhe kurrë më nuk kthehen. Të nesërmen hyjnë dhe dalin 70 mijë melekë të tjerë dhe kështu vazhdon për çdo ditë.

Historianët e njohur, si Zehriu dhe Seid bin Musejjebi, mendojnë se Bejti Ma’muri gjendet në qiellin e dynjasë dhe aty ekziston një lumë që quhet “El-Hajevan”. Xhibrili a.s., me urdhër të Allahut Fuqiplotë, zhytet për çdo ditë në këtë lumë dhe, kur del prej tij, ai i shkund krahët e tij dhe prej tyre rrjedhin 70 mijë pika ujë të lumit “El-Hajevan”. Atëherë Allahu i Lartësuar nga çdo pikë uji krijon nga një melek. Të gjithë ata melekë (pra, 70 mijë) Allahu i Madhërishëm i urdhëron të hyjnë në Bejti Ma’mur që të kryejnë namaz dhe, pasi ta falin namazin, dalin prej saj dhe nuk kthehen më.

Këta historianë (Zehriu dhe Seid bin Musejjeb), mendimin e tyre për lumin “El-Hajevan” e bazojnë në hadithin e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë për të), të transmetuar nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të).

Transmeton Ibn Abbasi (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të) ka thënë: “Me të vërtetë pozita e Bejti Ma’murit në qiell është plotësisht paralele me oborrin e Bejtull-llahit (Qabesë) në Mekën e Ndershme dhe, sikur të binte (Bejti Ma’muri) nga qielli i katërt, do të binte pikërisht në oborrin e saj (Qabesë)!”

Edhe Bejti Ma’muri në qiell ka formë katrore, tamam sikur forma e Qabesë së Madhëruar.

Shkaku përse Bejti Ma’muri ka formë katrore është se ajo ndodhet përballë Arshit të Allahut të Madhërishëm.

Gjithashtu edhe Arshi ka formë katrore, dhe kjo për arsye se bazamentet dhe dispozitat me të cilat Allahu i Madhërishëm ka ndërtuar Arshin e Tij, përqëndrohen në katër pika, të cilat në të njëjtën kohë janë edhe shtylla themelore të fesë Islame dhe besimit të vërtetë.

Këto shtylla janë:

Subhanall-llah - që do të thotë: Krijuesi ynë, All-llahu i Gjithëfuqishëm është larg çdo të mete dhe mangësie.

El-Hamdulil-lah - Falënderimi I takon All-llahut. Besimtari i vërtetë asnjëherë nuk duhet ta neglizhojë dhe harrojë falënderimin ndaj Zotit dhe Krijuesit të tij.

Lailahe il-lAll-llah – S’ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut. Kjo fjalë tregon Njëshmërinë e Krijuesit (teuhidin) dhe mohon politeizmin (shirkun) dhe

All-llahu ekber - All-llahu është më i Madhi.

Transmetohet se i Dërguari s.a.v.s. i Allahut, për mirësitë (bereqetet) që Allahu i ka dhuruar shtëpisë së Tij të shenjtë (Qabesë), ka thënë: “All-llahu i Madhërishëm për çdo ditë zbret 120 mëshira (rahmete). 60 për ata që e bëjnë tavaf Qabenë (sillen rreth saj), 40 për ata që falen në Qabe, dhe 20 për ata që vetëm e shikojnë atë (Qabenë)!”

Nga mirësitë më madhështore të Bejtull-llahit (Qabesë), është se atij që e viziton atë (e kryen Haxhin) Allahu i Madhërishëm ia shlyen të gjitha mëkatet e kaluara, por me kusht që gjatë kryerjes së këtij obligimi ta ketë nijetin të pastër, që Haxhin ta bëjë vetëm për të arritur kënaqësinë e Allahut, dhe assesi sa për sy e faqe dhe sa të paraqitet para njerëzve se është bërë haxhi, ose që të fitojë titullin haxhi për t’i mashtruar njerëzit dhe për t’u cenuar të drejtat e tyre.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Enes Koshi***

---

*Fusnotat:*

1. Kaptina Ali Imran, 96.
2. Kaptina Ali Imran 96, 97.
3. Kaptina El-En’am, 92.
4. Kaptina Et-Tur 1-4.

**Me rastin e 100-vjetorit të vdekjes**

# Mektepi i Tahir Llukës - shkolla e parë shqipe në Kosovë

**Dr. Abdullah Hamiti**

Në zanafillën e arsimit të shqiptarëve të Kosovës në gjuhën amtare, rol të caktuar kishin mektepet (shkolla fillore islame). Edhe pse këto nuk ishin shkolla të mirëfillta kombëtare shqiptare, ngase kryesisht merreshin njohuri për mësimbesimin fetar islam, që vetvetiu kuptohet se në to mësimet i ndiqnin shqiptarët e besimit islam, mektepet kanë rëndësinë e vet në kultivimin e dashurisë ndaj gjuhës shqipe dhe për ruajtjen e saj dhe, në mungesë të shkollave të tjera, ato u shndërruan në shkolla popullore.

I tillë ishte edhe mektepi i Tahir Efendi Llukës, në Llukën e Epërme, që ishte hapur në vitin 1900. Tahir Efendi Lluka kishte lindur në fshatin Lluka e Epërme, sipas pohimeve me gojë midis viteve 1840-1845. Për t'i ikur shkuarjes "nizam", në Shkup kreu një kurs fetar dhe pas suksesit që tregoi, pushteti e dërgoi në Stamboll për shkollim të mëtutjeshëm fetar. Tahir Lluka, i cili jetoi dhe veproi në gjysmën e dytë të shekullit XIX, ishte intelektual i shquar i kohës, i pajisur me dije fetare të larta, njohës i mirë i gjuhëve orientale dhe i letërsive të atyre gjuhëve.

Këtë e dëshmoi edhe me veprimtarinë e tij krijuese në gjuhën shqipe dhe me përkthimet nga arabishtja e osmanishtja. Se vërtet ishte intelektual i madh, dëshmon edhe e dhëna se ai një kohë ishte ligjërues në Fatih (shkollë e lartë islame) të Stambollit, në kohën kur rektor i Universitetit të Stambollit ishte Hoxha Tahsini. Kontaktet e tij me rilindësit e shquar shqiptarë që vepronin në Stamboll, bënë që pas vitit 1874, kur Hoxhë Tahsini u largua nga Universiteti i Stambollit, edhe Tahir Lluka të humbte punën në Fatih. Sipas disa të dhënave, pas vitit 1881 Tahir Lluka kthehet në vendlindje. Edhe në vendlindje Tahir Lluka do ta vazhdonte aktivitetin në jetën kulturore e arsimore. Kjo ishte periudha kur ai shkroi disa vepra shqip me alfabet arab. Tahir Lluka këto vepra i shkroi duke e ndier nevojën e madhe për shkolla shqipe, meqë populli kishte mbetur pa arsimim.

Tahir Lluka në vitin 1900, në vendlindjen e tij, në Llukën e Epërme, nahija e Gjakovës, ndërtoi mektepin dhe, siç thuhet në popull, për të punuar si mësimdhënës, krahas vetes, kishte angazhuar një hoxhë nga Carrabregu, i cili merrte pagë mujore. Në këtë shkollë fillore mësohej shqip, kuptohet me grafi arabe. Por me rëndësi është se mësohej shqip dhe mbase ajo mund të jetë shkolla e parë shqipe në Kosovë. Për mirëmbajtjen dhe mbikëqyrjen e punës së shkollës, Tahir Lluka kishte hapur një dyqan në një dhomë të mektepit. Të dhëna të shkruara për mektepin në Llukën e epërme, kemi pikërisht nga vetë Tahir Lluka, i cili në libërthin e tij "Risale-i Ahlak" (Broshurë mbi moralin) na njofton për angazhimin e tij që fëmijët të mund të mësonin shqip:

*Kur dot knojn kta voxhli nëpër Shqipni merrni vesh ju gjith Shqipni jav marova temel t'ri ky mas pari permu knue n'katund tem me shum oda, krejt çaxhir me çereç djem e çika per me knue ket temel t'ri me guha t'veta per turçni* (për muslimani - A.H.)*".*

Veprat e Tahir Llukës, që dihen dhe gjenden në Arkivin Shtetëror të Kosovës (fondi i Jusuf Latës, nr. 191/2), janë: "Akaidu-l islam" (Shkenca e besimit islam), "Risale-i ahlak" (Broshurë mbi moralin) dhe "Risale-i hifzije" (Urata e besimtarëve).

Gjithashtu, mendohet se ai është autor i Mevludit shqip, i cili më 1907 në Stamboll është botuar në emër të Tahir Popovës, ndonëse rreth autorësisë së mevludit mendimet e studiuesve janë të ndara. Natyrisht, këtë dilemë do ta hiqte vetëm një analizë gjuhësore e veprës së mevludit në përqasje me gjuhën e veprave të tjera të Tahir Llukës dhe të së folmes së Deçanit, në një anë, dhe të së folmes së Tahir Popovës, pra të folmes së Llapit, nga ana tjetër.

Gjithsesi që do të veçojmë veprën "Risale-i ahlak" (Broshurë mbi moralin). Kjo është vepër me tematikë filozofiko-pedagogjike, në të cilën ka ngërthyer shumë mendime të shëndosha, ku flet për përmbajtjen e edukatës morale-shpirtërore, me kulturën e sjelljes etike. Kështu, në këtë vepër autori na shfaqet intelektual i madh i kohës, të cilit i vjen keq pse kombi kishte mbetur në xhahili (injorancë) dhe shpëtimin e tij e shihte në arsimimin e gjithmbarshëm të shqiptarëve. Kur flet për mektepin e tij, ai thotë:

*Ket temel t'ri emarova*
*Permeknue djem e çika*

Pra, për sa i përket arsimimit, Lluka nuk bën dallim, sepse ai parasheh që të mësojnë edhe djemtë edhe vajzat.



Hartimi i këtyre teksteve nga ana e Llukës, nuk synonte vetëm mësimin e lexim-shkrimit, siç mund të supozohet në dukje të parë, por autori i tyre synonte njëkohësisht, siç do të synojnë edhe rilindësit e kësaj periudhe, zgjimin e dashurisë ndaj gjuhës amtare dhe përparim të shpejtë për t'u futur në radhën e popujve të qytetëruar.

Hapja e mektepit dhe përpjekjet e tij për punë të suksesshme, kujtojmë se dëshmojnë për ndërgjegjen e këtij intelektuali shqiptar, për nevojën dhe domosdoshmërinë e shkollës në gjuhën amtare. Këtë e shpreh me fjalët:

*Gjithsa kavm* (komb A. H) *me guh t'vet jon tuj knue, hem tuj shkrue*
*për dynja dit per dit kta tuj fitue, tuj madhnue,*
*veç kavmi ynë pa fitue tuj voglue…!*

Me këto Lluka dëshmon vetëdijen për diturinë dhe qytetërimin, si mjete që do të zhdavarisnin errësirën, ku ishte katandisur populli. Në vazhdim në veprën e tij "Broshurë mbi moralin" Tahir ef. Lluka, me mjaft mjeshtëri, përshkruan gjendjen arsimore të shtresave të gjera të Shqipërisë, të cilën e paraqet mjaft të mjerueshme, një gjë që e brengoste shumë edhe atë:

*Kjo Shqipni ka met krejt në pa dit xho n'xhahili*
*Erdhi vakti me dal n'mejdan kjo Shqipni*
*N'selamet për me dal kjo Shqipni fukara keka çillue*
*Un po due me shka kam marue ket te'lif (vepër) çi osht i ri*
*Din devletit hizmet mej bo m'ket turli me hurufi arabi*
*Hem ni temel me lidh per Shqipni*
*Mos me kon fukaraja n'ket Shqipni pa dit xho krejt n'xhahili*
*Pse t'gjith katundet n'per Shqipni fukaraja kurfar gjuhe hiç nuk din*
*Dy tre vet çi jon n'medrese ja mektepli*
*N'koft me dit kta per devlet per turçni*
*Tjert jesin mashkull femen pa dit xho krejt n'xhahili.*

Këtu qëndron aftësia dhe gjeturia e Tahir Llukës, i cili diti ta shfrytëzonte këtë gjendje të mjerueshme të injorancës, siç thoshte ai fetare, ngase ata nuk dinin gjuhë tjetër përveç asaj amtare, dhe duke kërkuar që njohuritë fetare t'i nxinin në gjuhën amtare, u angazhua për arsim kombëtar shqiptar, për ngritjen e vetëdijes kombëtare të shqiptarëve, për mbjelljen e dashurisë ndaj gjuhës amtare si dhe për emancipimin e popullit në përgjithësi, që, siç dihet, arrihet me arsimim në gjuhën amtare, pra me dije. Autori përdori termin"Turçni" të cilin turqit e kishin futur si sinonim për termin "Islam- islamizëm".

Këtij alimi të dalluar shqiptar, si edhe shumë rilindësve të tjerë, iu desh të përpilonte vepra didaktike shkollore, por që të ishin të mbështetura në fushën e dijes fetare islame. Ndërsa qëllimin e shkruarjes së veprave të veta, Tahir Lluka na e shpjegon vetë:

*Edhe çera shum kitabe gjith per fe çi jon*
*Per thmi i marova, me husus kto per Shqipni*
*Gjith mu knu per Shqipni.*

Ky dijetar, që ishte në shërbim të fesë (një kohë kishte shërbyer imam në Stamboll dhe në vendlindje), dijen e çmonte shumë, ngase si shumë rilindës tanë iluministë, përparimin e popullit e lidhte me arsimimin e tij në gjuhën amtare, pra këtë e shihte në - ilm, dhe thoshte:

*I pa ilm i padije xhahil kush ka me kon*
*I keç ky per gjithkond ka me kon*
*Pej mosdijes fort me ik per gjithkond duhet me kon*
*Me lyp ilmin dijen ti ku ka me kon.*

Sado që veprimtaria e Tahir Llukës zhvillohej në mektep dhe me grafi arabe, nga vetë fakti që zhvillohej në gjuhën shqipe, nuk u shkonte për shtati qeveritarëve turq. Prandaj kjo veprimtari arsimore në gjuhën shqipe e Tahir efendi Llukës, iu bë hale në sy organeve të pushtetit turk. Shkoi në Stamboll, ndoshta për ndonjë sqarim, por nuk arriti ta shlyente akuzën se po i mësonte fëmijët "Kaurrisht" dhe as të kthehej më në vendlindje. Mendohet se kishte vdekur më 1908, pa u ditur rrethanat e vdekjes.

Për fund do të themi se veprimtaria kulturore-pedagogjike e Tahir Llukës duhet vështruar në kontekst me kohën kur punoi dhe veproi. Dhe nga vetë fakti se dihet që asokohe nuk kishte shkolla të tjera publike shqipe, duhet vlerësuar mejtepi i Tahir Llukës. Ndonëse na mungojnë informatat rreth punës së mektepit, - prej nga vinin nxënësit, si organizohej procesi mësimor etj., në saje të përmbajtjes së veprave të tij që kemi në dorë, të cilat siç thotë vetë autori, i kanë shërbyer si tekste mësimore, - mund të flitet në kontekst me kohën për përmbajtjen e mësimeve, për metodën e mësimit, për mënyrën e organizimit të mësimit, për rrjedhat e procesit mësimor, e njëherësh, shpresojmë se ky shkrim yni do të mund të shërbente si nxitje për të interesuarit që të hulumtonin për këto çështje në vendlindjen e Tahir Llukës e më gjerë. E ne, duke u mbështetur në përmbajtjen e veprave të Tahir Llukës, mund të themi se si pedagog ai ishte përqendruar, në radhë të parë, për edukimin e fëmijëve mbi parime të shëndosha islame, i vetëdijshëm se ashtu po përgatiste të ardhmen e kombit të vet. Në veprimtarinë e tij pedagogjike, Tahir Lluka është angazhuar drejtpërdrejt që fëmijët e popullit të vet t'i nxirrte nga injoranca, t'i mësonte të shkruanin e të lexonin shqip, dhe kështu t'i emanciponte dhe t'i aftësonte për një të ardhme më të lumtur, që ai e besonte. Këtë e bëri në mektepin e tij që hapi në vendlindjen e tij në Llukën e Epërme, e cila, sikur e theksuam, mund ta konsiderojmë edhe shkollë të parë shqipe në Kosovë.



# Adem Selimi-Gllavica, kolosi midis të mëdhenjve të kohës - (2)

Enver Zhinipotoku

**Intelektual ndër më të mëdhenjtë e kohës së tij, vizionar politik i koordinatave globale për fitoren e komunizmit si mashtrim i shqiptarëve, atdhetar nacionalist, agronom i profilit botëror, - Adem Selimi-Gllavica, as nga Australia e largët, e as atëherë kur ishte në prag të vdekjes, ëndrrën për Kosovën e Shqipërinë e lirë nuk e kishte shuar asnjëherë, i bindur se bota demokratike është me shqiptarët, se fryma e kohës është në favor të fitores përfundimtare.**

### 4. Martesa me mësuesen tiranase Vezire Gjuraku

Pas vendosjes së administratës në gjuhën shqipe, 200 mësues dhe po aq administratorë me zotëri Fejzi Alizoti në krye, vijnë në Kosovë për të hapur shkollat e para shqipe dhe për të udhëhequr administratën shqip. Në mesin e 200 mësuesve që erdhën me dekret të ministrit të atëhershëm të arsimit, z. Ernest Koliqi, ishin edhe gjashtë mësuese, ndër të cilat edhe Vezire Gjuraku, që sapo kishte mbaruar liceun "Nëna Mbretëreshë" të Tiranës, e cila më vonë do të martohej me Adem Gllavicën. "Galqi" (kështu e thërrisnin Ademin zeshkan e të bukur) sapo kishte mbaruar në Zagreb fakultetin dhe, si agronom i diplomuar me sukses të shkëlqyeshëm, ishte kthyer në Kosovë, ndonëse kishte pasur rekomandime të punonte asistent në katedër, por ai e dinte se i duhej më shumë Kosovës dhe nuk pranoi të ndalej në Zagreb.

Mësuesja Vezire, që do të jetë ndër të parat femra që u mësoi fëmijëve kosovarë alfabetin shqip, ishte me prejardhje kosovare.

Në intervistën që patëm me të në Tiranë më 02.05.2008, ajo thotë: "Babai im ishte nga fshati Sllatina e Madhe rrëzë Goleshit (sot Albana e Madhe). Kishte kryer medresenë dhe rreth vitit 1924 kishte kaluar nga Kosova në Shqipëri, i ndjekur nga regjimi serb. Unë kisha lindur në Prishtinë dhe asokohe isha njëvjeçare. Në vitin 1942 unë kisha mbaruar shkollën "Nëna Mbretëreshë", kurse motra ime, Nazikja, atë të infermierisë. Të dyja bashkë më nënën (babai Halili kishte vdekur), erdhëm në Kosovë me vendim të Qeverisë shqiptare dhe u emërova mësuese në shkollën "Hasan Prishtina" të Prishtinës. Në një protestë që u organizua kundër italianëve në Prishtinë, unë dhe një shoqe imja nga Korça mbanim flamurin kombëtar para masës protestuese. Përballë nesh në mesin e shokëve qëndronte Ademi, zeshkan dhe i bukur. Aty për herë të parë u pamë dhe aty lindi dashuria, që më vonë u kurorëzua me martesë".*

Zonja Vezire, tash në moshë të shtyrë, 85 vjeçare, jeton në Tiranë, ka kujtesë të shkëlqyeshme dhe me nostalgji flet për ato tri vitet e jetës në Kosovë. E pensionuar, ajo lexon vazhdimisht dhe mban ditar për ngjarjet e ditës dhe vizitat që i bëjnë miqtë, në mesin e të cilëve më i shpeshti është Adem Demaçi, i cili shkronjat e para në Prishtinë i mësoi nga ajo. "Ai më viziton shpesh, domosdo sa herë që ndodhet në Tiranë. Që nga viti 1991, kur më vizitoi për herë të parë, unë nuk mundem pa të dhe ai pa mua. Jemi bërë si nënë e bir në pleqëri" - qeshet dhe na tregon librin "Alb-prometheu" të fundit të Demaçit, që ia kishte dhuruar një ditë më parë, e që ne e gjetëm duke e lexuar, kur e intervistuam.

"Motra që ishte infermiere, Nazikja, e simpatizonte Halit Ibishin, që ishte komunist, por shok i Ademit dhe na vizitonte shpesh. Por puna e tyre mbaroi me kaq, sepse Halitin e rrëmbeu Gestapo-ja dhe humbi pa gjurmë. Nazikja u martua me Nexhat Bejtullahun dhe me të lindi një vajzë (Jeta, që sot jeton në Tiranë) dhe, pas vdekjes së Nexhatit dhe ikjes së Ademit në Greqi, unë me Bardhylin, ajo me vajzën dhe nëna bashkë me ne, në mars të 1946-s u kthyem në Tiranë", - rrëfen përmallshëm mësuesja Vezire Mezini.

Me mësuesen Vezire, Adem Gllavica pati një djalë, që vetë e pagëzoi Bardhyl. "Isha shtatzënë dhe, kur Ademi kaloi haptazi në taborin antikomunist pas luftës së Ferizajt (2 dhjetor 1944), u detyrua të kalonte në mal me shokët e tij, unë vendosa të shkoja atje ku e kishin shtabin në fshatin Plitkoviç. Qëndrova një javë, por jeta në mal për mua, një grua me barrë, ishte e pamundur, dhe Ademi më sugjeroi të kthehesha në Gllavicë në familjen e tij, derisa të lindi. Atë natë që lindi Bardhyli, në gusht 1945, Ademi kishte qenë në Krojmir dhe kur në Gllavicë kishin shkrepur pushkët në shenjë gëzimi, luftëtarët e kishin pyetur komandantin (Ademin) "ç'janë këto pushkë"?, kurse ai, me buzë në gaz, u kishte thënë: "Adem Gllavicës i paska lindur djalë!" dhe lajmi ishte shpërndarë vesh më vesh tek shokët e Ademit" - rrëfen mësuesja Vezire sot, pas 63 vjetësh.

Kur Bardhyli ishte dy-tri ditësh foshnjë, - rrëfen ajo, erdhën forcat komuniste në Gllavicë, më arrestuan dhe më burgosën në Ferizaj. Më mbajtën dy javë, por ndoshta, me presionin e Ademit nga mali, apo me përkrahjen e shokëve



të tij që disa ishin në organet e pushtetit të atëhershëm, e liruan pas dy javësh dhe e dërguan në Prizren. Andej nga marsi i vitit 1946, bashkë me nënën dhe motrën e saj, që kishte po ashtu një vajzë foshnjë, pushteti jugosllav ia dorëzoi Qeverisë shqiptare. ”Pasi u ktheva në Shqipëri, sërish më emëruan mësuese në një fshat të varfër të Krujës. Punoja në kushte tepër të rënda, që asokohe ishin në të gjithë Shqipërinë. Bardhylin e vogël ma rriste nëna. Sigurimi sy e vesh më përcillte në çdo hap. E dinin për kë kisha qenë e martuar. Më shantazhonin, sepse sigurimi kishte në dorë gjithçka. Një ditë fshatarëve, që nuk dinin të lexonin, ua kisha lexuar një trakt antikomunist, që e kishin ngjitur në një shtyllë elektriku. Kjo shërbeu si dëshmi që një natë, sigurimi sa s'ma theu derën që s'guxoja ta hapja, e, kur e hapa, më arrestuan dhe më dënuan me 6 muaj burg”.

Se çfarë metodash përdorte Sigurimi shqiptar për të thyer shpirtërisht njerëzit, tregon dëshmia e Vezire Mezinit në raport me ish-bashkëshortin e parë-Adem Gllavicën. ”Për fatin e Ademit nuk dija asgjë. E dija se është nisur për Greqi me shokë. Asnjë lajm tjetër për të. Pas më shumë se 3 vjetësh, më 1949, Sigurimi më solli një dëshmi të vulosur e të nënshkruar se burri juaj, oficer jugosllav, thoshin, është vrarë nga forcat tona këtë ditë dhe në këtë vend. S'kisha si të mos e besoja, por më vonë e kuptova se Ademi jetonte në Australi dhe dëshmia ishte e rreme. Bardhyli ishte 3 vjet e gjysmë dhe vendosa të martohesha (për ta rritur Bardhylin) me një mësues, me të cilin kam edhe dy djem e një vajzë. Po ta dija të vërtetën për Ademin, nuk do të martohesha kurrë” - rrëfen zonja Vezire plot mallëngjim në praninë e të birit, Bardhylit.

### 5. Golgota nga Kosova në Greqi dhe në Australinë e Largët

Adem Gllavica ishte nga intelektualët e parë që në mënyrë vizionare e kishin kuptuar tradhtinë sllave të mbrujtur me petkun komunist, dhe luftën vëllavrasëse midis shqiptarëve, së cilës i frynte pushteti komunist i vendosur në fund të vitit 1944 në Kosovë. Ai kishte kuptuar me kohë se fitorja komunizmit ishte e pashmangshme dhe kjo nuk mund të kthehej ashtu siç mendonin disa me shkurtpamësi politike e me vizione jo të qarta, nga presioni i të cilëve ai si komandant mori pjesë në luftën e Ferizajt të 1-2 dhjetorit 1944, e cila qe sinjali i parë antikomunist në Evropë, se shqiptarëve komunizmi iu imponua me dhunë më tepër sesa e deshën. Fitorja e komunizmit ishte globale dhe ajo nuk mund të kthehej në humbje as me dëshirën e shqiptarëve, as për inat të tyre. Ademi i kuptonte mirë këto koordinata të politikës globale, të cilat ishin vendosur në Jaltë e Teheran, Moskë e Nju-Jork, por këtë të vërtetë nuk e kuptonin ata që, Kosovën dhe lirinë e saj, i donin me emocione atdhetare, pa u mbështetur në gjendjen në terren dhe, për ta kundërshtuar tradhtinë sllave, luftuan në Ferizaj, Gjilan, Drenicë, Mirditë e gjetiu, duke i dhënë alibi pushtetit komunist të hakmerrej ndaj gjithë atyre që në çfarëdo mënyre i kundërviheshin.

Sipas dy dëshmive relevante të kohës, shihet se Adem Gllavica në luftën e Ferizajt kishte pranuar të hynte nën presion të bashkëluftëtarëve, të cilët nuk mund t'i bindte se komunizmi kishte triumfuar dhe çdo luftë do të ishte më tepër vëllavrasëse, ose serbët do ta shfrytëzonin si pretekst për likuidime, terrore bugosje të pashembullta, ashtu siç edhe ndodhën midis viteve 1945-1950 në Kosovë.

Dëshmia e parë ka të bëjë më atë që e sjell Ibrahim Grainca-Cërrnilla në kujtimet e tij “Deri në vdekje për atdhe”. Në kapitullin “Sulmi mbi Ferizajn, dhjetor 1944”, ai shkruan: ”Kah ora 23:00 e 2 dhjetorit 1944 dëgjova një automatik, u çova e dola shpejt, kur po dëgjoja Adem Gllavicën duke më thirrur - O Ibrahim eja se unë jam këtu”. Kur shkova, e pyeta se për çka ishin tubuar aq shumë njerëz, ai më tha se do t'i binin Ferizajt. Atëherë e pyeta: Po nëse e sulmoni, me kë do të luftoni? A e dini se krejt janë shqiptarë e duhet të luftojnë vëllau me vëlla? Ademi më dha të drejtë, por më tha se nuk kish ç't'i bënte Hamdi Mramorit. Ishte si i pavendosur plotësisht dhe më tha: ”Ibrahim, ti shko e rri në shtëpi, sepse unë nuk të them eja me ne, se ne edhe me e marrë Ferizajn, nuk mund e mbajmë më shumë se 2-3 ditë”.[18]

Dëshmia e dytë që tregon se Adem Gllavica e kishte të qartë se fitorja e komunizmit nuk mund të përmbysej, është ajo që autorit të këtij shkrimi i ka dhënë Shaban Kajtazi, oficer dhe udhëheqës i lartë i asaj kohe, në një intervistë në janar 2002 në Prishtinë: ”Një natë para se ta sulmonin Ferizajn forcat nacionaliste, unë operoja në terren si oficer dhe atë natë isha në konakun e Selman Muhocit (fshat 2 kilometra në veri të Ferizajt). Me Ademin kishim qenë shokë dhe ishim ende, pa marrë parasysh se tash ishim në taborre të kundërta. Kishte marrë vesh se ku ndodhesha, dhe përmes një korrieri më kishte dërguar një letër, në të cilën kërkonte të dinte se çfarë forcash operojnë në Ferizaj pas fitores së komunistëve më 17 nëntor 1944, dhe ankohej se ka presion për të sulmuar qytetin nga Hysen Tërpeza, Bahtir Dumnica e ndonjë tjetër, dhe dëshmia ime mund t'i shërbente për t'i bindur ata që të heqin dorë nga vendimi për sulm. I shkrova për gjendjen e forcave në terren, me theks të veçantë se sulmi do ta acaronte situatën ende jostabile, do të dëmtoheshin njerëz të pafajshëm dhe kjo do t'u jepte shkas forcave hakmarrëse serbe, siç kishte premtuar më 17 nëntor “Zhuti,[19] që të hakmerreshin mbi kësulbardhët. Të nesërmen, siç dihet, ndodhi sulmi, ku u vranë shumë shqiptarë, e pas tij edhe më shumë u likuiduan”.[20]

Pas luftës së Ferizajt (2 dhjetor 1944), asaj në Gjilan (23 dhjetor 1944), kryengritjes së Drenicës (janar-shkurt 1945) pushteti komunist filloi luftë pa kompromis dhe vendosi sistemin ushtarak, pasojat e të cilit ishin tragjike për shqiptarët dhe Kosovën.

Qëndrimi i forcave nacionaliste në terren ishte tëpër i vështirë, si për aktorët, si për ata që i mbanin me bukë dhe i strehonin. Lufta për shqiptarët jo që kishte mbaruar, por ajo po fillonte shumë më e ashpër se ajo që kishte përfunduar me kapitullimin e fashizmit. Adem Gllavica, duke i kuptuar këto rrethana më mirë se kushdo tjetër, sipas dëshmive që kanë transmetuar me gojë bashkëluftëtarët e tij dhe ato janë transmetuar për gjysmë shekulli, në Malet e Thepit e gjetiu u kishte thënë shokëve: “Komunizmi në këto troje, e edhe në Shqipëri, triumfoi definitivisht. Mos i besoni propagandës shkurtpamëse të atyre që nuk dijnë, se ky sistem do të zgjasë një muaj apo një vit. Ky sistem që po vendoset, do të jetë për 30 vjet e më tepër. Mos i besoni as propagandës joshëse të komunistëve për t'u dorëzuar, ata që i kanë duart me gjak, sepse komunistët do të jenë të pamëshirshëm ndaj kundërshtarëve pas kësaj që ndodhi muajt e fundit në Kosovë. Unë për vete nuk pajtohem ideologjikisht me këtë sistem, sepse është një sundim i ri sllav mbi shqiptarët andej e këndej kufirit”.

Ky mesazh i qartë i Adem Gllavicës, i dhënë në Bjeshkët e Thepit mbi Mirash, është transmetuar nga bashkëluftëtarët e tij që mbetën në Kosovë brez pas brezi, kurse nëpër oda, që ishin shkollë e kultivimit të ndjenjës kombëtare, kur emri i tij ishte i ndaluar të përmendej, pleqtë e Kosovës, të lodhur nga sundimi i gjatë komunist, shpreheshin me alegori: ”Më së miri për këtë murtajë e paska

ditur "Galqi". Ne mendonim se ajo do të zgjaste pak, me javë apo muaj, sepse na dukej shumë i varfër dhe me njerëz joautoritativë që po vendosej".

Vendimi për t'a lëshuar Kosovën në kushte të një sistemi ushtarako-policor, për forcat nacionaliste u bë i domosdoshëm, dhe ky vendim u mor në shtator të vitit 1945. U lajmëruan të gjitha grupet antikomuniste që vepronin asokohe në Kosovë për këtë vendim, dhe grupi i Adem Gllavicës e Hysen Tërpezës u nisën natën e 22 shtatorit 1945 në rrugën e gjatë e të pakthim për rreth 300 luftëtarë të lirisë, të cilët për gjysmë shekulli e ëndërruan Kosovën dhe lirinë e saj, por nuk e arritën, përveç tre sish:Adem Gllavica, e priti lirinë, por nuk mundi ta shohë Kosovën, sepse ishte i sëmurë dhe vdiq pas dy vjetësh;Hysen Tërpeza që pati fat të jetojë gjatë, u kthye përfundimisht në Kosovë, e shijoi aromën e lirisë, u çmall më shokë e miq dhe vdiq e u varros në atdhe më 2004, dhe Jusuf Bregu (Uka) që vizitoi Kosovën e lirë dy herë, në vitin 2000 e 2003, por vdiq në Australi dhe u varros atje ku jetoi 58 vjet.

Sipas vizionit të Adem Gllavicës, vendimi për t'ia kthyer shpinën Kosovës ishte i domosdoshëm, sepse Jugosllavia po forcohej ekonomikisht, politikisht dhe ushtarakisht, e përkrahur nga Lindja e Perëndimi, dhe ishte pranuar në OKB. Prandaj qëndrimi i mëtejmë i luftëtarëve nacionalistë në Kosovë ishte sa i rrezikshëm aq edhe i pakuptimtë për të ndërruar proceset shoqërore që po sillte fitorja e komunizmit në Kosovë, Shqipëri e shumë vende përreth.

Lidhur me këtë arratisje jashtë Kosovës, Adem Gllavica do të shprehej: "Unë u thashë:ata që e ndiejnë veten se nuk pësojnë gjë, le të dorëzohen, kështu të paktën i shpëtojnë familjet e tyre, ndërsa ata që mendojnë të rrinë të arratisur, e kanë gabim, sepse qeveria komuniste jugosllave ka me i detyruar familjet tuaja që t'u dorëzojnë ose t'u tradhtojnë. Qeveria s'ka për të lënë njerëz të arratisur në male, prandaj ju lutemi, hajdeni me ne".[21]

Sipas dëshmisë së Jusuf Sahitit në veprën "Kujtime-nga atdheu në mërgim" (babai i të cilit-Beqir Bajrami nga Pjetërshtica ka qenë në grupin e Adem Gllavicës), kjo golgotë e pashembullt ka zgjatur nga 22 shtatori deri më 1 nëntor 1945.[22] Kurse, sipas dëshmisë tjetër autentike të Jusuf Bregut-Ukës, i cili ishte pjesëmarrës i këtyre ngjarjeve: "nga Kosova ishim nisur 300 shqiptarë, ndërkaq në Greqi kemi arritur 150. Pra, 150 pjesëtarë na u vranë gjatë rrugës. Udhëtimi ishte tepër i vështirë, gjatë rrugës kishim shumë të plagosur, shumica prej të cilëve, duke e kuptuar situatën në të cilën ndodheshim dhe duke mos dashur të binin të gjallë në duart e komunistëve, na luteshin "O vëllezër, na vrisni? Na vrisni e mos na lini të gjallë të biem në duar të komunistëve serbë".[23] Sipas dëshmisë së njëjtë Brigada e Shefqet Peçit ishte më e pamëshirshmja në ndjekjen e këtyre luftëtarëve.

Gjatë qëndrimit për dy vjet në Greqi, ku grekët tentonin që të arratisurit shqiptar t'i shfrytëzonin si "mish për top", për t'i hedhur diversantë në Shqipëri, për të përmbysur gjoja regjimin e Enver Hoxhës, Adem Gllavica, si largpamës, e dinte se një gjë e tillë ishte e pamundur, prandaj i demaskonte këto përpjekje djallëzore të grekëve, jo pse i dhimbsej komunizmi, por sepse e kundërshtonte këtë viktimizim të shokëve të tij dhe e dinte se grekët përmes anglo-amerikanëve e kishin me hile.

Në kujtimet e tij për dërgimin e forcave diversante në Shqipëri për të përmbysur komunizmin, Jusuf Uka-Bregu thotë: "Në grupin që jemi përgatitur për misionin special për rrëzimin e regjimit komunist në Shqipëri, kemi qenë 80 shqiptarë. Jemi ushtruar nga anglo-amerikanët në një kamp në Munih, ku kanë qenë dikun rreth 350 veta. Komandanti ishte nga Shqipëria dhe quhej Qaush Basha. Ishte major me gradë, oficer me akademi të kryer në kohën e Mbretit Ahmet Zogu… Para se të niseshim në Shqipëri, në kamp erdhi Abas Ermenji, që në atë kohë ishte Kryetar i Ballit Kombëtar, Abas Kupi dhe vëllau i Gani Begut, Sahit Kryeziu. Ata na mbajtën një fjalim duke na thënë se ishim ushtarët e parë që po shkonim të luftojmë për atdhe, për t'çliruar Shqipërinë nga komunizmi. Kur u lëshuam me parashutë në Shqipëri, ishte dimër i madh. Prej të gjitha grupeve (gjashtë:i Shkodrës, i Vlorës, i Durrësit, i Korçës, i Elbasanit dhe i Gjirokastrës) grupi im (Te Dardha e Korçës) dhe ai i Vlorës arritëm të dalim të gjallë nga Shqipëria. Unë u plagosa në këmbë dhe në kokë nga forcat e sigurimit shqiptar, të cilat na zbuluan, sepse me kohë ishin informuar nga spiunazhi rus nëpërmjet Kim Filbit, spiun dhe zëvendësshef i Shërbimit të Intelengjent



Servisit dhe të KGB-së ruse. Rusët informonin sigurimin shqiptar për të gjitha grupet: Përbërjen e tyre, pajisjet, ku do të binin, ku, kur e kështu me radhë. Prandaj, sapo parashutat lëshoheshin në tokë, ishim të rrethuar nga të gjitha anët, madje edhe me qenë të dresuar ushtarakë.

Grupi im shpëtoi, sepse ishim afër kufirit grek dhe u lëshuam te Dardha e Korçës. Kur unë u plagosa, shokët më vendosën në një batanije dhe deri në territorin grek më tërhoqën zhag nëpër borë. Kur hymë në territorin grek, e kishim parullën dhe amerikanët erdhën me helikopter, më dërguan në spital në Athinë, ku u shërova për tre muaj”.[24]

Se këto dëshmi janë të vërteta, saktëson edhe Shaban Kajtazi, oficer i lartë në UDB-në jugosllave në vitet ’50: ”Ne nuk e dinim të vërtetën dhe mahniteshim me sukseset e shtetit shqiptar në likuidimin e diversantëve. Me BRSS-në kishim asokohe marrëdhënie të tensionuara për shkak të konfliktit me Informbyronë në mes Stalinit dhe Titos. Më vonë e kuptuam të vërtetën që na e servuan rusët pasi u përmirësuan këto marrëdhënie në vitin 1955, se Kim Filbi kishte qenë spiun i dyfishtë i Intelegjenc Servisit anglez dhe KGB-së ruse, që i lajmëronte rusët, e ata sigurimin shqiptar, për zbarkimin e diversantëve në Shqipëri”.[25]

Meqë kishin kundërshtuar politikën greke të dërgimit të diversantëve në Shqipëri, kjo qeveri i kishte shpërndarë në lindje e perëndim të përndjekurit shqiptarë, por tre intelektualët më eminentë të këtij grupi:Adem Gllavicën, Ibrahim Kelmendin dhe Luan Gashin, i kishin burgosur dhe mbajtur në burg rreth katër vjet. ”Komiteti Shqipëria e Lirë”, organizatë e Ballit Kombëtar, kishte organizuar daljen e Adem Gllavicës dhe Ibrahim Kelmendit nga Greqia, me anë të aviacionit amerikan në Gjermani, kinse të veshur diversantë, që nga Gjermania do të sulmonin Shqipërinë. ”Siç duket, vetëm në këtë mënyrë, shpjegon Ademi në një letër, mund të braktisnim Greqinë”. Këtë organizim të daljes së shokëve të tij nga Greqia, e kishte përgatitur Luan Gashi që asokohe, i liruar nga burgu pak më herët, kishte filluar të punonte në Ambasadën Amerikane në Athinë.

Meqë e dinte se kthimi në atdhe ishte i pamundur së paku për 30 vjet e më tepër (kështu u kishte thënë edhe shokëve në Kosovë), Adem Gllavica nga Gjermania vendosi të shkonte në Australi.

“Shumë shokë të mi, të penës e të pushkës, i dërguan në Perëndim, Evropë, Amerikë e vende të tjera. Vetëm mua, Ibrahim Kelmendin dhe Luan Gashin na mbajtën katër vjet në Greqi. Oferta kisha pasur disa herë për Amerikë, por unë arsyetoja:meqë jam agronom, kam vendosur të heq dorë nga politika dhe të merrem me punë shkencore në bujqësi. Për këtë qëllim ia vlen të shkoj në Australi” - shkruan Ademi në një letër të viteve ‘80.

Para se të nisej për në Australi nga Gjermania, ku kishte dy djem të axhës (Beqën, që kishte qenë truprojë e tij në Kosovë e nga Greqia kishte kaluar në Gjermani, dhe vëllanë e tij, Selimin, që tanimë kishte vite që në Gjermani punonte veteriner në Munih), Ademi, të cilit i kishte humbur diploma e fakultetit gjatë rrugës për Greqi, vendosi t’i shkruante një profesori kroat, që, siç thotë, ishte “gjermanofil”, që mundësisht një kopje të diplomës të Universitetit të Zagrebit t’ia dërgonte në Melburn të Australisë. Profesori kroat kishte marrë porosinë dhe një kopje të diplomës e kishte nisur për Australi, e cila kishte arritur atje ende pa shkuar Adem Gllavica. Në Dekanat të këtij fakulteti i thanë që, për t’ia njohur dhe nostrifikuar diplomën, duhej t’u shtrohej edhe tri provimeve brenda një viti, por “Galqi”, që ishte inteligjent e plot elan, kishte kërkuar të hynte në provim menjëherë dhe, brenda tri javësh, i mori të tri provimet për të marrë diplomën e Universitetit të Melburnit dhe pastaj vendos në qytetin Tatura të shtetit Viktoria, ku punoi në Tatura Horticultural Research Station, deri në pension.

## 6. Veprimtaria shkencore e Adem Gllavicës-Selimit

Instituti në të cilin punoi Adem Gllavica, ishte nga më të njohurit jo vetëm në Australi. Ëndrra e “Galqit” për t’u bërë shkencëtar, u realizua në këtë institut, jo në Kosovën e robëruar.

Në revistat më prestigjioze australiane për agrokulturë, degë kjo shumë e zhvilluar në këtë kontinent, thuaja në çdo numër ai do të botonte studimet e tij të shumta e me vlerë. Me kumtesa të ndryshme merrte pjesë në shumë kongrese e takime ndërkombëtare për agronomi, duke përfaqësuar denjësisht kontinentin australian. Në këtë mes duhet përmendur referati i tij brilant mbajtur në Hamburg të Gjermanisë në Kongresin e 21-të Botëror të Hortikulturës, në fund të gushtit 1972. Ai pati korrespondenca të përhershme me të gjitha revistat botërore dhe ekspertët botërorë të hortikulturës. Nga korrespondencat e kohës mund të dokumentohet se institutet më prestigjioze për pemëtari i luteshin dhe kishin nderin që në revistat e bibliotekat e tyre të botonin dhe të ruanin separate e artikuj nga më të ndryshmit për eksperimentet e tij në botën e pemëve (sidomos të mollëve, që ishin specializim i ngushtë i tij).

Në 58 punimet e evidentuara si kërkesa që i bëhen këtij agronomi me famë botërore për t’i botuar studimet e tij në vendet e ndryshme të botës, është kjo laryshi gjeografike:në Afrikën e Jugut u botuan 8 punime shkencore nga kjo fushë; në Angli 1, Australi 7, Belgjikë 1, Brazil 1, Bullgari 2, Çekosllovaki 1, Francë 6, Gjermani 6, Greqi 1, Holandë 1, Itali 1, Jugosllavi 1, Kanada 7, Poloni 2, Saravak 1, ShBA 4, Spanjë 5, Zelanda e Re 2 etj.

Më pak se me punë shkencore, Adem Gllavica në Australi u mor me veprimtari kombëtare. Ai nuk ishte atdhetar eruptiv, por e shquante të qenët i përkorë; nuk ishte përrua që shteron, por ishte det i gjerë e i thellë. Me politikë, që kur e kishte lëshuar Kosovën, kishte vendosur të mos merrej në mënyrë aktive.

Megjithatë, edhe pse larg atdheut, ai interesohej shumë për Kosovën dhe rrjedhat në Shqipëri dhe kishte informacione të qarta. Për ngjarjet studentore të vitit ‘81 në Kosovë, të cilat kishin tronditur edhe opinionin botëror, Adem Gllavica kishte informacion përmes medieve. Si vizionar që ishte, siç e kishte mësuar përvoja, në një letër të datës 5 maj 1981, që do t’i shkruante shokut të tij në Ferizaj, Ymer Hoxhës-Zaskokut rreth këtyre ngjarjeve, do të thoshte: ”Inshallah tash puna është qetësue, por sipas gazetave, hala çypi (Kosova) me pasul është tue vlue”.[26]

Tërë jetën mbajti letërkëmbim me shokët e idealit dhe intelektualët më eminentë shqiptarë në mërgim:Xhafer Devën, Luan Gashin, Rexhep Mitrovicën, Rexhep Krasniqin, Pajazit Boletinin, Muharrem Bajraktarin, Abdyl Hencin, Mustafa Krujën, Ernest Koliqin, Abas Ermenjin, me djemtë e nipat e shokëve të luftës etj.

Çdo tre muaj takohet tradicionalisht me shqiptarët e Australisë, të cilët i informonte për rrjedhën e ngjarjeve në botë, Shqipëri e Kosovë. Dita e 28 Nëntorit, pra Festa e Flamurit e gjente atë së bashku me Ibrahim Kelmendin, Jusuf Ukën e shqiptarët e tjerë duke uruar njëri-tjrtrin.

Adem Gllavica udhëtoi shumë në vende të ndryshme të botës. Më së shumti në Gjermani, ku kishte dy djem të axhës dhe qëndronte në çdo dy vite nga dy-tre muaj. Në Afrikën e Jugut shkonte vazh-

dimisht, sepse në Universitetin e Johanesburgut ishte profesor i agronomisë.

### 7. Takimet mallëngjyese me gruan dhe djalin pas 46 vjetësh

I martuar me mësuesen tiranase Vezire Gjurakun në Kosovë, Adem Selimit i kishte lindur djalë. Për shkak të rrethanave që u përshkruan, Ademi u detyrua të merrte rrugën e mërgimit. Me gruan dhe djalin foshnjë njëmuajshe, u ndanë në shtatorin e vitit 1945, për t'u takuar sërish me të dy në vitin 1991 në Tiranë.

Në sistemet totalitare presionet më të mëdha që u bëhen kundërshtarëve të sistemit, janë ato përmes familjes. Kështu i ndodhi edhe Adem Selimit, gruas së tij dhe djalit. Ai e dinte, e veçmas pasi u vendos në Australi, asnjë lajm për ta, kurse sigurimi mblidhte të dhëna për t'i shantazhuar pastaj të dy palët, kur t'i duheshin. Siç thotë vetë në një letër në vitin 1955, ai i drejtohet Ambasadës Shqiptare në Paris për të mësuar për fatin e tyre, por përgjigjja e shtetit shqiptar ishte:" Këta persona nuk ekzistojnë në Shqipëri".

E njëjta gjë i kishte ndodhur edhe gruas. Ç'është e vërteta, ajo nuk guxonte ta kërkonte Ademin, por Sigurimi e dinte se ishte gruaja e tij dhe me dëshmi të rreme i sjellin lajmin e kobshëm pas tre vjetësh: "ky oficer jugosllav është vrarë nga forcat e Sigurimit këtu e këtë ditë", siç pohon vetë zonja Vezire. Pas këtij lajmi, ajo vendos të rimartohet, për të rritur Bardhylin që kishte vetëm tre vjet e gjysmë.

Të gjitha letrat që Adem Gllavica ua kishte dërguar shokëve e miqve në Tiranë (që nuk ishin të paktë), kishin përfunduar në duar të Sigurimit të shtetit, për t'i pasur alibi që të burgoseshin të gjithë ata që kishin letërkëmbim me "armikun e popullit", siç cilësohej dhe antikomunistët e tjerë për një gjysmë shekulli, nga diktatura.

Bardhyli e kishte ditur se biri i kujt ishte që nga fillimi. Zonja Vezire thotë: "Bardhyli ishte i urtë e inteligjent. Vazhdimisht doja ta nxisja që në mësime të jetë më i miri. I thosha:A e di i kujt je!A e di çfarë babai ke!Ai ishte mbi të gjithë! Për të flet e gjithë Kosova dhe malet e saj! Dhe Bardhyli që trashëgoi shumëçka të Ademit, ndonëse me shumë peripeci dhe i survejuar në çdo hap, kreu fakultetin dhe arriti të bëhet pedagog matematike në Universitet".[27]

Në anën tjetër, Bardhyli shprehet: "Në sistemet e tilla çfarë u rrita e u shkollova unë, të kesh histori të prindit çfarë pata unë, të jesh pinjoll i një kundërshtari të sistemit, më tepër ishte përgjegjësi sesa krenari. Krenaria është vlerë që çmohet në sistemet demokratike, e jo nga diktaturat çfarë ishte mjerisht ajo shqiptare".[28]

Shkaku i dhuratave që u kishte dërguar Bardhylit dhe gruas së tij, Vjollcës (mjeke), atë e degradojnë nga mësimdhënës i fakultetit, në mësues fshati për 15 vjet me radhë, deri pas rënies së diktaturës.

Kur u rrënua diktatura në Shqipëri, babai e kishte ftuar Bardhylin që të shkonte në Australi, por çështja e procedurave ligjore rreth vizave e pasaportave ishte bërë shkak që të mos takoheshin edhe për një kohë.

Janë mallëngjyese rrëfimet e Bardhyl Selimit, kur në vitin 1991 takohet, pas 46 vitesh, me babanë e tij: "Ai kishte ardhur në Gjermani dhe më tha të shkoja edhe unë në Munih, që ta takoja. Por, nuk ma jepnin vizën. E mora një vizë italiane, të cilën ma dërgoi tezja që asokohe jetonte në Romë. Babai erdhi në Romë dhe, për herë të parë, e pashë kur u takuam në stacionin e trenit në këtë qytet. Desha të shkoja me të në Gjermani, por sërish më pengoi mungesa e vizës. Pas disa muajsh ai erdhi në Tiranë. Ishin momente mallëngjyese kur u takuan me nënën pas 46 vitesh. Ishin ndarë të rinj, në lulen e rinisë, ai agronom e kjo mësuese, dhe shiheshin tani pleq" - fshin sytë e përlotur Bardhyl Selimi duke e përqafuar zonjën Vezire, nga e cila nuk mund të ndahet, siç thotë: "edhe kur nuk e shoh, dy-tri herë në ditë e thërras në telefon, sepse më ka rritur me përkushtim dhe mundime të mëdha".

Adem Gllavica erdhi edhe një herë në Tiranë më 1994, e kësaj here edhe në Shkup për t'i takuar të afërmit e tij dhe... për të mos u parë më kurrë.

Ajo që i ka mbetur brengë në zemër Bardhylit, është se pak para se të vdiste, babai i sëmurë i kishte thënë që të shkonte e ta merrte, se ishte verbuar dhe donte të vdiste e të varrosej në Shqipëri. Kjo dëshirë e tij nuk u realizua sërish për shkak të procedurave burokratike me vizat.

Ademi në Australi ishte martuar me një gjermane, zonjën Betty, me të cilën pati dy fëmijë, djalin Hansin dhe vajzën Nina. Gruaja i kishte vdekur më herët dhe për të kohët e fundit ishte kujdesur shumë një mikeshë e tij gjermane, me të cilën pati kontakte për një kohë të gjatë, sa herë që shkonte në Gjermani. "Zonjës Christel Brunk, që ishte infermiere, burri i ishte vrarë në Rusi dhe ajo ishte mikeshë e babait. Kur vdiq ai, më 4 shkurt 2001, urnën me hirin e trupit të tij, zonja Brunk e mori me vete dhe e varrosi në varrezën familjare, pranë burrit dhe motrës së saj, ku pret që, kur të vdesë, të varroset edhe ajo vetë. Të tjerat gjëra të babait i morëm nga zonja Brunk, përveç hirit të trupit të tij, kurse varrin e tij në Munih e kam vizituar e do ta vizitoj sërish" - përfundon Bardhyl Selimi duke rrëfyer për babanë, njërin ndër vizionarët më të mëdhenj që pati Kosova në gjysmën e dytë të shek. XX.

Ai ishte optimist i papërmirësueshëm dhe ëndrrën për ta parë Kosovën të lirë e sovrane, e kishte bartur gjysmë shekulli me vete ngado që kishte shkuar, pa e shuar asnjëherë, duke i sfiduar valët e jetës që e sollën në pikën më të skajshme të rruzullit tokësor. Optimizmi i tij ishte një prush i pashuar, sepse edhe atëherë kur ishte i sëmurë në shtratin e vdekjes, në prag të bombardimeve të NATO-s, në një intervistë që transmetoi TV satelitor i Tiranës, pati thënë: "Shqiptarët janë në prag të fitores e pavarësisë, sepse bota demokratike është në anën e tyre. Edhe unë me shokët e mi kemi luftuar, edhe Shaban Polluzha me shokë. Kishim edhe ushtri, por fryma e kohës ishte kundër nesh, prandaj i humbëm luftërat. Kësaj here shqiptarët do të fitojnë definitivisht".

---

*Fusnotat:*

* Intervista me zonjën Vezire Mezini (1923), e cila sot jeton e pensionuar nga mësuesia në Tiranë, u bë më 2 maj 2008 në Tiranë.

18. Dr. Muhamet Shatri, "Ibrahim Graínca-Cërrnilla-deri në vdekje për atdhe"-kujtime, Prishtinë, 2006, faqe 172.
19. "Zhuti" ishte Jovica Popadiq, Komandant i Brigadës së II-të të Kosovës, i cili ditën e çlirimit komunist të Ferizajt më 17 nëntor 1944 kishte kërkuar hakmarrje të hapët ndaj shqiptarëve për gjoja " atë që kanë bërë ndaj serbëve gjatë viteve 1941-1944".
20. Dëshmi të Shaban Kajtazit dhënë autorit në Prishtinë, janar 2002.
21. Gani Demiri-Ratkoceri, vepra e cituar, faqe 88
22. Cituar sipas Jusuf Sahiti - "Kujtime- nga atdheu në mërgim", Izmir, 2005, faqe 55.
23. Skender Zogaj, "Jusuf Uka-Bregu-luftëtar i paepur i Ballit Kombëtar", Prishtinë 2002, faqe 43.
24. Po aty, faqe 93-95.
25. Sipas dëshmive të Shaban Kajtazit, intervistë e pabotuar dhënë autorit, janar 2002, Prishtinë
26. Cituar sipas letrës së Adem Gllavicës dërguar Ymer Hoxhës-Zaskokut në Ferizaj, më 5 maj 1981, faqe 1.
    Letra që të mos e lexonte dikush tjetër përveç Ymer Hoxhës, është e shkruar me alfabetin cirilik, kurse fjalët janë shqipe.
27. Intervistë e autorit me zonjën Vezire Mezini, Tiranë, 2 maj 2008.
28. Intervistë e autorit me Bardhyl Selimin, Tiranë, 2 maj 2008.

# Mulla Sylë Jakup Rexhepi - Ivaja Imam e arsimdashës që nuk harrohet

Ndër imamët që kanë mbetur në kujtesën e popullit për kontributin që dhanë për edukimin dhe arsimin fetar e kombëtar në Anamoravë, është edhe mulla Syla, imam i Germovës e Smirës së Vitisë (1920-1938) dhe mësimdhënës në medresenë "Atik" të Gjilanit (1936-1944).

Mulla Syla la dy djem. Muhamedin (1932) dhe Jakupin.

Mulla Syla u lind në Ferizaj më 1896. Rrjedh nga një familje hoxhallarësh nga Kaçaniku, me prejardhje nga fshati Ivajë i komunës së Kaçanikut, e cila dha pesë breza hoxhallarësh. Hoxha i brezit të parë të kësaj familjeje ishte mulla Maksuti, i brezit të dytë mulla Alia, i brezit të tretë mulla Rexhepi, i brezit të katërt mulla Jakupi dhe të brezit të pestë mulla Syla dhe vëllai i tij, mulla Hasani. Degëzimi gjenealogjik i kësaj familjeje nuk është i plotë, prandaj, si familje hoxhallarësh mund të ketë pasur edhe hoxhallarë të tjerë nga radhët e vëllezërve të hoxhallarëve të përmendur.

Sipas djalit të madh të mulla Sylës, Muhamedit, Hoxha i parë, mulla Maksuti kishte lindur në Ivajë të Kaçanikut. Kishte mbetur jetim, pa prindër, po rrethanat në të cilat kishte mbetur jetim, nuk dihen. Në mbikëqyrje e paska pasë marrë zyrtari përgjegjës i Kaçanikut. E kishte shkolluar në Stamboll, ku paska marrë titullin i aftësuar për mbrojtjen dhe interpretimin e Sheriatit, sepse: *"njeriu është qenia më e çmuar në botë"*.

Pas mbarimit të shkollës në Stamboll, u emërua në detyrën e Myftisë ose të Kadisë në rrethin e Kaçanikut, i cili bënte pjesë në sanxhakun e Shkupit. Detyra e lartë zyrtare dhe rrethi i gjerë e i lartë intelektual i mulla Maksutit ndikuan që kjo familje me prejardhje fshatare të bëhej një familje intelektuale fetare, kurse qëndrimi në Kaçanik dhe më vonë në Ferizaj, në një mjedis thjesht shqiptar, mundësoi ruajtjen e gjuhës kombëtare si gjuhë familjare dhe të traditave kombëtare, po ashtu si tradita edhe familjare.

Ndërkohë mulla Maksuti kaloi në Ferizaj. Nuk dihet koha dhe shkaku i vendosjes së tij në Ferizaj, madje edhe saktësia e datës së kësaj shpërnguljeje nuk është e padiskutueshme. Mulla Maksuti la mulla Alinë, për të cilin nuk dihet më tepër sesa la vetëm një djalë, mulla Rexhepin, i cili pati 4 djem, dy prej të cilëve hoxhallarë - mulla Jakupi dhe mulla Ilazi, kurse për dy të tjerët nuk dihet asgjë. Mulla Jakupi u shkollua në Stamboll dhe shërbeu në Ferizaj - Saraishte, në Xhaminë e vogël. (Kjo e dhënë është për t'u verifikuar, për shkak se Ferizaj është vendbanim i ri dhe shërbimi në Xhaminë e Vogël lidhet me kohën e ndërtimit të saj.) Për mulla Jakupin nuk ka të dhëna të tjera përveçse varri i tij dhe i së shoqes gjenden në hyrje të Sejevës në drejtimin Ferizaj - Gjilan. Kjo mund të ketë ndodhur në tetor të vitit 1912 kur ndodhi Lufta e Ferizajt që filloi ditën e dytë të hyrjes së ushtrisë serbe në këtë qytet, atëbotë qytezë. Është e njohur masakra serbe mbi popullsinë e Sejevës, ku pati më shumë se ... të vrarë sipas Leo Freundelich[1], kurse sipas kujtesës së vendësve, kishte edhe shumë të tjerë, në mesin e të cilëve 13 vetëm të familjes së mulla Veliut, me ta edhe mulla Nebiu.[2]

Baba i mulla Sylës, mulla Jakupi ishte aktiv në Lëvizjen Shqiptare në vitet 1908-1912 dhe mori pjesë në Luftën e Nikocit kundër Dërgut pashës. Ishte i pranishëm kur u vra Bashota nga Vushtria, varri i të cilit gjendet mbi fshatin Smirë dhe quhet Varri i Bashotës.

Luftërat Ballkanike (1912/1913) dhe Lufta e Parë Botërore (1914-1918) sollën padrejtësi me pasoja të mëdha si ndaj çështjes shqiptare, ashtu edhe ndaj islamizmit në Ballkan. Panhelenizmi ortodoks ruso-grek dhe pansllavizmi ruso-serb, pjesërisht të përkrahur edhe nga imperializmi i Fuqive të Mëdha Evropiane, në emër të shkatërrimit të Perandorisë Osmane dhe lirimit nga islamizmi në Ballkan, penguan formimin e shtetit etnik e laik shqiptar në hapësirën e banuar me shqiptarë[3] dhe bënë krime të shkallës së holokaustit ndaj shqiptarëve dhe myslimanëve joshqiptarë sipas programeve genocidiale të mëparshme, të cilat parashikonin sllavizimin e helenizimin dhe ortodoksizimin total të Ballkanit, duke djegur e shkatërruar ekonomitë familjare, duke vrarë, therur e prerë popullsinë e pafajshme dhe duke i shpërngulur e dëbuar shqiptarët dhe kolonizuar trojet e tyre me popullatë sllave dhe helene.

Në vitin 1918, mulla Syla kishte vendosur të shpërngulej në Turqi. Ishte nisur me tren për Shkup, prej nga do të vazhdonte rrugën për ku të ishte kësmet, sepse vetëm kështu do të shpëtonte qenien e tij njerëzore dhe fetare. Gruaja e tij, bijë e Shushkëve dardhishtas të Binçës, nuk ishte e këtij mendimi. Mendonte ndryshe dhe, duke ia kujtua amanetin e babë Jakupit dhe fuqinë e pakufishme të Madhërisë së tij, Zotit i qofshim falë, arriti ta bindte se shpëtimi është më i lavdishëm tek Zoti kur arrihet me qëndresë e vështirësi, sesa kur kërkohet të arrihet me ikje e lehtësi.
*"Të paça ngue grue..., por mbaje men', njeti e kismeti, nuk po u ditkan...*



*Hajri e sherri dhe qari e zarari janë vllazën... Nuk due ta nij zanin pse bamë kështu e jo ashtu!...”*

Në Han të Elezit zbritën nga treni. U kthyen në Germovë të Moravës së Epërme. Gërmova është fshat karakteristik për xhaminë e parë në këto anë dhe për kadiun e kazasë së Gjilanit që nga vitet dyzet të shekullit XIX, kur në këtë post ishte Tahir-Efendia i këtij fshati.[4] Këtu qëndroi një vit, pastaj kaloi imam në Smirë. Në fillim u vendos për të banuar tek Tafa i Hoxhës, i biri i mulla Ramës. Mulla Rama u vra bashkë me shumë bashkëfshatarë, nga serbët më 1912, kurse Tafa jetëgjatë shpëtoi me disa plagë në trup, u shërua dhe vazhdoi degën gjenealogjike të lagjes së Hoxhëve të Smirës. Pas një viti, mulla Syla bleu truall dhe ndërtoi shtëpi në Smirë. Këtu kreu detyrën e imamit të xhamisë deri më 1936. Si imam zyrtar ushtronte edhe detyrën e regjistruesit të të lindurve dhe të vdekurve myslimanë, libri amë i të cilëve është edhe sot. Gjendet në Bujanoc, ku është vendosur edhe tërë dokumentacioni i Zyrës së vendit të Goshicës. Për disa vite në fillim është i shkruar me alfabet arab ose osmano-turk dhe jeni turqisht, ndërsa për vitet e mëpastajme me alfabet cirilik serb.

Gjatë qëndrimit në Smirë, që në vitet e para organizoi ndërtimin e godinës së mejtepit, me dy mësonjtore, një të madhe dhe një më të vogël; njëra për djem e tjetra për vajza, dhe një zyrë ndërmjet, me dy dritare, prej nga kontrolloheshin sjelljet e nxënësve në mësonjtore[5]. Nga ky mejtep dolën shumë hoxhallarë, si mulla Nebiu, mulla Aliu, mulla Nazifi, mulla Shabani, mulla Hetemi, mulla Bakiu, mulla Raifi, mulla Arifi, mulla Rama, mulla Jusufi, mulla Mehmet Dika, mulla Mehmet Azemi etj. si dhe disa femra, nga të cilat u dallua dhe veproi e vepron hoxhanica Nafije Lohu-Tafa, fëmijët e të cilëve, përfshirë edhe vajzat, ishin nga të parët që kryen shkollën tetëvjeçare, shkollat e mesme dhe shkollat e larta e fakultete të ndryshme dhe ndihmuan e ndihmojnë në çështje kombëtare, atdhetare dhe fetare.

Kushtet e mësimit në mejtepin e Smirës ishin shumë të vështira. Mungonin librat, lapsat e fletoret. Shkrimi bëhej në dërrasa të zeza të vogla me vija dhe me katrorë. Shkruhej me “krezhul”. Më vonë dolën letrat katërqoshesh, të cilat paloheshin e bëheshin si fletore 4 - apo 8-fletëshe.

Mulla Syla, si arsimdashës që ishte, i këshillonte fshatarët që të shisnin tokën për të shkolluar fëmijët, sepse fëmija i shkolluar jo vetëm që mund të riblejë tokën e shitur, por mund edhe ta shtojë atë për disa herë më shumë sesa ishte toka e shitur për t’u shkolluar. Kjo mundësi argumentohej me shembullin e tij, i cili kishte blerë disa hektarë tokë, dhe me vargjet poetike, që i recitonte e i recitojnë edhe sot ish-nxënësit e nxënëset e tij:

*Jazik knim kush nuk ka.*
*Aj dynja nuk ka pa,*
*Qorr ka m’etë...*

Verifikimin e diturisë së përvetësuar te mulla Syla në mejtepin e Smirës e bënte komisioni verifikues i përbërë nga myftinj, myderrizë e hafëzë të dalluar, si mulla Idriz Gjilani, mulla Raifi, mulla Sylë Terpeza, Abdulmexhit, Abdulhadi dhe Hafuz Abdullah Prizreni.[6] Mejtepin e vizitonin edhe Haxhi Rrustemi, Hasan Efendija, Hafuz Beqiri, Ismajl Hakia etj.

Mulla Syla, si pasardhës i një familjeje intelektuale, kishte rreth të gjerë miqësie e shoqërie intelektualësh shqiptarë. Kishte miqësi me Musli Sejevën, me mulla Beqën e mulla Sadrinë e Komogllavës, Emshir Terpezën, mulla Mehmet Shehun dhe myftiun Ilmi Klaiqi të Gjilanit, Hamdi Xhelë Pozheranin, Tafaliajt e Komogllavës, Doganajt e Ferizajt, Hafiz Abdylin e Prizrenit etj.. Ishte nip Shkupi. Dajat e tij kishin pozita fetare në Jahja Pashë dhe Lisicë të Shkupit. Kishte nipat e vet në Lushnjë të Shqipërisë, me të cilët kontaktonte. Kur shkonte atje, kontaktonte edhe me personalitete të larta kulturore, fetare e politike. Hafiz Abdyli i Prizrenit vinte edhe në Smirë. Kishte gramafon. Ishte largpamës. Ai thoshte se do të vijë një kohë kur e tërë bota do të shihej në një kuti si të ishte në pëllëmbë të dorës.[7]

Autoriteti dhe ndikimi i mulla Sylës në popull, jo vetëm që brengoste zyrtarët kolonë serbë të komunës së Vitisë e rrethit të Gjilanit, por edhe i nxiti ata të thurnin intriga për të bëra e të pabëra të tij, me qëllim që të mblidhnin të dhëna për të ndërmarrë masa administrative. Kështu ia kurdisën akuzën se po bashkëpunonte me kontrabandistë të duhanit dhe se po e fshihte duhanin në tavan të mejtepit, se po shpërndante libra shqip, se po lexonte poezi shqipe, etj.[8]; se, në bashkëpunim me Hafiz Abdylin, po përgatisnin komplot kundër shtetit, se po bashkëpunonte me elementët e mbetur të kaçakëve, të cilët kishin gjetur strehim në pronat e mulla Sylës të blera nga drenogllavasit të shpërngulur për në Turqi etj.

Zyrtarët kriminelë serbë shkuan aq larg, sa organizuan djegien e bletëve dhe rrahjen e të vëllait, mulla Hasanit.

Të gjitha këto akuza, ndjekje e përndjekje u bënë shkak që mulla Syla të largohej nga Smira.

Në vitin 1936 mulla Syla kaloi në Gjilan, ku ishte mësimdhënës në medresenë “Atik”. Në fillim u vendos në shtëpinë e mulla Idrizit e më pastaj bleu shtëpi. Këtu pati rast të punonte me hoxhallarë të njohur, si mulla Idriz Gjilani, myderriz Haki Efendiu, Hasan Efendiu i Gjakovës e të tjerë, të cilët kundërshtonin pushtetin radikal e përkrahnin opozitën demokratike dhe ishin kategorikë kundër marrëveshjes me Turqinë për shpërnguljen e shqiptarëve atje. Për këtë arsye dhe për të drejta më të mëdha të shqiptarëve, ata patën organizuar një de-



Gjilani (foto 1945)

monstratë, në të cilën patën marrë pjesë medresantët dhe shumë gjilanas atdhetarë e arsimdashës.[9]

Në vitet e pushtimit fashist (1941-1944) mulla Syla ishte në radhët e atyre që përkrahën përhapjen e shkrim-leximit në gjuhën shqipe, si në shkolla fetare ashtu edhe në ato laike, në radhën e atyre që e dinin se lufta është e përkohshme dhe se pas saj pason fitorja e Aleancës Antifashiste, - dhe u radhit në radhët e veprimtarëve kundër Aleancës ruso-sllave, qofshin ata demokratë apo komunistë. Për këtë pati një kundërshtim edhe me nënprefektin e nënprefekturës së Gjilanit. Ishte anëtarësuar dhe zgjedhur në parinë e NDSH-së. Përkrahjen e tij, që i jepte përdorimit të shkrim-leximit dhe gjuhës shqipe si gjuhë mësimore në medrese, e përmend edhe Abdylaziz Veseli, por me mbiemër Terpeza[10], pa e ditur se hoxhë Sylë Terpeza kishte vdekur më 1926.

Mulla Syla, me 150 bashkëluftëtarë, me 16.XI.1944, në Kmetoc i doli përpara ushtrisë bullgare komuniste, që po u paraprinte partizanëve serbë. Bullgarët i thanë se ishin në kalim dhe se me ta s'kishin asgjë[11].

Nga fundi i vitit 1944, mulla Syla, ashtu si edhe shumë të tjerë, u burgosën dhe u likuiduan ditën e parë pas luftës së Gjilanit të vitit 1945, pa kurrfarë procedure gjyqësore. Djali i tij, Muhamedi, rrëfen se derisa ishte në burg, kohë pas kohe i dërgonin gjëra ushqimore dhe kontaktonin me të. Një ditë e kishte pyetur se a kishin përgatitur ndonjë hatme dhe i kishte porositur që, nëse nuk kishin hatme të përgatitur, ta bënin atë, sepse, "Insan halli", mund të kishin nevojë për të. Ditën kritike, kur shpërtheu lufta e Gjilanit, Muhamedi kishte dalë në rrugë dhe u ishte bashkuar të tjerëve e kishte marrë pjesë në aksionin për çlirimin e burgut.

Lajmin për likuidimin e mulla Sylës, familja e mori nëpërmjet nipit të Ismajl Çaush Manit, Ahmetit të Ibrahim Mehës, i cili e kishte parë me sy rezistencën e fundit që po bënte i ndjeri mulla Syla.

## Mulla Syla autor i ilahive në gjuhën shqipe

*Eni talebe, eni vllazni*
*Ta këndojmë ni ilahi*
*-Na e dim se Allahu asht nja*
*-Pejgamerin e dimë hak*
*-Na vllazni duhet ta dijmë se jem shqiptar Kosovali,*
*e jo turq anadollëli*
*-Kadri Hoxha fjale ka çue*
*-Në mejtepe ju me shkue*
*xhem e çika pa ja da.*
*-Selam ju baj or vllazni,*
*se për Kosovë kemi tapi,*
*të marojmë, shpia, mejtepe e xhamia,*
*Prej këtij veni sun na lunë as mret as 7 kralia*[12]

*Hajde t'knojmë ilahi*
*Për me ditë se ka allah*
*La ilahe ilo - llah.*
*Kur vjen shpirti për me dalë*
*Sikur vorba kur merrë valë*
*La ilahe ilo-llah.*

## Ilahi për të vdekurin

*Qerja m'u ka zbeh*
*Hem huxhuti m'ka lanë*
*Kush e di kur'anin e knon*
*Mos rri kurr, biri istikfa*
*La i lahe ilollah*

*Thirrma hoxhën lë t'më lanë*
*Hëm sabitë lë t'naj pajton*
*Me ujë t'vokt na paçtojnë*
*Ham me sapun na shkumojnë*
*La ilahe ilollah*

*Me bohar na timojnë*
*Ham te vorri do t'na çojnë*
*Me qefinë na pshtjellojnë*
*Më tri dizga na shtërngojnë*
*Ham te vorri do t'na çojnë*
*Dhe do t'na palojnë,*
*N'dhe na lëshojnë,*
*Me drrasa na ngujojnë,*
*Ham tallkinin na e k'nojnë*
*La ilahe ilollah.*

*Ilaneti qetër s'ban,*
*Na kërkon nëpër damar.*

*Shka ka hjekë hasreti Ademi.*
*Mjerë na t'mjerë dushmanë që kemi.*

*Jazik knim kush nuk ka,*
*Aj dynjanë kurrë se ka pa,*
*Qorr ka metë për dajma.*

*Shka m'i ba alinetit?*
*Sja vnon Veshin vetit*
*Qysh a emri i hakit.*

*Unë do t'tutna qi do t'kaj*
*Ashke gjynahet qysh i lajmë*
*Udha marë, o shokë dosllarë*
*Ju qe kha keni me ardhë.*
*Udha marë o ju vllazni,*
*ku qetu keni me hi.*
*Unë do t'kthehëm e ibadet do t'baj.*

*Tri melaq na rrinë n'kamë.*
*Gjebraili suval na banë.*
*Qysh ke shku' me babë e nanë?*
*Mirë janë kanë, mirë i kam lanë.*
*Vijnë tri melaqe e truq na bajnë*
*Unë do t'kthehem ibadet t'baj.*

*Qysh ke shku' me kojshi?*
*Mirë jam kanë, mirë i kam lanë.*

*Me topuz do t'na mëshojnë.*
*Hi e pluhun do t'na marojnë.*

*Tri melaqe vijnë truq na bajnë...*
*Oj Fatimja e Muhametit,*
*Theja qafën ilanetit.*

*Jemi ardhë n'ket dynja.*
*Për me ditë qi Allah ka*[13]

---

*Fusnotat:*

1. Leo Freundelich, "Golgota e Shpërisë", Vjen 1913, botuar në Koha Ditore-Dosia. Prishtinë, janar, 1991, fq. …
2. Mulla Veli dhe mbesa e tij, Ferizaj, 1991, …… Sejevë, … 1991.
3. Prof.dr. Mahmaud Hysa: Georg fred Wiliams – mik i madh i Shqipërisë dhe shqiptarëve , fejton (5): GABIMET DHE DËSHTIMET E DIPLOMACISË EVROPIANE NDAJ SHQIPTARISË DHE SHQIPTARËVE. Zëri, 6.12.08/30.
4. Blagovest Letnica, ssatavio i odgovara: Msgr. ALOJZ TURK, uredmik "BLAGOVESTI", Beograd 1973 fq. 43 dhe 52.
5. Feriz Ahmeti, Monografia e Smirës, Prishtinë, 2002, fq. 168.
6. Nafije Lohu-Tafa, Ferizaj, 12.08.2008, e cila ka një fletore me mbi 40 fletë poezish të shkruara nga diktimi që u bënte mulla Syla nxënësve të tij.
7. Nafije Lohu-Tafa, Muhamet Jakupi, Prishtinë 2008 dhe Naime Zuka-Jakupi, Gjilan 2007.
8. F.A. Vep. E cit. Fq. Fq. 72,73,74.
9. Vehbi Riza Zeneli, Ramjan i Epërm, 1923., ish-medresant dhe ish- nëpunës i rrethit të Vitisë, i shpërngulur në Turqi, tani pensionist që banon në Belgjikë.
10. Abdylaziz Veseli, *Shkolla dhe arsimi shqip në prefekturën e Pristhinës gjatë periudhës 1842-1944*, Prishtinë,……., fq. 327.
11. Paraprirja e ushtrisë "komuniste bullgare", dëshmohet edhe nga shqiptarë dhe bullgarë të tjerë.
12. F.A. Vep. e cit. fq.168.
13. Recitoi Nafije Rexhë Lohaj-Tafa (bijë Smire) Ferizaj, 88 vjeçare, hoxhanicë, 12.06.2006.

# Holokausti në Gaza

**Ajni Sinani**

**“Kush mbyt një njeri, pa mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë është si t’i kishte mbytur të gjithë njerëzit...”** *(Kur’an 5:32)*

**“Ne, duke mos arritur t’i japim fuqi drejtësisë, fuqinë e kemi shndërruar në drejtësi”.** *(Blaise Pascal)*

Sipërfaqja e Rripit të Gazës është 363 $km^2$. Në terma gjeografikë, ajo përfaqëson thuajse 2 për qind të territorit të përgjithshëm palestinez. Ka 1.5 milion banorë dhe 1 milion refugjatë, që i përzuri Izraeli, me qëllim që të sillte kolonët e vet. Gaza është një nga vendet me popullsinë më të dendur në botë. Kufizohet me Egjiptin në një gjatësi prej 11 km, me Izraelin 51 km, dhe ka 40 km vijë bregdetare.

Gaza ka kohë që është bërë një burg i hapur i mbushur plot me njerëz të dëshpëruar. Në zgjedhjet e para të lira në Botën Arabe, në vitin 2006, Fatahu i udhëhequr nga Mahmud Abas, që kishte mbështetjen e Izraelit dhe Shteteve të Bashkuara të Amerikës, u mposht nga Hamasi. Si rrjedhim, u vendos një bllokadë ndëshkuese mbi Gazën. Në vitin 2006, Izraeli filloi sulmet “anti-terroriste” dhe bastisjet në Gaza, në përpjekjet për të rrëzuar Hamasin. Palestinezët iu përgjigjën me goditje raketash.

Izraeli, në vend që të hapte vendkalimet me Gazën dhe të vazhdonte procesin paqësor edhe në Bregun Perëndimor, në vazhdimësi ka përforcuar rrethimin e tij vdekjeprurës duke i ndërprerë asaj furnizimin me ujë dhe energji elektrike dhe duke organizuar atentate e vrasje.

Si pasojë e kësaj, sipas vlerësimeve të Kombeve të Bashkuara, pjesa më e madhe e banorëve të Gazës ishin në një gjendje të mjerueshme. Shtatëdhjetë për qind e fëmijëve palestinezë vuanin nga të ushqyerit keq. Institucionet mjekësore ishin pa personel dhe ilaçe të mjaftueshme.

Në qershor të vitit 2008, u arrit një armëpushim. Gjatë gjashtë muajve, Hamasi kishte respektuar ndërprerjen e zjarrit. Por populli i uritur i Gazës vazhdoi të qëndronte i rrethuar për më shumë se 18 muaj, i burgosur në burgun më të madh në botë, nga toka, ajri dhe deti. Ai gjendej i mbyllur si në kafaz. Bllokada ishte një dhunim i madh i ligjit ndërkombëtar dhe i Konventës së Gjenevës, por Perëndimi heshti.

Me një politikë të tillë, Izraeli i kishte detyruar banorët e Gazës të zgjidhnin, sikurse shprehen ata, në mes zhdukjes së ngadalshme dhe asaj të shpejtë. Hamasi, duke parë se Izraeli nuk po hiqte rrethimin, nuk pranoi të shtynte armëpushimin dhe filloi goditjen me raketa në drejtim të Izraelit. Këto raketa, sipas banorëve të Gazës, ishin vetëm një klithmë dhe protestë ndaj botës, për heqjen e rrethimit dhe hapjen e vendkalimeve.




### Izraeli fillon ofensivën

Armëpushimi skadoi në prag të zgjedhjeve izraelite. Partia Likud e Netanjahut, sipas sondazheve, ishte në krye. Me anë të sulmit ndaj Gazës, Partia e Punës e Barakut dhe Kadima e Cipi Livnit, po përpiqen të provojnë se janë më të fortë sesa Likudi. Sipas analistëve arabë, sulmet e rënda mbi Gazën ishin bërë për të frikësuar fqinjët arabë dhe për të përmirësuar imazhin e forcës izraelite, pas dështimit të turpshëm më 2006 në Liban. Me ofensivën në Gazë, Izraeli gjithashtu ka dashur t’ia bëjë me dije Administratës së Re të Shteteve të Bashkuara të Amerikës që të ketë kujdes dhe të mos ulet në bisedime me aktorët e linjës së ashpër në Lindjen e Mesme.

Izraeli ka thënë se qëllimi i luftës është të asgjësojë raketat e Hamasit. Ndërkaq, Ephraim Halevy, ish-shef i agjencisë së shërbimit Mossad, ka deklaruar për shtypin izraelit se qeveria izraelite kishte rastin të mënjanonte sulmet me raketa qysh herët, duke hequr sanksionet ndaj Gazës. Por Izraeli, sipas tij, ka një interes më të gjerë: të sigurojë që Fatahu, dhe jo Hamasi, të jetë mbizotërues në territoret palestineze.

Edhe Hamasi ka deklaruar se, ndonëse nga Bregu Perëndimor nuk është hedhur asnjë raketë, Izraeli gjatë vitit 2008 pati vrarë 50 njerëz dhe pati plagosur me qindra të tjerë, duke vazhduar pa u lodhur ekspansionin e vet. Prijësit e Hamasit thonë se ajo që po ndodh me Gazën sot, ka ndodhur edhe më herët me Jaser Arafatin. Kur ai refuzoi t'u nënshtrohej urdhrave të Izraelit, u burgos në selinë e tij në Ramallah, i rrethuar me tanke, për dy vjet. Kur e panë se nuk patën sukses për të thyer vendosmërinë e tij, e vranë duke e helmuar.



### Pushtimi i qyteteve

Ministrja e Punëve të Jashtme e Izraelit, Cipi Livi ka deklaruar se Izraeli mbron "vlerat" e "botës së lirë", kurse zëdhënësi i ushtrisë çifute në kanalin televiziv El Xhezire deklaronte vazhdimisht: Ne kemi një ushtri që i respekton vlerat etike të luftës më shumë se cilado ushtri në botë!

Për palestinezët është i gjatë vargu i krimeve izraelite - nga Deir Jassini në vitin 1948, e deri më sot në Gazë. Arsyetimet ndryshojnë, ndërsa realiteti gjithnjë mbetet i njëjtë: okupimi kolonial, shtypja dhe padrejtësia e pafund.

Me luftën e tij shfarosëse ndaj Gazës, me bombardime nga ajri, toka dhe deti, Izraeli ka shkelur të gjitha konventat dhe rregullat e ligjet ndërkombëtare. Ai nuk ka kursyer asgjë. Ka shkatërruar ndërtesat e qeverisë, shtëpitë e banorëve të rëndomtë, xhamitë, spitalet, shkollat, tregjet dhe ka vrarë fëmijë, gra e pleq. Civilët duhet të vuajnë - thotë Izraeli - sepse Hamasi frikacak fshihet mbas tyre. Ndërkaq, ka qenë i çuditshëm deklarimi i habitshëm i shumicës së prijësve perëndimorë, kinse Izraeli bëka gjithçka që është e mundur, për të evituar viktimat në radhët e civilëve!

Komisioni Parlamentar i BE-së ka kërkuar nga Izraeli që të respektojë rregullat njerëzore dhe ndërkombëtare dhe të lirojë dërgimin e të gjitha ndihmave humanitare që vijnë nga shtetet e ndryshme, për popullin e Gazës. Komisionerja e Lartë e OKB-së për të Drejtat e Njeriut, Navi Pillay, ka bërë thirrje për kryerjen e një hetimi të pavarur mbi çdo shkelje të ligjit ndërkombëtar, gjatë konfliktit në Gazë. Duke folur për BBC-në, zëvendësshefja e Zyrës së OKB-së për Koordinimin e Çështjeve Humanitare, Allegra Pacheco, ka thënë: "Ne kemi marrë njoftime nga dëshmitarë okularë se ditën e diel, 100 vetë u evakuuan nga shtëpitë e tyre dhe u çuan në lagjen Setun në jug të Gazës". "Një ditë më vonë, kjo ndërtesë u bombardua dhe të paktën 30 vdiqën, sipas këtyre dëshmitarëve okularë, shumë të tjerë u plagosën". "Ambulancat nuk u lejuan në këtë zonë deri ditën e djeshme, kur u evakuuan të plagosurit e tjerë dhe u gjetën disa kufoma" - kishte thënë ajo.

Numri i viktimave ka tejkaluar shifrën prej 900 të vrarësh, më shumë se 50% e të cilëve janë fëmijë, gra e pleq. Ndërkaq, Çekia, si kryesuese e BE-së, ka deklaruar më herët se Izraeli këtë ofensivë e ka filluar për qëllime mbrojtëse!

### Protesta masive anekënd botës kundër sulmeve izraelite

Pamjet e kasaphanës, të shfaqura me anë mediesh botërore, kanë shkaktuar dëshpërim dhe zemërim duke shkaktuar protesta masive anekënd botës. Sllogganet kanë qenë të shumta, por që të gjitha ato kanë përcjellë mesazhin se kjo katrahurë duhet të ndalet sa më shpejt, sepse ajo që po ndodh në Gazë, është një turp, humbje nderi dhe poshtërim. Ndërkaq, qeveritë e shteteve të fuqishme kanë mbyllur sytë para krimeve të kësaj lufte të pakuptimtë.

Kryeministri turk ka qenë shumë i ashpër në kritikat e tij që i ka drejtuar qeverisë izraelite, me rastin e sulmit më 27 dhjetor. Ai ka thënë: "Izraeli po sillet në mënyrë johumane dhe me këtë do ta zhdukë vetveten... historia do t'ju dënojë, sepse e keni njollosur humanitetin".

Reagimet me gjysmë zemër nga ana e regjimeve arabe në lidhje me Luftën në Rripin e Gazës, kanë zmadhuar hendekun ndërmjet popullsisë dhe regjimeve. Gjithnjë e më shumë protesta dhe mallkime drejtohen jo më kundër Izraelit dhe SHBA-së, por kundër qeverive të tyre. Atë që ka thënë një gazetar kuvajtian, e mendojnë shumë njerëz në Botën Arabe: "Holokausti në Gaza tregon fytyrën e shëmtuar të disa qeverive arabe, të cilat kanë humbur edhe pjesën më të fundit të dinjitetit."

Nuk ka munguar as roli i dijetarëve. Jusuf El Kardavi ka ftuar që "Dita e xhuma të jetë ditë e zemërimit". Në këtë thirrje thuhet: "Të gjithë imamët janë të ftuar që në hytben e xhumasë të bëjnë thirrje për ndihmë për Gazën dhe të falin namazin në mungesë për shpirtrat e dëshmorëve".

Sipas palestinezëve, në këtë ofensivë Izraeli do të përjetojë të njëjtën disfatë sikurse e kishte pësuar në Liban në qershor të vitit 2006. Halid Mesh'al, drejtuesi i byrosë politike të Hamasit, ka thënë: "Ne kurrë nuk do të na thyejë rrethimi dhe bombardimi, dhe kurrë nuk do t'i nënshtrohemi okupimit".

### Iniciativa

Këshilli i Sigurimit ka kërkuar, ndër të tjera, që Izraeli të tërhiqet krejtësisht nga Rripi i Gazës. Në rezolutën e aprovuar në Nju-Jork dënohet çdo "formë e dhunës kundër civilëve", si dhe çdo "lloj terrorizmi". Egjipti ka filluar një iniciativë, me përkrahjen e Turqisë. Hamasi këmbëngul se ndërprerja e sulmit me raketa duhet të kushtëzohet jo vetëm me ndërprerjen e zjarrit, por edhe me largimin e forcave izraelite, me ngritjen e rrethimit dhe hapjen e vendkalimeve.

Çdo ditë që kalon, lufta e padrejtë dhe e pabarabartë merr jetë të pafajshme. Lusim Allahun e Plotfuqishëm që të gjithë të rënët palestinezë t'i shpërblejë me Xhennet dhe që ky holokaust palestinez të përfundojë sa më shpejt.

# Kur heshtin qeveritarët - dëmtohen të gjithë shqiptarët

Mexhid Yvejsi

**Rreth krimeve, masakrimeve në Palestinë,**
**heshtje në Tiranë, heshtje në Prishtinë…**

Që nga 27 dhjetor 2008, kur filloi agresioni i regjimit sionist, në Rripin e Gazës, në Palestinë, deri më sot, 16 janar 2009, qeveritarët e Kosovës, të Shqipërisë… heshtin…!

Heshtja e qeveritarëve u sjellë dëm shqiptarëve…

## Përse heshtin qeveritarët?

Kjo kuptohet me lehtësi, por prej shumicës së shqiptarëve kjo heshtje nuk pranohet…

Nuk pranohen krimet, masakrimet mbi gra e fëmijë, kinse luftohet për siguri…

Nuk ka siguri aty ku nuk ka paqe e drejtësi…

Nuk ka vend për heshtje, nuk është koha për buzëqeshje!

Duhet të merremi me këtë problem. Nuk mund ta anashkalojmë, ta harrojmë… Sepse, duke fshehur të vërtetën e harrojmë vetveten…

## E vërteta për krimet, masakrimevet...

E vërteta për krimet, masakrimet e sionistëve në Rripin e Gazës tash tri javë, nga çdo popull, nga çdo fe po dënohet pa ndërpre'…Vetëm tek ne, qeveritarët, kudo që jetojnë shqiptarët, buzëqeshin, heshtin, zgërdhihen e fshihen…

Në gjithë Evropën, në gjithë botën, po protestohet… Krimet, masakrimet sioniste edhe nga çifutët e të krishterët po dënohen, kurse qeveritarët e Kosovës, të Shqipërisë... janë në gjumë, si i dehuri prej rakisë…

## "Palestina duhet të lirohet- Izraeli duhet të dënohet"

Çifutët gjermanë, duke protestuar përballë ambasadës së regjimit sionist në Berlin, kanë dënuar krimet, masakrimet e Izraelit, të regjimit sionist, me thirrjet: "Palestina duhet të lirohet - Izraeli duhet të dënohet"…

## Thirrja e ipeshkvijve evropiano-amerikanë

Një thirrje tepër e fortë për t'i dhënë fund dhunës në Gazë dhe për Paq në Lindjen e Mesme, u bë sot, më 15 janar 2009, siç lajmëron Radio-Vatikani, nga ipeshkvijtë evropiano-amerikano-veriorë…

Në këtë komunikatë thuhet se nuk mund të ketë paqe, nëse njerëzit nuk besojnë me të vërtetë tek paqja…

Nuk mund të ketë siguri dhe drejtësi, nëse këto nuk u garantohen të gjithëve…

Për domethënien e kësaj nisme, kryeipeshkvi i Liverpulit, Angli, Patrik Kel, tha:

"Duhet të kërkojmë këdo që ka ndikim politik a ekonomik në këtë botë, që të përcjellë fjalët.

Ne shqetësohemi për të gjithë fëmijët e Tokës së Shenjtë. Duhet të jemi të sigurt se gëzojnë siguri të gjithë sa janë, pa përjashtim. Duhet të merremi me këtë problem. Nuk mund ta harrojmë…"

Qeveritarët e Kosovës, të Shqipërisë, jo vetëm që nuk merren me këtë problem, por edhe heshtin…

Kjo nuk është politikë… Kjo është për vetveten thikë…

Heshtja, kanë thënë, është pranim, miratim…

Në këtë rast po pranohen krimet, po miratohen masakrimet…

Kjo heshtje e qeveritarëve u sjell dëm të gjithë shqiptarëve…



**Manifestimi i Kurban – Bajramit me shqiptarët e krahinës së Osfolldit të Norvegjisë**

# Nga ditari i Kurban-Bajramit në Qendrën Kulturore Fetare Shqiptare të Sarpsburgut

**Qemajl Morina**

*Kohë më parë kisha marrë një ftesë nga Qendra e Bashkësisë Kulturore Fetare Shqiptare në krahinën e Osfolldit, të Norvegjisë, me seli në Sarpsburg, për të marrë pjesë në faljen e namazit të Kurban-Bajramit. Meqenëse ka kohë që për festat fetare nuk isha larguar nga Kosova, nuk isha i sigurt se mund ta realizoja një vizitë të këtillë.Por, në momentin e fundit vendosa t'i përgjigjesha ftesës së ardhur nga Norvegjia e largët. Thënë të vërtetën me anëtarët e Kryesisë së kësaj Qendre kisha pasur rastin të njihem tre vjet më parë, atëherë kur ata u ishin drejtuar Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për ndihmë në zgjedhjen e një imami. Vlen të theksohet se Norvegjia është prej shteteve të rralla të Evropës që Krishterimin e ka fe nacionale dhe se kontributi për fe ndalet në të ardhura personale si çdo kontribut tjetër.*

*Përjetimet e qëndrimit tim një javor në mesin e bashkatdhetarëve tanë në atë pjesë të Norvegjisë po i paraqes në formë ditari.*

Më 6 dhjetor u nisa prej aeroportit të Prishtinës për në Vjenë dhe prej aty për në Oslo. Kjo ishte hera e dytë që po udhëtoja për Norvegji gjatë këtij viti. Në fund të korrikut kisha marrë pjesë në një konferencë ndërkombëtare që ishte mbajtur në qytetin Trondheim në pjesën qendrore të Norvegjisë, me temën bosht "Vendet e shenjta, vende konflikti apo dialogu". Në konferencën në fjalë isha paraqitur me temën:"Objektet fetare në Ballkan në shënjestër të sulmeve". Për shkak të agjendës së ngjeshur dhe kohës së shkurët të qëndrimit tim, nuk kisha pasur rast të kontaktojë me shqiptarët që po jetonin në atë qytet dhe rrethinën e tij.

Pas një udhëtimi prej afër tri orësh arrita në aeroportin e Oslos rreth orës 22.30. Në pritje ishte Ardian Haliti, imam në Qendrën Fetare Shqiptare në Sarpsburg dhe Hallden si dhe Ismet Berisha, ish medresant dhe imam i parë në Qendrën Fetare Shqiptare në Hallden.

Sarpsburgu nga aeroporti i Oslos, kishte një distancë prej 140 km, të cilën e kaluam për një orë e gjysmë. Kështu në ora 24.00 ne arritëm në Sarpsburg. Edhepse ishte natë shihej se ai ishte një qytezë e vogël, që shtrihej në pjesën më lindore të Norvegjisë, në kufi me Suedinë. Meqenëse ishim të lodhur nga udhëtimi i gjatë ramë për të fjetur.

**E diel, 7 dhjetor 2008,**

Të nesërmen ishte ditë e diele, çdo gjë ishte e qetë në Norvegjinë e ftohtë.

Në mes ditë kishim në program të vizitonim Bashkësinë Kulturore Fetare Shqiptare në Sarpsburg të themeluar para disa viteve. Qendra gjendej në qendër të qytetit. Ishte vendosur në një ndërtesë të vjetër, në një podrum, të cilin anëtarët e Qendrës me ndihma vullnetare e kishin adaptuar që të shërbejë si xhami për faljen e namazave si dhe për aktivitete tjera kulturore. Por edhe si vend tubimi për shqiptarët jo vetëm të Sarpsburgut, por edhe të krahinës së Osfolldit në tërësi.



*Me rastin e vizites se qendres islame ne oslo*

Në Qendrën Kulturore pata rastin të takohem me shumicën e anëtarëve të Kryesisë, të cilët ishin të lirë atë ditë, por edhe me bashkatdhetarë tjerë, të cilët me gëzim kishin pritur vizitën e një përfaqësuesi nga Bashkësia Islame e Kosovës, i cili po merrte pjesë në manifestimin e faljes së Kurban-Bajramit në Qendrën e tyre. Sepse, siç pohuan edhe vet ata, kjo ishte vizita e parë e një përfaqësuesi të BIK-ut në Qendrën e tyre.

Në mesin e të pranishmëve ishte kryetari i Qendrës z. Qamil Haklaj, nga Isniqi i Deçanit. Aty punonte si mësues në shkollat norvegjeze për t'u dalë në ndihmë nxënësve shqiptarë. Jahir Isufi, nënkryetar, tash pensionist. Eset Gubetini, sekretar, tash pensionist. Musa Peci, anëtar, Ismet Berisha, Shukri Muzaqi etj. Aty po merrte pjesë edhe Nazmi Berisha, nga Prishtina i persekutuar politik për vite të tëra nga ish- regjimi komunist i diktatorit Enver Hoxha.

Në takim, kryesisht u bë fjalë për përgatitjet për manifestimin e faljes së Kurban-Bajramit që do të bëheshin të nesërmen, si dhe u shpalosën preokupimet e shumta me të cilat ballafaqohet komuniteti shqiptar, që jeton në atë pjesë të Norvegjisë. U fol gjithashtu edhe për këmbimin e vizitave të përfaqësuesve të Bashkësisë Islame dhe të institucioneve tjera të Kosovës me mërgimtarët tanë në krahinën e Osfolldit.

Në mbrëmje në ora 18.00 në një stadium të mbuluar të qytetit po luhej ndeshja finale e të rinjve të Qendrës Kulturore Fetare Shqiptare me një ekip norvegjez. Deri më tash, sipas fjalëve të imamit Ardian Halitit ekipi i Qendrës kishte korrur disa fitore. Andaj, kjo kërshëri më shtyri që të shkoja deri në stadium dhe të shohë talentin e të rinjve tanë edhe në lëmin e futbollit. Në stadium u njoha me një numër djelmoshave të rinj, të cilët me entuziazëm pritnin fillimin e ndeshjes. Të gjithë ishin optimist se ata do të korrin fitore. Kjo edhe ndodhi. Ekipi i Qendrës Kulturore Shqiptare mundi ekipin kundërshtar me rezultat të thellë 8 me 1. Ky rezultat u arrit falë angazhimit dhe vetëmohimit të rinjve nga Kosova, të cilët ishin mjaft të talentuar, por edhe kishin kondicion të mjaftueshëm, i cili u mundësoi të korrin një fitore aq të thellë. Vlen të theksohet se me lojën e tyre u dalluan: Ed-


Ndërtesa e Qendrës kulturore fetare ne Halden


Ekipi futbollistik i Qendres Shqiptare në Sarpsburg

mond Gubetini, Bekim Seferaj, Ilir Mjaku, Alban Gashi, Albert Gubetini, Shkëlzen Gubetini, Bekim Sekiraça etj. Në mesin e lojtarëve ishte dhe imami i xhamisë Ardian Haliti, i cili jo vetëm se vazhdimisht i inkurajon të rinjtë, por ai edhe vet merr pjesë aktive në të gjitha garat.

**E hëne, 8 dhjetor 2008,**

Sot ishte dita e parë e javës. Ishte edhe dita e parë e Kurban Bajramit. Festat janë ditët kur malli për vendlindjen është shumë i theksuar. Tek ata që jetojnë jashtë atdheut. Këtë e vërejta edhe tek bashkatdhetarët tanë në krahinën e Osfolldit. Namazi i sabahut falej në ora 8.30, kurse namazi i Bajramit në ora 10.00. Unë ish përcaktuar ta fali namazin e Kurban-Bajramit në xhaminë e Sarpsburgut, kurse Ardiani do ta falte në xhaminë e Halldenit.

Në xhami, qysh në orët e hershme të mëngjesit kishin ardhur një numër i madh i bashkatdhetarëve tanë, nga të gjitha anët e krahinës së Osfolldit. Xhamia e improvizuar për nevojat e bashkatdhetarëve tanë ishte e ngushtë për t'i zënë të gjithë besimtarët, që atë mëngjes të ftohtë kishin ardhur për ta falur namazin e Kurban-Bajramit.

Megjithatë, edhe në atë hapësirë tejet të ngushtë u gjet vend për të gjithë. Pas faljes së namazit të sabahut filloi këshilla e cila si zakonisht i kushtohet dy temave bosht, që kanë të bëjnë me festën e Kurban-Bajramit, kushtit të pestë të islamit-haxhit dhe kurbanit. Të pranishmit ishin bë sy e vesh për të dëgjuar se çka po flitej në atë mëngjes në xhaminë e tyre. Ardhja e përfaqësuesit nga Bashkësia Islame e Kosovës, u dukej sikur u kishte sjell atyre një pjesë të Kosovës së tyre të dashur, të cilën ata në rrethana të ndryshme ishin detyruar ta lëshonin nën presionin e okupimit të egër serb. Megjithatë, ata jetojnë me shpirt dhe zemër në fshatrat dhe qytetet prej nga ata kanë ardhur. Të gjitha ëndrrat e tyre, në Norvegjinë e largët janë të lidhura me vendlindjet e tyre. Dëshira e vetme e tyre është që ata një ditë të kthehen në Kosovën e tyre të dashur. Shpallja e Kosovës shtet sovran dhe të pavarur më 17 shkurt të këtij viti është një shpresë se kjo ëndërr e tyre do të bëhet realitet sa më parë të jetë e mundur.

Falja e Kurban-Bajramit ishte një befasi e këndshme në veçanti për brezin e ri, që është lindur dhe rritur në Norvegji. Ata traditat fetare dhe kombëtare kishin trashëguar nga prindërit e tyre, të cilët me një fanatizëm të rrallë i kishin ruajtur ato. Ky interesim ishte shtuar edhe më tepër me ardhjen e imamit të ri Ardian Halitit, i cili me metodën e tij prej një thirrësi islam kishte zgjuar interesimin e tyre për hapjen e horizonteve të reja të diturisë, në mënyrë të veçantë tek të rinjtë. Andaj, prezenca e një numri të madh të rinjve në faljen e Kurban-Bajramit ishte shumë domethënëse dhe tregonte shumë çka.

Kështu rreth orës 10.30 u krye falja e Kurban-Bajramit. Të gjithë të pranishmit ia uruan njëri tjetrit festën dhe u nisën për në shtëpitë e tyre që të njëjtën gjë ta bëjnë me familjet e tyre.

Pas dite së bashku me imamin Ardianin kishim planifikuar të vizitonim disa familje për t'ua uruar festën e Kurban-Bajramit, por për mua ky ishte një rast të njihem për së afërmi se si jetonin shqiptarët me familjet e tyre në këtë pjesë të Norvegjisë.

Vizita e parë e jona ishte te familja e Jahir Isufit, i cili jetonte në Sarpsburg. Kishte punuar si shofer kamioni në një fabrikë të mishit, kurse tash ishte në pension. Jahiri kishte tre djem: Beratin, Ilirin dhe Shpëtimin. Iliri punonte në administratën e komunës së Sarpsburgut dhe u ndihmonte shumë bashkatdhetarëve të vet. Por, ai dhe vëllau i tij Berati merreshin edhe me futboll. Jahiri jetonte në një lagje të re, ku kohë më parë kishte ndërtua një shtëpi të re. Ai posedonte edhe dy shtëpi tjera, të cilat i kishte lëshuar me qira. Ai ishte i kënaqur me atë që kishte arritur në Norvegji, sepse thoshte ne vetëm para pak vitesh kemi ardhur duar thatë në këtë vend.

Vizita e dytë ishte te familja e Ferat Feratit nga fshati Barë-Shalë e Bajgores. Ishte në pension, aty kishte familjen e gjerë. Jetonte në shtëpinë që ishte pronë e vet.

Vizita e tretë ishte në familjen e Jahi Mjakut, nga Kaçaniku në Fredrikstad. Jahiu punonte mësues në shkollat publike norvegjeze. Ai ishte baba i Ilirit, Valonit, Rrahmanit dhe Arjetës. Të gjithë fëmijët ishin të shkolluar. Iliri kishte të kryer shkollën e lartë për kompjuter. Valoni kishte kryer shkollën e hotelerisë.Rrahmani studionte në Fakultetin juridik në Universitetin e Oslos. Ishte prej të rinjve të paktë shqiptarë që ishte orientuar në studime. Arjeta vazhdonte shkollën e mesme. Jahiu në mënyrë vullnetare kryente punën e administratorit të Qendrës Kulturore Fetare Shqiptare në Sarpsburg. Z. Jahi Mjaku na ftoi ditën e premte që të jemi mysafirë të tij për drekë.

Vizita e katërt ishte në familjen e Ismet Berishës në Sarpsburg. Ismeti ishte nga Podujeva. Aty punonte shofer autobusi në transportin lokal. Ishte imam i parë i xhamisë së Halldenit 16 vjet më parë dhe aktivist i dalluar i Komunitetit shqiptar në Sarpsburg. Kishte tre djem, të cilët mësonin në shkollat norvegjeze. Me vizitën e Ismetit përfundoi një ditë



*Pamje nga falja e Kurban-Bajramit në Sarpsburg*

e ngjeshur me aktivitete në Sarpsburg, në ditën e parë të Kurban-Bajramit.

**E marte, 09.12.2008,**

Sot që nga mëngjesi e deri në pasdite kemi pritur mysafirë, që vinin për t'ia uruar festën e Kurban-Bajramit imam Ardianit në banesën e tij modeste. Kjo ishte një risi për bashkatdhetarët tanë, sepse deri para dy viteve në mungesë të imamit dhe të xhamisë, diçka e këtillë nuk kishte ekzistuar. Atëbotë, manifestimi i festave të Bajramit as që hetohej, kurse tash gjërat kishin ndryshuar. Sipas ligjit norvegjez, qytetarët kanë të drejtë të marrin ditë të lirë ditën e festave fetare. Kështu kishin vepruar edhe bashkatdhetarët tanë, qofshin ata që punonin, apo nxënësit që vijonin mësimet në shkollat norvegjeze. Mjaftonte që ata t'i lajmëronin me telefon apo gojarisht përgjegjësit e tyre në vendet e punës apo kujdestarët nëpër shkolla për fëmijët e tyre dhe ata të jenë të lirë.

Kështu kishin vepruar shumica e bashkatdhetarëve tanë.

Ditën e dytë të Kurban-Bajramit, ishim të ftuar për drekë tek Eset Gubetini, nga Vushtrria, i cili në Norvegji kishte ardhur në vitin 1993. Tash ishte në pension. Jetonte në Fredrikstad, me tre djemtë, Albertin, Shkëlzenin, Edmondin dhe vajzën Xhevahiren. Fëmijët kishin kryer shkolla të mesme apo fakultetin e Mësuesisë. Jetonte në një shtëpi të madhe pronë e tij. Aty qëndruam më shumë se tri orë duke biseduar për organizimin edhe më të mirë të bashkatdhetarëve tanë në Sarpsburg. Eseti, aktualisht kryen funksionin e sekretarit të Bashkësisë Kulturore Fetare Shqiptare në Sarpsburg.

Në ora 18.00 në mbrëmje kishim takimin e paralajmëruar me bashkatdhetarët tanë në Qendrën Islame të Sarpsburgut.

Aty ishin tubuar një numër i konsiderueshëm i bashkatdhetarëve tanë nga të pesë komunat e krahinës së Osfolldit. Dëshira e tyre për të dëgjuar lajmet më të reja nga Kosova ishte shumë e madhe. Edhepse nga vizitat e familjeve të tyre pamë se shumica e tyre përcjellin lajmet nga Kosova nëpërmes televizioneve satelitore. Objekt shqyrtimi dhe debati ishte çdo gjë që kishte të bënte me Kosovën dhe të ardhmen e saj. Nga debati dhe biseda e zhvilluar shihej se ata përcillnin çdo gjë. Normalisht lajmet e mira dhe çdo përparim i inkurajonte dhe çdo dukuri negative i nevrikoste ata.

Ata ishin të interesuar që tërë kapitalin dhe përvojën e tyre ta investojnë në vendlindjet e tyre, nëse organet kompetente ua mundësojnë një gjë të tillë. Unë u thash se Kosova është në rrugën e saj të mbarë drejtë përparimit të saj ekonomik, pas pavarësimit të saj. Faza nëpër të cilën po kalon Kosova, nuk është e lehtë, por me ndihmën e Zotit dhe me forca tona të përbashkëta si dhe me përkrahjen e miqve tanë ndërkombëtarë gjërat do ta marrin të mbarën. Ne shpresojmë se shumë shpejt, Kosova me pasuritë e saj dhe me resurset e saja të shumta natyrore do të kthehet në një vend, që do t'i tërheq të tjerët të vijnë aty e jo në një vend prej nga të rinjtë tanë të largohen prej andej. Për këtë lypset angazhim i përbashkët, për çka rol të veçantë duhet të luajë mërgata e jonë. U bëra apel që në të gjitha veprimet dhe sjelljet e tyre të jenë përfaqësues të denjë të vendit që ata përfaqësojnë. Duhet t'u jenë mirënjohës popullit dhe shtetit norvegjez që u ka krijuar kushtet për në prosperitet të tillë.

Rreth orës 22.00 takimi ynë përfundoi me shpresë se takimet e këtilla me përfaqësuesit e institucioneve të Kosovës të jenë më të shpeshta.

**E mërkure, 1012.2008,**

Këtë ditë ishte në program vizita në qytetin e Halldenit, ku jetonin mbi 100 familje shqiptare. Në Hallden, sipas fjalëve të Qamil Haklaj, kryetar i Qendrës, i cili na tha se kjo xhami është hapur që nga viti 1993. Ndërsa në vitin 2006 ky objekt është ble dhe ai tash është pronë e Qendrës Kulturore Fetare Shqiptare. Xhamia ishte në qendër të qytetit, në një vend shumë të përshtatshëm për aktivitete fetare. Tash imam Ardiani dy herë në javë e fal xhumanë aty, ndërsa dy herë në xhaminë e Sarpsburgut. Në Qendër po na prite Qamil Haklaj, i cili na tregoi për historikun e saj dhe aktivitetet që zhvillohen aty. Qamil Haklaj ishte nga Isniqi i Deçanit, aty punonte në profesionin e mësuesit në shkollat publike. Përveç kësaj qe disa vite ai është në krye të Qendrës Fetare Kulturore Shqiptare në krahinën e Osfolldit. Në Hallden jeton në një shtëpi që është pronë e tij, me familje, gruan, dy djemtë Beratin, Pleuratin dhe vajzën Ujvesa. Pleurati studion shkencat politike, kurse Berati mësuesinë. Në shtëpinë e Qamilit kaluam disa çaste para se të shkonim në takimin me bashkatdhetarët të cilin e kishim caktuar të mbahej në ora 18.00 në Qendrën Kulturore Fetare të Halldenit.

Edhe këtë mbrëmje si një ditë më parë, në Sarpsburg, kaluam disa orë në bashkëbisedim me bashkatdhetarët tanë, të cilët ishin të interesuar të dëgjonin për çdo gjë që kishte të bënte me Kosovën dhe zhvillimin e ngjarjeve në të. U interesuan edhe për zhvillimet në aspektin fetar dhe synimet e Bashkësisë Islame në të ardhmen. Rreth orës 22.00 ata u shpërndanë të kënaqur me atë që kishin dëgjuar dhe me një inkurajim më të mirë për një të ardhme më të mirë në Kosovën e tyre.

Edhpse ishte vonë, Flamuri, nga Mitrovica na u lut që të shkojmë për ta vizituar në familjen e tij. Aty e gjetëm babain Flamurit, Vesel Shalen- ish aktivist politik dhe bashkëpunëtor i Metush Krasniqit, i cili po jetonte me tërë familjen në një shtëpi të madhe që ishte pronë e tij në qendër të Halldenit. Ishte një bisedë e këndshme me bacën Vesel për peripecitë që ai kishte përjetuar nën regjimin sllavo komunist. Aty u pamë edhe me Aishen, bashkëshorten e Flamurit dhe kusherinë e imja nga fshati Hodonoc të Kamenicës, si dhe zonjën Dritë, e cila para më shumë se 20 viteve kishte punuar në Bengazi të Libisë.

**E enjte, 11.12.2008,**

Për ditën e enjte kishim planifikuar vizitën e familjes së Shukri Muzaçit nga Vushtrria, djalit të alimit të njohur Mulla Selmon Muzaçit. Shukriu në Sarpsburg punonte si mësues në shkollat publike norvegjeze, në të njëjtën kohë ishte anëtar i Kryesisë së Qendrës Kulturore Fetare Shqiptare dhe aktivist i dalluar. Në Sarpsburg jetonte me bashkëshorten dhe fëmijët e tij. Si djalë hoxhe kishte kontribuar që nga fillimi në mirëvajtjen e punës së Qendrës si në Hallden poashtu edhe në Sarpsburg.

Vizita e tij ishte pak sa e shkurt, sepse duhej të niseshim për një udhëtim pak më të gjatë për në Oslo. Kishim në program vizitën e Qendrës Kulturore Islame Shqiptare në Oslo, e cila ishte themelua para 20 viteve, me ardhjen e numrit të parë të shqiptarëve në kryeqytetin e Norvegjisë. Udhëtimi për në Oslo zgjati afër dy orë. Qëllimi i vizitës ishte të bëhej një vizitë Qendrës kryesore Islame Shqiptare në Norvegji, si dhe të diskutoheshin disa çështje me interes të përbashkët për të dy qendrat.

Delegacioni nga Qendra e Osfolldit ishte në përbërje: Qamil Haklaj, kryetar, Jahir Isufi nënkryetar, Eset Gubetini, sekretar, Shukri Muzaqi, anëtar, Ardian Haliti, imam, Rexhep Novolani nga Fondacioni për varrim dhe Qemajl Morina në cilësinë e mysafirit nga Bashkësia Islame e Kosovës.

Meqenëse, kryetari i Qendrës me pjesën më të madhe të anëtarëve të Kryesisë kishim shkuar në haxh, neve na priti nënkryetari Qendrës Sulejman Daci me dy imamët Mulla Refik Gërbeshin dhe Mulla Erxhanin, të cilët edhe me disa ndihmës tjerë organizonin jetën fetare në këtë Qendër të madhe, e cila sipas fjalëve të administratorit kishte të regjistruar 5.300 anëtarë. Nënkryetari na informoi se për shkak të rritjes së numrit të anëtareve ata kishin ble një ndërtesë tjetër, me një sipërfaqe më të madhe, e cila mund të përfshinte numrin e shtuar të anëtarëve dhe do të lehtësonte aktivitetet fetare në aspektin e arsimimit të rinjve dhe të rejave në edukimin fetar.

Lidhur me aktivitetin fetar na informuan dy imamët e nderuar, Mulla Refik Gërbeshi, i cili ka mbaruar studimet në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, ka qenë njëri prej studentëve më të dalluar të brezit të tij, por atë e njoh edhe si imam në fshatin Hajvali, ku jetoj edhe unë. Është punëtor i palodhshëm, me një përkushtim të veçantë ai i është dedikuar punës me të rinj dhe të reja në aspektin e edukimit fetar. Këtë ritëm të punës ai kishte vazhduar edhe në Qendrën Islame në Oslo. Kjo shihej edhe nga tri librat që ai kishte shkruar nga përvoja e tij e gjatë në lëmin e "Edukates fetare" e që i kishte botuar Qendra Kulturore Islame Shqiptare në Oslo. Edhe Imam Erxhani, që vinte nga Shkupi na informoi për aktivitetin që ata zhvillojnë, duke filluar prej mëngjesit e deri sa të falet namazi i jacisë, si në faljen e pesë kohëve të namazit dhe edukimin e të rinjve dhe të rejave të komunitetit shqiptar në Oslo me rrethinë. Kohëve të fundit ai tha se ne kemi hapur edhe punkte të reja në periferi të Oslos për mbajtjen e edukimit fetar. Gjithashtu tha se jemi zgjeruar në kërkimin e anëtarëve të rinj në qytete tjera të Norvegjisë si në Trondheim, Bergen, Kristiansand, Stavanger, Tromso etj.

Pas një bisede tejet të sinqertë dhe vëllazërore, gjatë së cilës u shqyrtuan problemet me interes të përbashkët dhe nevojës që Qendra e Osfolldit të përfitojë nga Qendra Islame e Oslos, u vendos që së shpejti të organizohet një takim i përbashkët i zgjeruar ku do të merrnin pjesë edhe përfaqësuesit e Qendrës Kulturore Fetare Shqiptare të Dramenit për vendosjen e bazave të një bashkëpunimi institucional të ndërsjellë në interes të bashkatdhetarëve tanë nga do që janë ata, që atyre tu servohen shërbime sa më cilësore dhe më të mira për ruajtjen e identitetit të tyre fetar dhe kombëtar. Xhamitë të jenë qendra arsimimi dhe bashkimi për shqiptarët e të gjitha trojeve tona, duke i shfrytëzuar mundësitë ideale që ofron vendi nikoqir Norvegjia me legjet e saj tejet demokratike, të cilin shans nuk e ofrojnë shtetet tjera.

**Ardian Haliti: Imam në Qendrën Kulturore Fetare Shqiptare në Sarpsburg**

*I lindur më 21 gusht 1978 në Gjilan.*
*Shkollën fillore e kreu në Gjilan.*
*Mdresen e Mesme "Alauddin" në Prishtinë më 1997.*
*Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë më 2002.*
*Punoi si imam ramazani në fshatin Nasal afër Gjilanit 4 vite.*
*Punoi si imam në fshatin Mugillë të komunës së Vitisë 8 vite.*
*Prej vitit 2006 punon si imam në Qendrën Kulturore Fetare Shqiptare të Osfolldit, Norvegji.*
*Është i martuar, baba i tre fëmijëve.*



Ardian Haliti

Për mua personalisht që kisha pasur rastin ta vizitoj Oslon disa herë që nga viti 1992 ky ishte një përparim i madh që kishte bërë Komuniteti Shqiptar në kryeqendrën e Norvegjisë. Andaj, është obligim i Bashkësive Islame që kohë pas kohe t'i vizitojnë ato Qendra, që së paku t'i inkurajojnë ato për punën e madhe që janë duke bërë me bashkatdhetarët tanë në atë vend të largët të Skandinavisë. Në Qendrën Shqiptare Islame në Oslo ishin tubuar 10 kurbane për Medresenë "Alauddin" të Prishtinës.

Pas një udhëtimi të gjatë dhe pak sa të mundimshëm u kthyem në Sarpsburg, por me një elan të ri për bashkëpunim dhe punë të reja në interes të komunitetit shqiptar të asaj krahine të Norvegjisë. Sepse vizitat e ndërsjella dhe këmbimi i përvojave hap horizonte të reja bashkëpunimi

**E premte, 12.12.2008,**

Përsëri kishim ndarë detyrat me Ardianin, që ai të shkonte në xhaminë e Halldenit, kurse unë ta falesha xhumanë në xhaminë e Sarpsburgut. Me Jahirin ishim marrë vesh që ai të më çonte mua deri në xhami. Pikë takimi ishte në Macdonallce, në qendër të qytetit ku do të më linte mua Ardiani. Pasi pimë nga një kafe me Jahirin, u nisëm për në xhami. Në rrugë rastësisht takuam z. Nazmi Berishën, i cili kishte dal me rroba sportive për të shëtitur. Që nga takimi ynë i parë më la përshtypje të një intelektuali të pjekur, të cilit përvoja e jetës i ka mësuar shumë gjëra. U gëzova pa masë që po takohesha përsëri me të. Jahiri e ndali veturën dhe i tregoi se ne po shkonim në xhami. Me kënaqësi na u bashkëngjit neve. Në xhami ishin mbledhur një numër i konsiderueshëm me siguri nën atmosferën e festës së Kurban-Bajramit. Unë isha para një sprove të madhe. Fillova të mendoj se çka duhet tu flisja në hytbe, e cila për mua ishte hytbeja lamtumirëse, sepse të nesërmen do të udhëtoja për Kosovë. Dikur, nën presionin e emocioneve mblodha forcën dhe iu drejtova me këto fjalë:

“Të nderuar vëllezër, ky është takimi im i fundit që po drejtohem juve nga kjo faltore tejet modeste dhe nga ky minber. Pata nderin dhe privilegjin që të kaloj me ju këto ditë të festës së Kurban-Bajramit. Pata rastin të bisedojmë bashkërisht për gjëra të cilat na preokupojnë neve që jemi në Kosovë, por edhe juve që jetoni këtu. Mu dha shansi që të ju vizitoj edhe disa familje tuaja. Jam i kënaqur që me mundin dhe djersën tuaj keni krijuar në kapital të mirë për një kohë relativisht të shkurtër. E dijë se jeta e kurbetit nuk është e lehtë. Ju jetoni me Kosovën edhe në ëndrrat tuaja. Por, dashtë Zoti që Kosova me angazhimin tonë të përbashkët të bëhet tërheqëse që ju të ktheheni atje. Që të rinjtë tanë të mos kenë nevojë të marrin botën në sy për një jetë më të mirë. Pavarësimi i Kosovës më 17 shkurt është garanca më e mirë për këtë. Ju duhet të keni në hatër se kudo që gjendeni jeni përfaqësues të Kosovës, andaj kërkoj prej jush që të jeni përfaqësues të denjë të saj në të gjitha aspektet. Të respektoni ligjet dhe vendin, i cili ju priti duarhapur dhe ju ofroi të gjitha mundësitë, të cilat u ofron qytetarëve të vet për një prosperitet tuajin dhe të familjeve tuaja. Kur'ani, libri i shenjtë i myslimanëve urdhëron e thotë: “A mund të jetë shpërblimi i veprës së mirë diç tjetër, pos të mirës!”

Ju këshilloj që vlerat e traditës sonë t'i ruani si sytë e ballit. Ta ruani besimin tuaj. T'i ruani lidhjet familjare. Ta ruani identitetin tuaj fetar dhe kombëtar. Ta ruani gjuhën tuaj. Integrimi i juaj në shoqërinë norvegjeze të mos jetë në llogari të identitetit tuaj fetar dhe kombëtar!

Po më vjenë mirë që një punë e përbashkët që kemi nisur tre vjet më parë qenka kurorëzuar me sukses. Po më gëzon fakti se Imam Ardiani misionin e tij prej imami po e kryeka me sukses. Për punën e tij dëgjova vetëm fjalë miradije dhe respekti. Por këtë ai ka mundur ta arrijë falë përkrahjes dhe mbështetjes që ka gjetur nga ana e juaj. Andaj, unë po kthehem në Kosovë me një besim më të madh, se Fakulteti i Studimeve Islame është duke krye misionin e tij për çka është dedikuar që të jetë një dritare e rrezatimit të islamit, kudo ku jetojnë myslimanët. Misioni i tij është që ai të nxjerrë kuadro të afta që mund të adaptohen edhe në rrethana të këtilla siç janë këto në Norvegji. Ky është një satisfakcion për ne që punojmë në Fakultet dhe në Bashkësinë Islame si tërësi. Kam shpresë se në të ardhmen bashkëpunimi në mes nesh do të zgjerohet. Norvegjia, është vend i shanseve të mëdha, andaj këto shanse nuk duhet t'i humbasim. Zoti ju ruajt ju dhe familjet tuaja. Zoti ju ndihmoftë në arritjen e qëllimeve tuaja!”

Pas namazit të xhumasë u ndamë duke u përqafuar me të gjithë me shpresë se do të takohemi në Kosovën tanë të dashur.

Nuk shkoi pak dhe erdhi Ardiani nga Halldeni, i cili e kishte falur xhumanë atje. Më pa pak si të emociunar nga ndarja me xhematin e tij, për çka i erdhi keq. U nisëm për në banesën e tij, thuaja se pa folur gjatë tërë rrugës. Në banesë si zakonisht na pritën Ylberja, bashkëshortja e Ardianit, Hysnija vajza gjashtë vjeçare që shkonte në klasën e parë, Omeri katër vjeç dhe Oaza tetë muajsh.

Pasi ngrënëm drekë, Ardiani ma solli një libër që fliste për historinë e shqiptarëve në Norvegji. Libri ishte me titull: “Jetë shqiptare në Norvegji”, autore e librit ishte Suzana Zyrakja. Lexova artikullin e parë me titull: “Ali Abdiu shqiptari i parë i mërguar në Norvegji”, kurse pjesën tjetër thash se do ta lexoj gjatë kthimit tim në Kosovë, në aeroplan apo gjatë pritjes në aeroportin e Vjenës.

Ora tregonte se kishte kaluar 23.00, nesër duhej të nisemi prej Sarpsburgut për në aeroportin e Oslos ora 03.00 andaj na duhej të shkonim për të fjetur nëse do të na merrte gjumi. Së paku këtë duhej ta bëja për shkak të Ardianit, i cili duhej të vozite në të dy drejtimet 280 km.

**E shtune, 13.12.2008,**

Ora ishte bërë 03.00. Unë nuk kisha fjetur aspak. Si duket më kishte ikur gjumi. Ardiani si zakonisht më trokit në derë dhe më pyeti se a kisha fjetur mirë. Po, iu përgjigja. Pimë nga një kafe që i kishte përgatitur Ylberja. U përshëndetëm me të dhe zbritëm poshtë për tu nisur në drejtim të Oslos. Moti ishte i butë për rrethanat e Norvegjisë në këtë kohë të muajit dhjetor. Trafiku nuk ishte i dendur dhe për më pak se dy orë arritëm në aeroport. Dorëzova çantën dhe hyra në pjesën e udhëtarëve. Aty u përshëndeta me Ardianin, duke i dëshiruar shëndet të mirë atij dhe familjes si dhe sukses në misionin e tij të shenjte. Për më pak se dy vite ai kishte bërë një kthesë të madhe, Kishte sjellë në xhami të dy brezat. Të rinjtë dhe të vjetrit. Baballarët dhe fëmijët e tyre. Dy breza ishin prezent në xhami. Të gjithë nxitonin të tregonin se cilët dinin më mirë ta tirrnin ezanin apo të bënin ikamet. Kjo ishte një mrekulli që ai kishte bërë. I dëshirova që të llogarisë në mbështetjen tonë dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës për çdo nevojë apo ndihmë eventuale. Ata edhepse jetojnë në Norvegjinë e largët janë qytetarë të Kosovës dhe janë besimtarë tanë. Interesimi për të gjithë duhet të jetë i njëjtë. Ky është obligimi i yni para Zotit, por edhe para besimtarëve tanë.

Në aeroplanin që po udhëtonte për në Vjenë kishte mjaft udhëtarë shqiptarë. Posa u ula në aeroplan nxora librin që ma kishte dhuruar Ardiani dhe fillova të lexojë, tregime për shqiptarët e Norvegjisë. Vërtetë kishte tregime rrëqethëse. Jemi popull që ka pasur një të kaluar të vështirë. Duke lexuar biografinë e Nufri Lekajt për një çast mu kujtua tubimi i shqiptarëve në Oslo që kishin organizuar me rastin e dorëzimit të çmimit Nobel për Paqe për Marti Ahtisarin pak ditë më parë deri sa unë isha në Norvegji. Në krye të organizatorëve ishte aktivisti i njohur shqiptar në Norvegji Nufri Lekaj.

Leximin e librit ma ndërpreu zëri i kapitenit të aeroplanit, i cili po paralajmëronte zbritjen aeroplanit në aeroportin e Vjenës. Në aeroportin e Vjenës duhej pritur aeroplanin për Prishtinë, andaj kisha kohë për ta vazhduar leximin e librit.

Koha kaloi shumë shpejt dhe erdhi ora e nisjes së aeroplanit për në Prishtinë. Në sallën e pritjes pothuaj se të gjithë udhëtarët ishin shqiptarë. Aty si duket ishin tubuar shqiptarët nga të gjitha vendet e Evropës dhe më gjerë. Pas një udhëtimi të shkurtë aeroplani i Austrian Airlansit ateroi në aeroportin e Prishtinës. Edhepse nga lartë shiheshin rrugët me baltë dhe aty këtu dukeshin fshatra ku nuk kishte rrymë megjithatë, Kosova më dukej më e mirë se Norvegjia. Në aeroport procedura ishte e shpejtë dhe në pritje kishte dal si zakonisht djali im Fuadi.

Rrugës për në shtëpi mu kujtuan të gjitha ato që kish përjetuar për një javë ditë në krahinën e Osfolldit të Norvegjisë ku kisha lënë mbi 300 familje shqiptare të mallëngjyer për Kosovën dhe njerëzit e saj.

# Sundimi i botës me të gjitha format dhe mjetet

**Sekreti i sundimit të botës (procesverbalet e pleqësisë sioniste)**
**Botoi: Argeta-LMG, Tiranë, përgatiti për botim: L&M GËZHILLI, Tiranë; përktheu Fatos Aliu**

**Demir Reshiti**

Procesverbalet e 27 seancave të dijetarëve sionistë, të botuara në fillim të shekullit XX, i sjell para lexuesit shqiptar Fatos Aliu, me një shqipërim shumë profesional dhe me një vështrim të thukët që bën në fillim të librit. Është ky një libër tepër interesant dhe shumë aktual për rrethanat në të cilat jetojmë. Ky libër, që ka bërë jehonë të madhe duke arritur kuota milionëshe të botimit në shumë gjuhë të botës, ka formën e një manuali me procesverbale të seancave nga 1 deri 27 të pleqësisë sioniste, - dëshmon për fillet e hershme të programit monstruoz, por praktik të sundimit të botës, i cili i ka paraprirë dhe nxitur ngjarjet e mëpastajmë që kanë ndodhur, si dhe atyre që parashihen në të ardhmën, rezultat i skenarëve të planifikuar me domethënie dhe zbatim në botë.




**Ngjarjet e kohës sonë, dëshmojnë se shkaqet e trazirave dhe të zhvillimeve në botë, nuk janë rastësi apo vetëm luftë interesash, po luftë e perandorive për ta sunduar botën**

Motoja e misionit të procesverbaleve të këtij programi a manuali, është kuptimplotë: sundimi i botës me të gjitha format dhe mjetet në dispozicion, pa marrë parasysh viktimat dhe pasojat, ose shkatërrimi i saj. Një program i këtillë mund të jetë produkt i mendjeve të destruksionit gjenial, i cili ka gjetur zbatim në skenën politike botërore, sa herë që janë shfaqur krizat, si nxitës apo shkaktar i tyre, duke provokuar reaksionet e njerëzimit në vetëmbrojtje nga forcat e errësirës, të personifikuara me liderë maniakë të botës, siç është demoni i kësaj vepre. Ngjarjet e kohës sonë, dëshmojnë se shkaqet e trazirave dhe të zhvillimeve në botë, nuk janë rastësi apo vetëm luftë interesash, kombesh a shtetesh, luftë fesh a ideologjish, po luftë e perandorive për ta sunduar botën, me misione për interesa të programuar, kryesisht shfrytëzimi të vendeve në zhvillim, që kanë sjellë më shumë luftëra se paqe. Të gjitha seancat ligjëruese të këtij programi, i përshkon ekspozeu gjakftohtë i referuesit, i liderit enigmatik të planeve dhe metodave të komplotit botëror, të cilat duhen zbatuar nëpërmes mashtrimeve dhe vendosjes sistematike të kontrollit dhe të pushtetit, duke i futur

qetazi dhe hap pas hapi kthetrat e padukshme në çdo pjesë të organizimit të shteteve dhe popujve të botës. Programi zbulon fshehtësitë dhe artin e uzurpimit të pushtetit politik, psikologjinë e depërtimit në masa, metodologjinë praktike të sistemit të rivendosjes së kontrollit ekonomik dhe rrënimit të qeverive në botë.

### Metodat dhe teknikat politike të këtij manuali, si dhe ato makiaveliane, aktuale dhe të pranishme edhe sot, në jetën e përditshme politike

Ky manual mbi artin e sundimit të botës, para se të paragjykohet për qëllimet që përmban, duhet marrë e trajtuar si sfidë për njerëzimin, për vetëdijësimin e tij mbi të këqijat, të cilat i kanosen natyrës dhe ekzistencës së tij, për domosdoshmërinë e krijimit të botëkuptimit të ri të njeriut për botën, për përmirësimin e virtyteve dhe raporteve ndërnjerëzore. Është interesante se metodat dhe teknikat politike të këtij manuali, si dhe ato makiaveliane, janë aktuale dhe të pranishme edhe sot, në jetën e përditshme politike. Metodat që sot po përdor Administrata Ndërkombëtare në Kosovë, ngjasojnë si veza me vezën me projektet e prezantuara në këto procesverbale, këtu e një shekull më parë! Projekti i qeverisë së bazuar në forcën, duke mbjellë anarkinë midis masave, në mënyrë që t'i bëjnë popujt të dorëzohen përpara sionistëve, futja e përçarjeve në mes partive politike për të realizuar një qeverisje autokratike, rrënimi i familjes nën despotizëm, rrënimi i qeverive, antisemitizmi, konflikti midis pushtetit dhe popullit... e deri te konfrontimet, luftërat e armiqësitë në tërë botën, - janë vetëm disa nga "fshehtësitë" e sionistëve, të cilët janë të bindur se pushtetin e sovranit të tyre, do ta sigurojnë përmes luftërave ekonomike.

### Zyrtarët e shitur dhe shtypi

Në seancën e nëntë, flitet për "zyrtarët e shitur", ku referuesi gjakftohtë, ndër të tjera, spikat këto: "Drejtuesit që i kemi zgjedhur nga publiku, për shkak të servilizmit të tyre, nuk do të kenë përvojë në udhëheqje. Në lojën tonë, ata do të shndërroheshin lehtë në spiunë të dijetarëve tanë, të këshilltarëve tanë gjenialë, të cilët që nga rinia e hershme janë edukuar për drejtimin e punëve botërore". Roli rrënues i shtypit, institucionet marioneta, korrupsioni i opinionit publik, rrënimi i nismave individuale...janë po ashtu disa nga mjetet me të cilat sionistët parashohin sundimin e botës. Seanca e trembëdhjetë, i kushtohet tërësisht shtypit nën pushtetin sionist, censurës në gazeta, revista, libra dhe organe informative. Duke vlerësuar se letërsia dhe gazetaria janë dy faktorët më të rëndësishëm të edukimit, Gojët (kështu quhen hebrenjtë sipas programit të fshehtë të masonerisë sioniste për sundimin e botës: të gjithë të tjerët që nuk janë hebrenj, janë paganë dhe kafshë!), parashohin që shumicën e gazetave periodike ditore t'i kontrollojë pikërisht kjo qeveri, duke i blerë (me anë të mbështetjes financiare)!

### Luftërat partiake

Libri përmbyllet me seancën e 27 me radhë, ku referuesi flet për luftërat partiake, ambiciet e tyre, fjalimet parlamentare dhe gazetarët arrogantë, krizën ekonomike botërore, mbytjen e liberalizmit nga pushteti i gojëve, rënien e pushtetit dhe revolucionin e madh gomist, fuqinë ndërkombëtare të masonerisë dhe edukimin e gabuar të popujve, ndërkohë që pasusi përmbyllës i kushtohet tërësisht lirisë. "Fjala 'liri', njerëzimin e vë në konflikt me të gjitha forcat, pra edhe me forcat e Zotit dhe të natyrës. Prandaj, jemi të detyruar që, kur të vijmë në pushtet, të fshijmë nga fjalori edhe vetë emrin 'liri', si simbol i fuqisë shtazarake, e cila masat i shndërron në egërsira të etshme për gjak. Mirëpo, gjithashtu është e vërtetë se egërsirat e ngopura me gjak i zë lehtë gjumi, dhe ato është lehtë t'i lidhësh. Përndryshe, nëse u mungon gjaku, nuk flenë po rrihen me njëra-tjetrën"! Ndërkaq, për sa u përket luftërave partiake, referuesi thotë: "Për t'i shtyrë karrieristët e etshëm të tyre për keqpërdorimin e pushtetit, "sionistët" pohojnë se kanë ngritur dy faktorë kundër njëri-tjetrit, duke u zhvilluar tendencat e tyre liberale për pavarësi. Në këtë kuptim, i kemi nxitur të gjitha nismat e mundshme, duke u lënë edhe armë në duart e partiakëve, ndërsa pushtetin e kemi bërë shënjestër të ambicieve të tyre. Me anë të alarmeve, shtetet e tyre i kemi shndërruar në arena".

### Kosova, oazë eksperimentale për realizimin e projekteve për sundimin e botës!

A nuk na shtyjnë këto procesverbale të mendojmë se e tërë kjo që po ndodh sot në botë, në një formë a në një tjetër, është duke u dirigjuar nga një "dorë" magjike, dhe vetvetiu të na bëjë të dyshojmë se mos është duke punuar dikush për realizimin e këtyre projekteve për sundimin e botës. Doemos që shumëçka lidhet edhe me aktualitetin politik në trojet shqiptare në përgjithësi, e në Kosovë në veçanti. Kjo e fundit, pra Kosova, është bërë një fushëveprim i shkëlqyer, por edhe një oazë eksperimentale, për realizimin e projekteve për sundimin e botës. E si të mos dyshojmë për një gjë tillë, kur për çdo ditë jemi dëshmitarë të eksperimenteve që, në emër të Administratës Ndërkombëtare të stacionuar në Kosovë, "eksperimentojnë" me popullatën shumicë shqiptare, lloj-lloj njerëzish, të cilëve, po t'u shikohet e kaluara, shumica dalin se janë rekrutuar nga ekspertë gojistë, personazhe të këtij libri interesant. Mbase, edhe shqipëruesi i librit, Fatos Aliu, por edhe botuesi, kanë gjetur në këto procesverbale shumë gjëra që çuditërisht po ndodhin sot me ne, prandaj, duhen përgëzuar gjithsesi për këtë ndërmarrje të tyre.

### Dy fjalë për fund

Këtë vështrim mbi librin, do ta përmbyllja me një konstatim shumë interesant të shqipëruesit në parathënie: A duhen akoma leksione për të parandaluar përsëritjen e skenareve të vjetra duke i dalë vetë zot vetvetes?! Rilindësit tanë do të thërrisnin: shqiptarë, largojuni iluzioneve të rrezikshme; keni rënë shpejt në harresë, në gjumë të rëndë, jeni habitur pas dëfrimeve…!

Ky manual, tregon qartë se si dhe nga vjen e keqja, se për të parandaluar të keqen që vjen nga jashtë, së pari duhet mundur e keqja brenda vetes, se e drejta për vetëvendosje dhe pavarësia kombëtare e shtetërore, nuk dhurohen, po fitohen.

# Alija Izetbegoviç - ai ka dashur, ka ditur dhe ka vepruar

## Jetëshkrimi "Kujtime", Alija Izetbegoviç, AKEA, Prishtinë, 2008.

**Nexhat Ibrahimi**

**"Po qe se do të më ofrohej, me një mrekulli, të jetoja përsëri - nuk do të pranoja. Po qe se do të isha i detyruar të pranoja, do të jetoja njësoj siç kam jetuar!"**

*(Alija Izetbegoviç, "Kujtime", Prishtinë, 2008)*

### Si e njoha Alija Izetbegoviçin

Alija Izetbegoviç (1925-2003) është pa dyshim njëri ndër intelektualët dhe politikanët më të dalluar dhe më të frytshëm në Bosnjë, Ballkan dhe më gjerë, sidomos në dy dekadat e fundit të shekullit XX (1983-2003). Ai dallohet për studime në fushën e islamologjisë, të artit, kulturës, jurisprudencës; ai dallohet për analiza politike, por edhe për krijimin e vetë politikës. Ai ka fuqi të rrallë observuese e perceptuese, komunikon lehtë, qartë dhe thjesht. Izetbegoviç, me një lehtësi mahnitëse, futet në sferat më të errëta dhe më të komplikuara të historisë së mendimit njerëzor. Ai posedon natyrë krijuese nga e cila rrezaton heshtje dhe qetësi e brendshme, urti mirëkuptimi për njeriun dhe botën që e rrethon, si edhe guxim intelektual e politik për t'i quajtur gjërat vetëm me emrin e tyre. Perspektiva nga e cila Alija Izetbegoviç artikulon observimet e veta, reflekton intelektualin dhe politikanin që është larg nxitjeve për rrëmujë, larg orekseve për të qenë kudo dhe mbi këdo, apo si e artikulon këtë ndryshe filozofi Henry Bernard Levy: *"Njeriu që hyri në histori përkundrejt vullnetit të vet".*

### Si e njeh opinioni shqiptar Alija Izetbegoviçin

Emri i Alija Izetbegoviçit në opinionin publik shqiptar ka filluar të bëhet i njohur në vitet tetëdhjetë të shekullit të kaluar, kur shkrimet e tij me pseudonimin L.S.B. (L(ejla) - S(abina) - B(akir), tre fëmijët e tij) filluan të botoheshin në gjuhën shqipe. Por, kjo njohje ishte nga distanca. Njihej vetëm si një autor që në shkrimet e tij i artikulonte njëkohësisht edhe synimet dhe ambiciet e tyre. Edhe personalisht, gjatë viteve 1981-1983, e njihja nga distanca dhe tërthorazi, pjesërisht për arsye




*Alija Izetbegoviç*

se natyra e punës së tij ishte nga prapaskena, e pjesërisht edhe për shkak të hezitimit tim që t'i afrohesha e t'i ofrohesha.

Alija Izetbegoviçin deri në vitin 1983 shqiptarët e kanë njohur individualisht, nëpërmjet rrëfimeve të personave të ndryshëm. Pas vitit 1983, pas burgosjes dhe gjykimit spektakular të grupit intelektual në Sarajevë, lider i së cilës ishte ai vetë, Alija doli në skenë pas tisit misterioz që mbulonte personalitetin dhe aktivitetin e tij. Shtypi i dirigjuar monist jugosllav, Alinë dhe shokët e tij i paraqiti në mënyrën më të keqe të mundshme, si tradhtarë të vendit, si elementë destruktivë të mirëqenies jugosllave, si kolaboracionistë me armiqtë e Jugosllavisë etj. Opinioni shqiptar i ish-Jugosllavisë, pavarësisht nga ai rrebeshi i tmerrshëm medial kundër myslimanëve, megjithatë e kuptoi me kohë se Alia kishte të drejtë; ai ndjeu simpati ndaj tij dhe ndaj shokëve të tij, edhe pse kjo nuk manifestohej publikisht për shkak të frikës nga represioni policor.

Por, kjo simpati te shqiptarët do të rritej edhe më shumë kur më 1988 u përkthye dhe u botua në gjuhën shqipe libri i tij **Deklarata islame,** për të cilin ai edhe qe dënuar 14 vjet burg. Ky libër në gjuhën shqipe u titullua **Islami sot dhe nesër**. Më pas vazhdoi edhe përkthimi i veprave të tjera të tij, si: **Islami ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit**, **Problemet e rilindjes islame** dhe artikuj të tjerë.

Për shkak të zhvillimit të proceseve demokratike dhe rënies së enverizmit, së shpejti Alija do të bëhej i njohur edhe në Shqipëri. Fama për të do të rritej edhe si politikan, sidomos kur Alija u zgjodh kryetar i Bosnjës e Hercegovinës. Në veçanti, emri i tij do të dëgjohej nga viti 1992, si prijës i rezistencës myslimane kundër luftës gjenocidiale serbo-kroate ndaj Bosnjës.

### Opinioni i Alija Izetbegoviçit për shqiptarët

Kontaktet e Alija Izetbegoviçit me shqiptarët janë të hershme, besoj qysh gjatë rinisë së tij. Alija u rrit në Sarajevë, kurse në Sarajevë dhe Bosnjë, deri në luftën e fundit, kishte shumë shqiptarë, ndoshta mbi 100 mijë. Por, nëse takimet e para të Alisë me shqiptarët kanë qenë me ëmbëltorë e byrekxhinj, takimet e mëvonshme kanë qenë me intelektualë. Ai këtë problem e përmend vetëm kalimthi, sigurisht për shkak të përvojës jo fort të këndshme që kishte pasur me individë të caktuar në burgun e Foçës.

Alija përshkruan disa përshtypje nga kontaktet e tilla edhe në librin **Kujtime:** *"Në Burgun e Foçës kishte shumë shqiptarë të dënuar për pje-*




*sëmarrje në lëvizjen e rezistencës kundër regjimit serb, që e kishte suprimuar autonominë e Kosovës. Ishim shokë të mirë me shqiptarët, por nuk përziheshim shumë. Ata shëtisnin në pjesën e mesme, ndërsa ne në pjesën e skajshme të oborrit të burgut. Këtë rregull të pashkruar të regjimit të burgut e respektonin të gjithë të burgosurit dhe policia. Shqiptarët ishin të qetë, konspirativë, tepër seriozë. Kohë pas kohe bënin eksese dhe greva. Kërkonin të lexonin literaturë marksiste, që marksistët e tjerë, shefat e burgut, nuk e lejonin. Drejtoria kishte punësuar një polic shqiptar, i cili, në mes të tjerash, luante rolin e censorit të literaturës "irredentiste".*

Më pas Alija rrëfen bisedën që një grup boshnjakësh, të kryesuar nga ai vetë, kishte zhvilluar me një 'delegacion' shqiptarësh në burgun e Foçës:

Pyetjes së tyre se ç'mendojmë ne boshnjakët për lëvizjen e tyre, iu përgjigja: *"Shqiptarët janë popull mysliman dhe kjo është arsyeja kryesore pse ne e përkrahim luftën tuaj për liri".*

Ata u shqetësuan pak. Udhëheqësi i "delegacionit" të tyre ma ktheu se në përgjigjen time kishte *"disa qëndrime të gabuara"*, sepse sipas mendimit të tij - religjioni ka luajtur rol negativ në historinë e popullit shqiptar dhe u ka shërbyer okupatorëve. "*Religjioni është tejkaluar dhe nuk i nevojitet popullit tonë në luftën e tij për liri"* - përfundoi "shoku".

*"Atëherë ju jeni populli i vetëm në planet që mund të jetojë pa religjion"* - iu përgjigja, *"por përshtypja jonë është se shumica e popullit shqiptar nuk e ka këtë mendim".*

Delegacioni shqiptar deklaroi: *"Vetëm marksizmi dhe leninizmi i ka sjellë përparim popullit tonë"*, kurse ne iu përgjigjëm: *"Mirë, pra, ju shkoni rrugës suaj, kjo është puna juaj, e sa na përket neve, ne edhe më tutje do t'i përkrahim kërkesat e drejta të popullit shqiptar për barazi dhe liri".* Vetë Alija thotë: *"Biseda përfundoi, por ne edhe më tutje mbetëm miq të mirë."*

Për këtë fakt dhe për këto kontakte më kanë folur edhe vetë Alija dhe Omer Behmen, secili nga këndi i tij, në vitet '90, gjatë një takimi në Sarajevë. Këtë takim shqiptaro-boshnjak ma kishte konfirmuar edhe i ndjeri Xhavit Haziri (i vrarë nga serbët në maj të vitit 1999), gjatë muajit qershor-gusht 1998 në burgun e Dubravës, njëri ndër biseduesit nga pala shqiptare me boshnjakët në burgun e Foçës. Por, Xhaviti tashmë kishte ndërruar mendje për religjionin, madje, për herë të parë, ishte bërë edhe njëri ndër agjëruesit në burgun e Dubravës.

Se Alija nuk e ndërroi bindjen për shqiptarët dhe se i mendonte ata si aleatë natyrorë në Ballkan, dëshmon edhe fakti se ai nuk i shkëputi lidhjet me shqiptarët pas daljes nga burgu; përkundrazi ai komunikonte intensivisht me shumë shqiptarë: Ismail Bardhin, Kenan Mazllamin, me mua personalisht, madje edhe me të tjerë. Marr guximin ta shpalos faktin se Alija nuk bënte asnjë udhëtim nëpër qendra botërore, e të mos pyeste për informacione të freskëta për gjendjen fetare, politike, ekonomike dhe kulturore të Kosovës e më gjerë.

### Leximi i shenjave në librin "Kujtimet"

Libri që e kemi para vetes, **Kujtimet**, i përkthyer në gjuhën shqipe, na bën nder si popull, si gjuhë, si kulturë, si kohë që jetojmë, si vlerë permanente dhe për të tjera vlera. Por, prania e librit në gjuhën tonë është

edhe *fat* edhe *përgjegjësi*. Është *fat* për arsyet që do t'i ndeshim gjatë leximit të librit; është *përgjegjësi* për arsyet që rrjedhin si konsekuencë e leximit të kohës kur ai jetoi.

Libri na bën të mendojmë jo për aq sa mund të lexojmë nga ky libër, po për shumë më tepër. Leximi i librit ngërthen në vete një botë të gjallë, shumë të pasur në mendime, por edhe fragmente nga jeta e përditshme, që, si tërësi, përbëjnë një mozaik të përkryer.

Edhe pse vetë Alija Izetbegoviç **Kujtimet** e tij i quan *"fragmente të jetës së tij",* mendoj se libri ofron më tepër se fragmente, madje ofron një botë të pasur mendimesh dhe përvojash nga Lindja dhe Perëndimi, të thuash ashtu në stilin e Muhamed Ikballit, që vështirë se mund t'i vëresh në veprat e zhanrit të këtillë. Pse them kështu? Sepse, autorët e memoareve zakonisht flasin nga këndi i përkatësisë ideologjike, partiake, shtetërore, nga këndi i proviniencës religjioze apo gjeografike. Mirëpo, Alija qysh moti e kishte hedhur këtë kompleks vlerash të damkosura. Alija, me akribi të lartë dhe me shpirt të rafinuar, gjurmon vlerat e Lindjes dhe të Perëndimit, të qytetërimeve të lashta dhe të qytetërimit perëndimor bashkëkohor, të qytetërimit islam po edhe antiislam. Disa ide e përvoja i përvetëson, me disa të tjera bashkëjeton, ndërsa disa i refuzon me një JO të prerë.

Ai, për shkak të karakterit subjektiv të memoareve, që është i natyrshëm për këtë lloj literature, **Kujtimet** nuk i quan histori, por pohon se janë reagim i motivuar nga jeta e përditshme për jetën e përditshme, dëshmi e gjallë dhe autentike se si i ka lexuar shenjat e kohës dhe se si është përballur me to. Me fjalë të tjera, kjo që kemi para vetes, është një lexim i gjallë i problemeve dhe zhvillimeve të kohës në Bosnjë, Ballkan dhe në botë, - nga eruditi i kohës.

Libri **Kujtimet** është përplot fuqi, vërtetësi, por edhe hidhërim dhe pezmatim. Herë-herë pasazhet e caktuara janë udhëzim, shpjegim, udhërrëfyes në vorbullën e kohës dhe ngushticën e hapësirës, që kishin ndodhur apo do të ndodhnin më vonë. Libri karakterizohet nga sinqeriteti e spontaniteti, dhe në të mungojnë ndërhyrjet kozmetike të romanshkruesve. Kjo, në dallim prej shumë politikanëve e intelektualëve, bën që ai ta kishte lexuar drejt mesazhin e kohës dhe të kishte ecur pagabueshëm sipas udhëzimit të mesazheve, bëri që të ngrihej mbi realitetin e thjeshtë dhe të shihte matanë atij bizariteti të kohës kur jetoi.

Vepra, si reflektim i ideve të tij, është e gjerë, kështu që shpesh Izetbegoviçi nuk gjen bashkëbisedues për veprën e tij në rrethin e tij të ngushtë, në burg apo në shoqërinë e ngushtë, por gjen bashkëbisedues jashtë rrethit të ngushtë, madje edhe jashtë rrethit historiko-kulturor mysliman.

Gjatë jetës së tij, prej gati tetë dekadash, sidomos gjatë dekadës së vuajtjeve në burg, Alija njohu dhe përjetoi mbi supet e tij politikën pa moral, makiaveliste, pikërisht për shkak të perceptimit të ritmit, të pikëpamjeve dhe të filozofisë së mendësisë së popullit të tij. Ky perceptim i solli atij tragjedinë personale, familjare dhe të një rrethi shokësh, por i solli një tragjedi edhe shumë më të tmerrshme, e cila goditi tërë popullin e tij, e të cilën ai e evokon në librin **Kujtime,** por edhe në veprat e tjera. Ndonëse kuptoi ritmin e kohës, ndonëse lexoi shenjat e kohës, Alija nuk përqafoi autizmin (izolimin) nacional, por të gjitha dukuritë dhe fenomenet i rezonoi thellë dhe i artikuloi maturisht, në frymën e një kozmopoliti të mirëfilltë.

Sipas intelektualit të madh boshnjak, Abdullah Sidran, vepra e Izetbegoviçit është një armë jashtëzakonisht e fuqishme për ta dhe për fëmijët e tyre, për autorët e ardhshëm dhe historianët, një armë me ndihmën e së cilës do të mbrohet më lehtë figura dhe vepra e tij historike nga të këqijtë dhe injorantët e tashëm dhe të ardhshëm.

## Ç'të themi për fund!

Duke e pasur në dorë librin *Kujtimet,* na bie në mend një thënie e dr. Mustafa Cerićit, i cili në një rast përkujtimi tha: *"Tash kur na duket se atë e kemi aq larg, nëse e pyesim zemrën, ajo do të na thotë se e kemi gjithnjë afër e më afër"*. Vërtet, Alija Izetbegoviçin fizikisht e kemi larg, por veprën dhe idetë e tij i kemi afër nesh, me ne, në ne.

Izetbegoviçin e deshën ata që e deshën të vërtetën, drejtësinë dhe lirinë; atë e respektuan të gjithë, sepse, ndonëse evropian, ishte mik i vërtetë i Lindjes, por edhe komentues bindës i Perëndimit. Ai i tregoi botës se, me përpjekje të mëdha, njeriu mund të jetë besimtar i mirë dhe njeri i dobishëm për vendin. Ai ishte i sinqertë, virtyt ky i njerëzve të mëdhenj, të cilët nuk i frikësohen as lirisë vetjake, as lirisë së huaj. Izetbegoviç ishte thellësisht i bindur se një herë vdiset por dy herë jetohet, njëherë në të vërtetën hyjnore dhe herën e dytë në fatin e njeriut. Vdekja, sipas tij, edhe nuk ekziston, sikur që në amshueshmëri nuk ka fund dhe sikur që në dritë nuk ka errësirë.

Ai e dinte mirë nga kishte ardhur dhe me besim të madh ishte përgatitur për atje ku do të shkonte - para Krijuesit të qiejve dhe të Tokës: "O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Krijuesi yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai i kënaqur me ty! Bashkohu me robërit e Mi dhe hyr në Xhenetin Tim!". (El-Fexhr /89/, 27-30).

## Krejt në fund!

Libri *Kujtimet* është një arritje e suksesshme në fushën e memoareve, në historinë politike nacionale, rajonale dhe botërore, në historinë e mendimit religjioz, filozofik, etik, sociologjik. Me gjithë fjalorin politiko-filozofik, gjuha e librit është kreative, frymëzuese dhe motive, veçse brenda kufijve të lejuar.

Në dobi të vlerave pozitive të librit vlen të shënohet edhe përgatitja e shkëlqyeshme teknike dhe estetike e materialit, që e bën librin më të këndshëm për lexim, më të lehtë për përdorim e më të kuptueshëm. Për botimin cilësor shkencor e teknik duhen përgëzuar për kontributin e tyre përkthyesi i vyeshëm dhe tërë kuadri i botuesit.

Shpresoj se edhe kjo paraqitje imja e shkurtër do ta rrisë frymëzimin tuaj.

Ju falemnderit për durimin që patët!

Mbetshi në paqen dhe mëshirën e Allahut të Madhëruar.

# Dyanshmëria problem bashkëkohor, diagnoza dhe shërimi i saj

**Prof. Dr. Muhamed Seid Ramadan El-Butij**



Ekziston një problem nga i cili sot janë duke vuajtur shumica e myslimanëve në vendet islame në përgjithësi. Ky është problemi i dyanshmërisë në veprimesjellje dhe në të menduar. Një mysliman sot, për sa i përket anës së besimit të tij, është besimtar i plotë. Beson Zotin dhe të Dërguarin e Tij, beson Zotin, librin e Tij, ditën e fundit dhe të gjitha çështjet që lidhen me atë ditë dhe shumë herë polemizon dhe i mbron këto të vërteta ndoshta edhe më shumë sesa kanë polemizuar dhe i kanë mbrojtur myslimanët e mëhershëm. Po, nëse shikojmë gjendjen reale të sjelljeve të tij, vërejmë se ai është shumë larg rrugës së Zotit përveç ndoshta në disa çështje sekondare. Në bashkëpunimin e tij me të tjerët vërejmë se anon nga interesat e tij personalë edhe nëse kjo çon në mashtrim, tradhti, gënjeshtra dhe falsifikim ndaj vëllezërve të tij. Ndërsa, nëse po me atë polemizon rreth argumenteve të besimit ndaj Zotit xh.sh., Njëshmërisë së Tij dhe çështjeve që kanë të bëjnë me këtë lami, do të vërejë se ai është një njeri shumë i shkathët në shkencat-dituritë e besimit dhe i shkathët për ta mbrojtur të vërtetën dhe Islamin në përgjithësi. Kjo dyanshmëri, të nderuar lexues, është problemi bashkëkohor, një problem i cili nuk ka qenë në kohët e mëhershme, sidomos në kohën e myslimanëve të parë (selefëve) dhe gjeneratave që patën ardhur pas tyre. Atëherë cili është shkaku i kësaj dyanshmërie? Cili është shkaku i këtij dualizmi dhe dallimi në mes të menduarit të shëndoshë që përqafon Islami, dhe në mes sjelljeve të cilat të distancojnë nga parimet, etika dhe udhëzimet islame? Shkaku i kësaj, të nderuar lexues, është për arsye të ndryshimit që ekziston në mes mendjes-logjikës dhe zemrës. Mendja-logjika e ka shumë lehtë t'i përqafojë të vërtetat themelore të besimit, sepse nuk ka si t'i refuzojë ato të vërteta shkencore. Mendja-logjika nuk bie në kundërshtim me ty, se një plus një (1+1) bëjnë dy. Mendja-logjika është llambë e cila njeriut ia ndriçon rrugën e drejtë dhe ia tregon shtegun e saktë nga shtegu i pasaktë dhe i largët, i cili njeriut i shkakton vuajtje, humbje dhe devijime. Ndërsa zemra është si një depo karburanti në jetën e njeriut. Karburanti që e lëviz njeriun, nuk janë bindjet e tij logjike, po është dashuria që mbretëron në zemrën e tij, emocionet që mbretërojnë në zemrën e tij. Këto emocione, kjo dashuri dhe kjo lidhje e fortë - janë ato që vënë në lëvizje njeriun. Ndërsa, kur ndodh që mendja-logjika, e cila është llambë ndriçuese e rrugës së njeriut, të bjerë në kundërshtim me zemrën, e cila është qendër e karburantit të ndjenjave dhe emocioneve, atëherë s'ka dyshim se fitorja i takon zemrës e jo mendjes-logjikës. Unë jam besimtar në Zotin dhe, bazuar në logjikën, unë besoj, mirëpo zemra ime e mbushur me dëshira, epshe, egoizma, dashuri ndaj vetes dhe lidhshmëri të fortë ndaj kësaj bote, - kjo është zemra që më dirigjon. Do të përmend një shembull, i cili mund ta pasqyrojë këtë kuptim. Ky shembull ka të bëjë me dritat e veturës, të cilat ta ndriçojnë rrugën dhe ta tregojnë rrugën e mirë e të rrafshtë nga rruga e keqe e me gropa. Por vetura nuk mund të lëvizë me drita, sepse atë e bënë të lëvizë karburanti, i cili gjendet brenda saj. Edhe njeriu është sikurse kjo veturë. Mendja-logjika u ngjet dritave të veturës, kurse zemra i ngjan karburantit të saj. Atëherë shih se nga po të orienton karburanti që gjendet në zemrën tënde? Nga anon dashuria që mbretëron në zemrën tënde. Të shumtën e rasteve emocionet e zemrave tona anojnë nga egoja jonë, dashuria ndaj kësaj bote, nga epshet tona dhe nga dëshirat tona personale. Dhe që këtu shfaqet apo del në shesh ajo dyanshmëria në jetën e shumicës së myslimanëve. Mendja-logjika kërkon leje nga zemra që të bëjë transplantimin apo mbjelljen e një bërthame të dashurisë dhe respektit ndaj Allahut xh.sh., dhe kështu mendja-logjika kërkon e kërkon po nuk gjen ndonjë vend në zemër për ta kryer këtë veprim, e pra mendja-logjika rikthehet, e dëshpëruar, dhe prapë kërkon në këndet e zemrës së njeriut ndonjë vend të zbrazët, për t'i kumtuar asaj mesazhin hyjnor, në të cilin Allahu xh.sh., në një formë shumë të butë qortuese, po në të njëjtën kohë edhe dashamirëse, - i drejtohet njeriut duke i thënë: "A nuk është koha që zemrat të zbuten me këshillat e All-llahut dhe në atë të vërtetën që zbriti (me Kuran), e të mos bëhen si ata, të cilëve u është dhënë libri më parë e zgjati koha dhe zemrat e tyre u shtangën e shumë prej tyre janë jashtë rrugës." (Kaptina, El-Hadid, ajeti:16). Mirëpo, megjithëqë mendja-logjika mundohet që këtë mesazh t'ia kumtojë zemrës, ajo nuk gjen vend në të, sepse ajo është e stërngarkuar me dëshirat e kësaj bote, është e stërngarkuar me epshe, egoizma dhe interesa personalë. Në këtë mënyrë, kur ky njeri të flet për Islamin, e vëren se ai është orator shumë i mirë,

ka një përkufizim shumë të qartë për Islamin, njeri i cili i njeh gjërat. Mirëpo, nëse shikojmë anën tjetër të medaljes, nëse shikojmë sjelljet e tij në shoqëri, do të vërejmë se ai njeri nuk ka kurrfarë derti nëse gënjen, tradhton, ose mashtron, bile-bile këtë mund ta konsiderojë edhe si mençuri dhe zgjuarsi të tij! Për këtë që po themi, s'ka dyshim se të gjithë ne kemi shembuj të shumtë. Mirëpo a mendojmë ndonjëherë se sa shumë na qorton Allahu xh.sh. për këto gjëra në ajetin kuranor: "O ju që besuat, pse po e thoni atë që nuk e punoni? Tek All-llahu është shumë e urryer ta thoni atë që nuk e punoni!" (Kaptina, Es-Saff, ajeti: 2-3). Më poshtë do të sjellim një shembull që ka përmendur Allahu xh.sh. në Kuran dhe i cili është shembull tipik i kësaj dyanshmërie. Ky shembull ka të bëjë me një njeri për të cilin shumica e komentatorëve të Kuranit kanë thënë se quhej Belam bin Baura'ë. Allahu xh.sh. na tregon se atë njeri e kishte pajisur me njohuri dhe shkenca të llojllojshme, njohuri të cilat kishin të bënin me shumë e shumë argumente për të vërtetuar ekzistencën e Zotit, argumente për detyrimin e adhurimit të njeriut ndaj Tij dhe argumente që tregojnë për përfundimin e njeriut dhe qëndrimin e tij para Zotit. Të gjitha këto ia kishte dhënë Allahu xh.sh., mirëpo, për fat të keq, ato ishin vetëm material mendor, kurse mendja, siç thamë edhe më herët, u ngjet dritave të veturës. Ai nuk pati dobi nga ato njohuri, sepse ai u përqendrua vetëm në tokë, që do të thotë se kishte anuar vetëm nga dashuria ndaj kësaj bote dhe kënaqësive të saj, e prioritet u kishte dhënë interesave të tij personalë. Kjo domethënë se kishte anuar me emocionet dhe zemrën e tij, me atë karburantin për të cilin tregova më herët. Për këtë arsye atij nuk i bënë dobi argumentet asnjëherë. "Dhe lexoju atyre tregimin e atij që i patëm dhënë dituritë Tona, ndërsa ai u zhvesh prej tyre dhe atëherë atë e shoqëroi shejtani, dhe kështu ai u bë prej të humburve. E sikur të donim Ne, do ta ngrinim lart me (dituri), por ai nuk iu largua tokës (dynjasë) dhe shkoi pas epshit të vet. Shembulli i tij është si ai i qenit, i cili, nëse e përzë, e nxjerr gjuhën, po edhe nëse nuk e përzë, ai sërish e nxjerr gjuhën. Ky është shembulli i atyre që i konsideruan të rreme argumentet Tona. Ti rrëfeji tregimet (ymetit tënd) në mënyrë që ata të mendojnë." (Kaptina, El-A'ëraf, ajeti: 175-176). Kur njeriu bëhet rob i zemrës së tij dhe zemra e tij është qendër e karburantit, e cila anon nga epshet, egot dhe kënaqësitë e kësaj bote, atëherë çfarë dobie mund të ketë ai nga argumentet e qarta të Zotit? Çfarë dobie mund të ketë ai nga njohuritë dhe shkencat e llojllojshme që ka mësuar nga feja dhe Libri i Zotit? Jo, nuk do t'i bëjnë dobi asgjë, veçse puna e tij do të jetë sikur puna e qenit, gjuha e të cilit, kur ngopet dhe pi, gulçon, - po edhe nëse është i etur a i uritur, ai përsëri gulçon me gjuhën e tij. Lakmia dhe animi nga kënaqësitë e kësaj bote, të cilat nuk ndalen kurrë, janë të pandalshme. Ky është një shembull që Allahu xh.sh. na e tregon me shpresë që ta çlirojmë veten tonë nga kjo dyanshmëri, ose me shpresë se do ta çlirojmë veten tonë nga robërimi i zemrës kur ajo të bëhet depo e karburantit shtytës nga epshet, egot dhe kënaqësitë e kësaj bote.

Tani mund të shtrohet pyetja: Po si të arrijmë të lirohemi nga ky robërim që ka përjashtuar mendjen-logjikën dhe na i ka mbuluar argumentet e faktet e saj? Kjo çështje është shumë e lehtë. Mund të jetë edhe e vështirë, mirëpo për atë që ka vullnet të mirë dhe do Allahu, është shumë lehtë. Kjo bëhet me anë të pastrimit të zemrës nga epshet e ndryshme dhe furnizimit të saj me të përmendur të Allahut xh.sh.. Këtu nuk kam për qëllim përmendjen e Zotit nëpërmjet gjuhës ose duke hequr tespi në dorë, po kam për qëllim meditimin, ashtu siç thotë Allahu xh.sh.: "Ti përmende Zotin tënd në vete (heshtas), me respekt e me drojë, jo me shprehje të larta, (përmende) në mëngjes e në mbrëmje dhe mos u bëj prej atyre që nuk bëjnë kujdes". (Kaptina, El-A'ëraf, ajeti:205.) Të përmendurit e Zotit eliminon çdo dukuri negative në zemër, e cila të ka bërë të përqendrohesh në tokë. Të përmendurit e Zotit zbërthen një dashuri në zemrën tënde karshi Zotit xh.sh., dashuri e cila do të përjashtojë dhe të mënjanojë patjetër çdo dashuri tjetër ndaj çështjeve të kota. Nuk kam hasur në ndonjë njeri i cili përmend Allahun pareshtur me gjuhën dhe zemrën e tij, e i cili të mos gjejë kënaqësinë e kësaj dashurie ndaj Allahut xh.sh.. Si të përmendet apo si të kujtohet Allahu xh.sh.? Të përkujtohet Qenia e Tij!? Jo, njeriu nuk ka mundësi ta përfytyrojë Zotin e tij dhe çdo gjë që të vjen në mendjen tënde, -Allahu xh.sh. është diçka tjetër. Të përmendurit e Zotit domethënë të përmendurit e Cilësive të Tij, të begative të Tij, të mëshirës së Tij ndaj teje, të projektimit të Tij, që të ka bërë ty, dhe të mbrojtjes së Tij ndaj teje. Duhet të bësh një lidhje në mes begatisë dhe begatuesit, kur të ulesh në tavolinë për të ngrënë ushqim, atëherë kujtoje Zotin Që të ka dhënë lloje të shumta ushqimesh të begatshme dhe të shëndetshme në sofrën tënde. Kur të vësh kafshatën në gojën tënde dhe fillon ta përtypësh, atëherë kujto Zotin Që ta bëri të mundur të përtypësh atë dhe nuk e bëri atë shkak që të të mbysë. Kur të shkosh në mbrëmje në shtrat për të fjetur, atëherë kujto Zotin Që ta mundësoi këtë pushim, të cilin sikur të mos e mundësonte, do të shkatërroheshe për dyzet e tetë orë. Kur të zgjohesh nga gjumi, kujtoje Zotin Që të rizgjoi pas gjumit ose të ringjalli pas vdekjes, dhe thuaj ashtu siç thoshte i dërguari Muhamed a.s.: 'Falënderimi I takon Allahut, i Cili më ringjalli pas vdekjes dhe tek Ai është rikthimi'. Në këtë mënyrë, kur ta kujtosh Allahun xh.sh. me cilësitë dhe madhështinë e Tij, dhe të bësh lidhjen në mes begative e begatuesit, duke u bërë i qëndrueshëm në këtë (veprim), nuk ka mundësi që të të mos mbërthejë dashuria ndaj Zotit në kraharorin tënd. Më pastaj kjo dashuri sublime do të mënjanojë çdo dashuri ndaj çështjeve të tjera. Pra, dashuria ndaj Zotit eliminon dashurinë ndaj gjërave të tjera. Kur zemra jote pastrohet prej gjërave të kota, atëherë mendjalogjika përmirëson marrëdhëniet me zemrën, dhe të dyja së bashku pasojnë rrugën e drejtë që na e ka treguar Zoti ynë, dhe në këtë mënyrë eliminohet kjo dyanshmëri nga jeta e njeriut.

Të nderuar lexues, në këtë mënyrë bëhet shërimi i kësaj dyanshmërie në jetën tonë. Atëherë, të fillojmë t'i shërojmë zemrat tona, të cilat janë bërë qendër ose depo të stërmbushura me karburante të epsheve dhe egove. T'i shërojmë ato duke shpeshtuar të përmendurit e Allahut xh.sh., ashtu siç u cek edhe më lart, dhe të shikojmë se si Zoti ynë, me një shprehje shumë të butë dha dashamirëse, na fton ta kemi këtë ilaç, kur thotë: "Ashtu siç dërguam nga gjiri juaj të dërguar që t'u lexojë ajetet Tona, t'ju pastrojë, e t'ju mësojë librin dhe traditën, e edhe t'ju mësojë atë që nuk e dinit. Pra, Më kujtoni Mua". (Kaptina, El-Bekare, ajeti 151-152.) Më kujtoni duke kujtuar mirësitë e Mia, duke Më adhuruar dhe duke njohur cilësitë e Mia, dhe Unë ju kujtoj ju me butësi, falje, mëshirë dhe lumturi.

*Nga gjuha arabe:*
***Vedat Shabani***

# Dënimi me vdekje - jetë apo vdekje?

**Mr.sc. Saad R. Gashi**

Ne jetojmë në një kohë kur vrasjet, grabitjet, plaçkitjet, dhunimet, e shumë lloje të krimeve të rënda, janë bërë pjesë normale e jetës sonë. Bota sot ballafaqohet me një eksplozion krimesh të rënda. Mediet, si elektronike ashtu edhe të shkruarat, janë të mbushura me lajme të trishtueshme, kështu që njeriu i sotëm në një mënyrë, me dashje o pa të, është stërngarkuar me të dhëna, lajme e madje edhe imazhe, për se të gjithë jemi dëshmitarë se jeta e njeriut, si qenie më e përsosur, është bërë objekt sulmesh të vazhdueshme dhe më barbare. Domosdoshmërisht këto informacione, me të cilat pronarët e medieve botërore "ushqejnë" botën sot, tek njeriu reflektojnë një energji shumë negative.

Duke qenë kështu, njeriu shpesh pyet veten: pse ndodhin kaq shumë krime? pse numri i tyre vazhdimisht është në rritje? pse njeriu gjithnjë e më shumë është më i pasigurt se asnjëherë më përpara? a ka ekzistuar ndonjë periudhë apo shtet kur dhe ku njeriu ka qenë më i sigurt dhe a ka qenë më i mbrojtur? a ka pasur ndonjëherë mirëqenie më të mirë? pse vazhdimisht rritje të kriminalitetit e jo pakësim të tij? si është e mundur që vendet më "të civilizuara", më "të pavarura", me "legjislacionin më modern", të prijnë në listën e vendeve ku krimi lulëzon më së shumti në botë? Kush i përgatit këto ligje, cili është roli dhe qëllimi i vërtetë i tyre?

Praktika dhe statistika na bëjnë të dyshojmë në qëllimin e tyre, që të zvogëlohet shkalla e krimit! A thua kush janë legjislatorët e vërtetë, a thua paska shumë Ahtisara të tjerë dhe mos edhe vende të tjera sikur ne, miratuakan nga 7-8 ligje për një ditë në Parlament, pa i shqyrtuar ato?

Krimi është një dukuri që e ka zanafillën qysh në shoqëritë më të lashta, më saktësisht me shfaqjen e njeriut të parë, hz. Ademit, kur i biri, Kabili, pati mbytur vëllamë e vet për motive xhelozie. Krime ka pasur vazhdimisht dhe do të ketë deri në përfundim të kësaj bote. Mirëpo, është politika kriminale ajo që e përcakton, respektivisht e kontrollon shkallën e kriminalitetit në një vend. Nëse bazat e një politike kriminale mbështeten mbi bazën tek ligjet hyjnore, pa dyshim që suksesi do të jetë më i mirë sikurse e dëshmojnë statistikat, se një mirëqenie e pashembullt zotëronte gjatë periudhave historike të ndryshme. Përkundrazi, sa herë që kjo politikë caktohet dhe udhëhiqet nga njerëzit që mohojnë dhe luftojnë ligjet e Zotit, -bota do të djallëzohet edhe më shumë.

Në politikën kriminale dallohen dy orientime kryesore: masat parandaluese (preventive) dhe masat ndëshkuese (represive). Mund të thuhet se është vështirë të caktohet raporti në mes të parandalimit dhe ndëshkimit, sepse nuk ekziston ndonjë masë parandaluese në të cilën të mos gjendet ndonjë dozë e masave ndëshkuese, sikundërqë nuk ka ndëshkim në të cilin të mos bëjë pjesë ndonjë formë elementare e parandalimit. Prandaj mund të përfundohet se edhe në dënimin më kapital, siç është dënimi me vdekje, ekzistojnë elemente të parandalimit të kriminalitetit. "…Ju është caktuar norma për hakmarrje-vrasje: I liri- për të lirë, robi-për rob, femra për femër… Kjo është lehtësi nga Zoti juaj dhe mëshirë…"; "Në hakmarrje (d.m.th. vrasje për vrasësin) keni ekzistencën, o të mençur, ndoshta do të ruheni!" (Kur'an El-Bekare 178, 179). Kurani, vazhdimisht na tregon qëllimet (rrugët) që duhet t'i ndjekim, ndërsa detyra jonë është që të gjejmë mënyrën dhe mjetet për të arritur këto qëllime. Ajetet kuranore që flasin për çështje juridike, gjithsej janë 228, ose në përqindje 3%, kurse vetëm 30 ajete ose 0.05% të ajeteve në përgjithësi flasin për çështjen e dënimeve. Pjesa tjetër, ose 97% e Kuranit, bën fjalë për besimin, moralin dhe rrugën e vërtetë, d.m.th. qëllimin që duhet të synojmë, në mënyrë që arrihet Vullneti i Zotit të Plotfuqishëm. Duhet kuptuar se numri i krimeve varret nga kushtet shoqërore që shkaktojnë ato krime e jo nga ashpërsia e dënimit. Këtë e argumenton edhe rasti që kishte ndodhur në kohën e Kalifatit të Omerit r.a.: Një ditë, disa robër kishin vjedhur një deve, të cilën e kishin prerë për ta ngrënë. Ata e kishin pranuar veprën e kryer. Pasi Omeri vendosi të zbatonte dënimin me prerje të duarve, u mendua pak dhe ftoi pronarin e robërve. Kur i erdhi pronari, Halifja i drejtë, duke proceduar rastin, konstatoi se robërit kishin qenë të uritur dhe, në fund, fajësoi pronarin e robërve për shkak se nuk i kishte ushqyer ata. Në fund, Omeri pyeti pronarin e devesë sa kërkonte kompensim për devetë. Pronari i paskësh thënë se, sikur t'i ofroheshin 400 dërhemë, do t'i refuzonte. Atëherë Omeri r.a. urdhëroi pronarin e robërve: "Paguaj 800 dërhemë". Kjo është drejtësia Islame, për të cilën qytetërimi i sotëm ka nevojë më shumë se kurrë më parë.



Në të kaluarën dënimi kapital shqiptohej në çdo pjesë të globit, mirëpo dekadat e fundit shumë shtete e kanë abroguar. Sipas Amnesty International, 59 shtete ende vazhdojnë ta zbatojnë dënimin me vdekje, 90 shtete e kanë abroguar në tërësi, kurse 10 shtete e zbatojnë po vetëm për krimet e kryera në rrethana të jashtëzakonshme, si p.sh në rrethanat e luftës, dhe në 35 shtete ky dënim zbatohet ende për krimet ordinere, mirëpo në këto shtete, në 10 vitet e fundit ka një tendencë të rënies së zbatimit të dënimit me vdekje. D.m.th. sipas Amnesty International, sot mbi 135 shtete të botës e kanë abroguar tërësisht ose pjesërisht dënimin me vdekje.

Në vitin 2007 - 3350 njerëzve u kishte shqiptuar dënimi me vdekje. Sot, mbi 20.000 të burgosur janë të dënuar me dënimin më të rëndë - me vdekje.

Në ShBA, dënimi me vdekje zbatohet në 38 shtete. Gjykata Supreme në ShBA më 29.06.1972 kishte anuluar dënimin me vdekje, me arsyetimin se ishte një dënim shumë i ashpër dhe në kundërshtim më nenin 8 të Kushtetutës së ShBA-së. Mirëpo, katër vjet më vonë, më

1976, Gjykata revokoi vendimin e saj duke vendosur përsëri në favor të dënimit kapital. Amerikanët ishin dëshmitarë se dënimi me vdekje ishte shumë më prodhues në aspektin e sigurisë së përgjithshme. Pas një hulumtimi që kishte bërë instituti Galup, në ShBA, 65% e të anketuarve kishin përkrahur dënimin më të rëndë. Njëri prej tyre është edhe profesori i drejtësisë, Robert Bleker, i cili thotë: "Pas ndonjë vrasjeje mizore rritet dukshëm numri i atyre që janë pro dënimit me vdekje". Amerikanët mendojnë se ky dënim është mjeti i vetëm, i cili në këtë botë të kriminalizuar mund të frikësojë ndonjë kriminel potencial. Në anën tjetër, të gjitha shtetet e tjera që e kanë abroguar këtë dënim, më tepër mbrojnë kriminelin sesa viktimën.

Unioni Evropian kundërshton fuqimisht aplikimin e dënimit me vdekje në mbarë botën. Asnjë nga vendet anëtare të këtij Unioni, nuk e ka aplikuar këtë dënim në shekullin 21. Ky detyrim buron nga Protokolli nr. 6 i Konventës Evropiane mbi të drejtat e njeriut, i cili në mënyrë të pakushtëzuar obligon të gjitha shtetet anëtare që të mos e aplikojnë këtë dënim në kohë paqeje.

Siç po shihet, ky abolucion është një trend modern i Evropës së Bashkuar, i cili amniston edhe kriminelët më mizorë dhe u mundëson që të qëndrojnë një kohë të konsiderueshme në burg dhe, më pastaj, pas mbajtjes së 2/3-ës së dënimit, atyre u mundëson të lirohen përsëri!

Kohët e fundit terrorizmi modern është gjithnjë e më i paskrupullt dhe nëpër shumë qarqe paraqitet një intencë që të rishqyrtohet edhe një herë abrogimi i këtij dënimi. Presidenti polak Leh Kaçinski, në vitin 2006 kishte deklaruar: "Civilizimi Evropian i ka rrugët për ardhmërinë tonë, mirëpo i ka edhe disa rrugë të verbëta, dhe heqja e këtij dënimi shpie në këto rrugë të verbëta."

Konsiderohet se futja e sërishme e këtij institucioni në legjislacionin penal nuk është vetëm çështje legjislative e një shteti, po është një çështje shumë më komplekse: ekonomike, shoqërore, filozofike dhe religjioze.

Shikuar nga aspekti ekonomik, ekspertët vlerësojnë se shpenzimet që bëhen nëpër burgje, janë shumë të mëdha. Prandaj ekzistimi i dënimit me vdekje sjell beneficione ekonomike për një shoqëri. Në Amerikë, p.sh., në vitin 1992 burgjet shtetërore dhe federale kishin arritur një numër rekord - 883,539 të burgosur. Çdo i burgosur, shtetit i kushtonte 22.000 $ për një vit, dhe shuma e përgjithshme e shpenzimeve arrinte 19.436 bilionë $. Kjo shumë paguhet nga taksat që paguan populli amerikan. Nga kjo rrjedh se, populli amerikan si taksapagues, i përkrah kriminelët që vuajnë dënimin. Nga numri i përgjithshëm i të burgosurve, në vitin 1992, të dënuar me vdekje kanë qenë 2575 persona. Kur të merret parasysh koha mesatare prej 9 vjet e 6 muajsh, që një i burgosur pret në burg derisa të ekzekutohet dënimi me vdekje, atëherë paraqitet pyetj: A mund të kishte gjetur, shuma e këtyre taksave që paguajnë amerikanët, ndonjë destinacion më të dobishëm dhe ekonomia amerikane të përfitonte më tepër nga dënimi me vdekje?

Për sa i përket aspektit shoqëror, aplikimi i këtij institucioni arsyetohet nga fakti se, nëse një person kryen një krim të rëndë dhe ndaj tij duhet zbatohet ky dënim, - atëherë drejtësia duhet të zbatohet. Nëse një person i tillë amnistohet, ekziston mundësia që ai më vonë të kryejë përsëri ndonjë vrasje tjetër.

Nga 2575 të burgosur të dënuar me vdekje (në v. 1992), çdo i 11-i më parë ishte dënuar për vrasje. Kjo d.m.th. se njerëz të tjerë është dashur të vriten para se këta të dënoheshin me vdekje. Çfarë drejtësie është kjo? Sikur ata të ishin dënuar me vdekje herën e parë, kur ishin dënuar, atëherë jetët e pafajshme nuk do të shkatërroheshin. Me ekzekutimin e vrasësve për herë të parë, drejtësia do të gjente justifikimin. Kështu dënimi do t'i përgjigjej krimit dhe familjet e viktimave e shoqëria do të kuptonin se një vrasës më pak shëtit i lirë nëpër rrugë, duke kërkuar viktimën e ardhshme.

Është e vërtetë se çdo i dënuar me vdekje nuk e meriton këtë dënim, mirëpo për ata që në të vërtetë e meritojnë, amerikanët mendojnë se duhet të ekzekutohen dhe të mos e kalojnë pjesën tjetër të jetës në burg me shpenzime të taksapaguesve-viktima. Nëse dënimi me vdekje do të shqiptohej më shpesh, me siguri se kriminelët që meritojnë këtë dënim, do të mendonin më shumë para se të kryenin krimin.

Në ShBA, në vitin 2007, ishin ekzekutuar 42 persona të dënuar me vdekje. Më së shumti ishin ekzekutuar në Teksas-26. Nga numri i përgjithshëm, të bardhë ishin 28, kurse zezakë 14. Të gjithë ishin meshkuj.

Secili shtet në botë përgatit si politikën parandaluese, ashtu edhe atë ndëshkuese me qëllim të vetëm që të zbusë shkallën e kriminalitetit. Mirëpo, nëse një politikë ekzistuese është kundërprodhimtare, atëherë nëse është me të vërtetë qëllimi i pastër, ajo politikë duhet të rishqyrtohet, të analizohet dhe të ndërrohet. Kështu p.sh., nëse në Amerikë në vitin 1992 kishte 883.539 të burgosur, kurse 16 vjet më vonë, në fillim të vitit 2008, numri i të burgosurve kishte arritur në 2.319.258 (gati trefish)! Prej tyre numri i të miturve, nën moshën 18 vjeç, ishte rreth 20.000! Prandaj, Amerika zë vendin e parë në botë për nga numri i të burgosurve, para Kinës, e cila ka rreth 1.500,000 të burgosur. Atëherë, në bazë të rezultateve del konstatimi i pamohueshëm se, edhe masat parandaluese, po edhe ato ndëshkuese në një shoqëri të tillë kanë dështuar dhe lind pyeta: Kush në të vërtetë i cakton dhe i miraton ato, sa kohë që nuk janë në interes të shoqërisë? Dihet mirëfilli se një popull, nëse nuk ka moral dhe edukim të mirëfilltë, shkatërrimin e ka të pashmangshëm. Nëse një aparat shtetëror këto masa parandaluese, atëherë ai nuk punon për ardhmëri të atij shteti. Një shtet në të cilin krimi trefishohet për më pak se 20 vjet, mund të diagnostikohet si shoqëri e retarduar. Por edhe shtetet e tjera, të cilat, ose janë kolonizuar nga një shtet i tillë ose gjenden në protektoratin e tij, ose të cilat janë në çfarëdo forme të nënshtruara ndaj tij, - i pret një e ardhme e tillë. Mjafton të shikohen vetëm kronikat e zeza nëpër gazeta të përditshme dhe të konstatohet se shkalla, dhe sidomos lloji i krimeve që aktualisht ndodhin edhe këtu në Kosovë, gjer para 10 vjetësh ishin të paimagjinueshme, madje edhe për skeptikët më të mëdhenj, ndoshta edhe për kriminelët më të djallëzuar.

Pa dyshim, një numër i konsiderueshëm mendojnë se nuk duhet zbatuar dënimi me vdekje. Ndoshta këta arsyetohen duke menduar se është mëshirë që vrasësit t'i falet jeta. Mirëpo lind pyetja: A është më i mëshirshëm ai që kërkon të mos vritet vrasësi-krimineli, apo më i mëshirshëm është ai që i mbron viktimat e pafajshme? Kjo është e ngjashme me një njeri që ka të sëmurë një gisht dhe rrezikon t'i metaztazojë sëmundja në tërë trupin! A është më i mëshirshëm ai që ia amputon gishtin e i shpëton tërë trupin, apo është ai që kundërshton amputimin e gishtit dhe lejon që sëmundja t'ia përfshijë tërë trupin, për ta mbytur pas një kohe?

# Alimat më të mëdhenj shqiptarë ishin shkolluar në Al-Az'har

Prej datës 3-5 janar 2009, në Kajro të Egjiptit u mbajt Konferenca Ndërkombëtare Fetare me moton: "Al-Az'hari dhe Perëndimi - urat për të ardhmen", nën patronatin presidentit egjiptian Husni Mabarak dhe në bashkëorganizim të Ministrisë së Vakëfit dhe Universitetit të Azharit. Vlen të theksohet se në këtë eveniment të rëndësishëm kulturor dhe fetar, nga rajoni i Ballkanit merrte pjesë vetëm Bashkësia Islame e Kosovës, me në krye myftiun Mr. ef. Tërnava, i cili shoqërohej nga Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora dhe Drejtori i Medresesë 'Alauddin" z. Bahri Simnica.




*Myftiu Tërnava duke drejtuar seancën e parë të Konferencës*

Në këtë Konferencë morën pjesë dijetarët më të mëdhenj muslimanë dhe ata perëndimorë, në përpjekje për të gjetur urat e bashkëpunimit të vazhdueshëm të Botës islame me atë Perëndimor. Natyrisht që njëra prej këtyre hallkave më të rëndësishme për këtë dialog ishte vetë Universiteti i Al Az'harit, i cili përgjatë tërë traditës së tij 11 shekullore, ka kultivuar tolerancën mes popujve dhe religjioneve në botë.

Myftiu Tërnava, përveç që ishte njëri prej drejtuesve të Seancës kryesore, ai para të pranishmëve u paraqit edhe me kumtesën e tij me titull: "Roli i Azharit në edukimin shpirtëror të shqiptarëve", kumtesë kjo e cila u mirëprit dhe u vlerësua lartë nga të gjithë të pranishmit.

Myftiu Tërnava në kumtesën e tij, ndër të tjera kur foli për rolin e Az'harit në edukimin dhe shkollimin e shqiptarëve potencoi se: *"Alimat më të mëdhenj shqiptarë ishin shkolluar në këtë Universitet duke filluar nga Hasan ef. Nahi, simboli i Islamit në Kosovë, i cili diplomoi në Azhar në vitin 1930, pastaj Ali ef. Jakupi, i diplomuar në vitin 1936, cili ka qenë edhe nxënës, student e pastaj edhe bashkëpunëtor i shejhulislamit të fundit Mustafa Sabri, si dhe i Hasan el Benës.. Pastaj, vazhdoi gjenerata tjetër me Hysen Latifin e Muharrem Tahsinin nga Gjilani (që më vonë jetuan e vepruan në Xhide të Arabisë Saudite), Hysni Hoxha, Feti Meka, dhe shejh Sulejman Gavoçi nga Shkodra etj.*

*Këta dijetarë dhe alima të mëdhenj, i përcollën këto njohuri në trojet shqiptare, edukuan xhematin në frymën e Islamit, duke e mbajtur për herë të ndezur dritën e pafikur të fesë së Allahut, por edhe i rezistuan stuhive shkatërrimtare komuniste, të cilat tashmë veç ishin instaluar në trojet shqiptare."*

Ndërsa në pjesën e dytë të kumtesës së tij, ai foli për islamofobinë perëndimor ndaj Islamit dhe obligimet e dijetarëve muslimanë që me argumente dhe me sjellje praktike, t'i demantojnë këto paragjykime perëndimor, duke reflektuar kështu vlerat e larta të Islamit si njërën ndër fetë më të mëdha monoteiste në Botë. Ai në lidhje me këtë ndër të tjera tha: *"Të jemi të sinqertë dhe të ndërgjegjshëm, kësaj klime të mostolerancës dhe të urrejtjes ndaj çdo gjëje islame, i kanë kontribuar edhe vetë muslimanët me sjellje të pahijshme, të pakulturuara, duke e paraqitur veten si popuj që nuk mund të kyçen në rrjedhat e jetës në mënyrë të ndershme, por me sjellje të pakontrolluara, kanë bërë që të humbin besimin dhe respektin nga perëndimorët."*

Ai më pas porositi e tha: *"Unë, meqë jetoj në Evropë, e di fort mirë se me punë të sinqertë, do të arrijmë t'i thyejmë tabutë e ngulitura në kokat e perëndimorëve se Islami është fe e dhunës, dhe evropianëve, që dorën në zemër ende janë shumë më larg se ne në sferën e arsimimit dhe të zhvillimit të mendimit, dhe ata t'i joshim në çiltërsinë dhe gjerësinë e Islamit, si fe të vetme e zbritur nga Allahu xh.sh."*

Kurse në përmbyllje të fjalimit të tij, Myftiu Tërnava shfrytëzoi rastin që nëpërmjet Shejhut (Kryeplakut) të Azharit , hirësisë së tij Muhamed Tantavi, t'i drejtohej presidentit të Egjiptit, duke kërkuar prej tij njohjen sa më të shpejtë të Kosovës si shtet sovran dhe të pavarur, kërkesë, cila u duartrokit gjatë nga të pranishmit, në shenjë miratimi e përkrahje nga Ulemaja.




*Në takim me shkëlqesinë e tij Shejhul-Az-har Muhamed Sejid Tantavi*





*Nënshkrimi i marrëveshjes me Dr. Ali Abdul Baki Shehate (sekretar gjeneral i Az-harit për bashkëpunim me botën e jashtme), për dërgimin e imamëve nga Kosova për trajnime në Egjipt, si dhe nënshkrimi i nostrifikimit të diplomës së Medresesë së Mesme "Alauddin" me Universitetin e Az-harit*



بسم الله الرحمن الرحيم

الأزهر الشريف
مجمع البحوث الإسلامية
الإدارة العامة للطلاب الوافدين

السيد الأستاذ / مدير مدرسة علاء الدين برشتينا كوسوفا

السلام عليكم ورحمة الله وبركاته ، وبعد

نحيط سيادتكم علما بأن الأزهر الشريف قد وافق على معادلة الشهادة الثانوية قسم أدبي لمدرستكم الموقرة بالشهادة الثانوية قسم أدبي لمعهد البعوث الإسلامية بالأزهر الشريف بجمهورية مصر العربية •

ويحق للمنتهى من هذه المرحلة والناجح فيها الالتحاق بالصف الأول بإحدى الكليات النظرية بجامعة الأزهر الشريف بجمهورية مصر العربية •

رجاء التفضل بالعلم والإحاطة وموافاتنا بأسماء الطلاب الناجحين في المرحلة الثانوية كل عام وكذلك نموذج من الشهادة الثانوية •

مع خالص التحية والتقدير ،،،
والسلام عليكم ورحمة الله وبركاته ،،،،

٢٠٠٩/١/١١م
ط

الأمين العام المساعد
( فوزي عبدالسميع زيدان )

الأمين العام
لمجمع البحوث الإسلامية
( على عبد الباقي شحاته )

## Delegacioni kosovar u prit nga Shejhul Az'hari

Pas përfundimit të Konferencës, delegacioni i Bashkësisë islame të Kosovës, shfrytëzoi rastin që të takohej me shumë prej personaliteteve më të larta fetare të Egjiptit, e sidomos me Shejhul Azharin, Rektorin e Universitetit, myftiun e Egjiptit dhe me Sekretarin gjeneral të Azharit për bashkëpunim me botën e jashtme, me të cilët u diskutuan çështje me rëndësi bashkëpunimi.

Fryt i këtyre bisedimeve ishte edhe nënshkrimi i Marrëveshjes në mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Universitetit të Az'harit, për dërgimin e imamëve nga Kosova për trajnime tremujore në lëmin e Da'ves, në shpenzime të Universitetit të Azharit. Ndërsa me Sekretarin e përgjithshëm të Azharit për marrëdhënie me Jashtë Dr. Ali Abdul Baki Shehate, u nënshkrua Marrëveshja për ri-nostrifikimin e Diplomës së mesme "Alauddin" të Prishtinës në nivel të shkollave të mesme fetare të Azharit, me se tash tutje, nxënësve tanë sërish u hapen dyert për studime në Universitetin më të famshëm të Botës islame, në Azhar. Universiteti i Azharit po ashtu i ndau 10 bursa studentore për çdo vit akademik, për studentët e ardhshëm kosovarë, të cilët do të kenë fatin të jenë pjesë e këtij Universiteti.

Pas nënshkrimit të kësaj marrëveshjeje, Muftiu Tërnava, i drejtoi një ftesë Shejhul Azharit, zëvendësit të tij, Rektorit të Universitetit dhe një grupi profesorësh, që ta vizitojnë Kosovës nga fund i prillit dhe fillimi i majit të këtij viti, të cilën ftesë ata e pranuan me kënaqësi.

***DI-press***

# Në xhaminë e Zabelit të Ulët sulmohet fizikisht kryetari i Këshillit të BI Osman Musliu

**Të premten më 9 janar 2009 në xhaminë e fshatit Zabel të Ulët të Drenasit është sulmuar fizikisht kryetari i Këshillit të BI Osman Musliu. Rasti ka ndodhur kur Mulla Osmani ka shkuar të prezantoj imamin e xhamisë së Zabelit, i zgjedhur nga Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas, ndërsa ai është penguar dhe mbi të është ushtruar dhunë nga disa të pranishëm, të cilët ishin të mendimit se duhet emëruar një imam tjetër.**

**Me këtë rast policia ka arrestuar 9 veta si të përfshirë në këtë ngjarje, ndërsa gjykatësi hetues ua ka caktuar masën e paraburgimit prej 30 ditësh.**

**Nga sulmi Kryetari i Këshillit ka pësuar lëndime në kokë, duar dhe kraharor për se ka kërkuar ndihëm mjekësore në QKUK**

**Me rastin e sulimit ashpër ka reaguar Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Këshilli i BI në Drenas e Kuvendi Komunal.**

**Ne këtu po sjellim reagimin e Kryesisë së BI të Kosovës dhe atë të Këshillit të Bashkësisë Islame në Drenas**

## Kryesia Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës e dënon sulmin ndaj Osman ef. Musliut

Dje në xhaminë e fshatit Zabeli i Ulët, KBI i Drenasit, është sulmuar fizikisht kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit Osman ef. Musliu. Kryetari kishte shkuar në xhami për ta falur namazin e xhumasë dhe njëherit për ta prezantuar imamin e propozuar nga këshilli në fjalë për këtë xhami pasi që vendi i punës së imamit ishte vakant nga se kohë më parë kishte ndërruar jetë imami i mëparshëm. Mirëpo, me të hyrë në xhami, ai sulmohet nga disa persona, ku dyshohet të ketë pasur pjesëmarrës edhe nga fshatra tjerë.

Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës e dënon ashpër sulmin fizik ndaj kryetarit të këshillit të BI-së të Drenasit dhe e konsideron këtë veprim kriminal. Njëherit, këtë sulm fizik Kryesia e BI-së e konsideron atak ndaj organeve dhe institucioneve të BI-së dhe titullarëve të saj.

Kryesia e BI-së kërkon nga organet e rendit dhe të drejtësisë që ndaj kryesve të kësaj vepre t'i ndërmerr masat më të ashpra ligjore, për më tepër kur titullari është sulmuar kur ka qenë duke ushtruar detyrën e tij.

Këtë akt, pavarësisht motiveve, e bën edhe më të shëmtuar fakti se sulmi ka ndodhur brenda në xhami dhe në kohën e kryerjes së namazit, me se nuk kanë respektuar së paku shenjtërinë e saj.

Aktet e tilla për Kryesinë e BI-së janë të papranueshme dhe kërkojmë nga organet kompetente që të tilla raste t'i parandalojnë duke i identifikuar shkaktarët e tyre dhe duke i vu para drejtësisë.

*Prishtinë, 10. 01. 2009*
*Shërbimi për informim i Kryesisë*

---

## Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas e dënon sulmin ndaj kryetarit Osman ef. Musliut

Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas me indinjatë ka marr lajmin se dje në xhaminë e fshatit Zabeli i Ulët, është sulmuar fizikisht kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit Osman ef. Musliu. Me këtë rast i bëjmë me dije opinionit të gjerë dhe organeve kompetente se qëllimi i shkuarjes së kryetarit të Këshillit Osman ef. Musliu në xhaminë e fshatit Zabel ishte zyrtar. Ai në xhami kishte shkuar për të bërë prezantimin e imamit të përkohshëm, mirëpo kryetari le qe u pengua në ushtrimin e detyrës zyrtare por ai dhe shoqëruesi i tij u sulmuan fizikisht nga disa persona që të dhënat e para thonë se nuk kanë qenë nga fshati Zabel.

Motivet e sulmit mbi kryetarin e Këshillit janë të ulëta dhe kanë të bëjnë me një grup të caktuar që nuk donë rend e rregull por dëshirojnë anarki dhe tejkalim të institucioneve dhe bartësve të tyre.

Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas sulmin ndaj kryetarit të Këshillit Osman ef. Musliu dhe shoqëruesit të tij e konsideron akt kriminal me motive destabilizuese e anarkiste. Autorët e dhunës duan të instalojnë njerëz me forcën e dhunës duke sulmuar fizikisht madje edhe në xhami.

Ne si këshill të gjithëve ua bëjë me dije se përgjegjës për organizimin dhe mbikëqyrjen e jetës fetare në territorin e KBI të Drenasit është Këshilli i BI, andaj as sulmi e as shantazhi nuk mund të ndikoj në punën dhe përcaktimet tona programore.

Me këtë rast kërkojmë nga xhematet tona që të distancohen nga këta element turbullues, ndërsa nga organet e ndjekjes që sa më parë të merren me sulmuesit e bartësve të institucioneve.

Aktet e tilla për ne janë të papranueshme dhe kërkojmë nga organet kompetente që të tilla raste t'i parandalojnë duke i identifikuar shkaktarët e tyre dhe duke i vu para drejtësisë.

*Drenas, 10. 01. 2009*
*Këshilli i BI në Drenas*

# Dua hatmeje në xhaminë në rrugën “Vëllëzërit Gërvalla” në Ferizaj




Xhamia që gjendet në rrugën “Vëllëzërit Gervalla”, ishte e vogël për të gjithë xhematlinjtë që kishin ardhur jo vetëm nga Ferizaj po edhe nga Kumanova e gjetiu, për të marrë pjesë në duanë e atmes, që u zhvillua më 18 janar 2008. Në këtë mexhlis merrnin pjesë kreu i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, kryeimami i KBI-së të Ferizajt , Sylejman ef. Roshaj, Isa ef. Tershana, anëtar i kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe shumë hoxhallarë e pjesëmarrës të tjerë. Hapjen e kësaj ceremonie me një ashere e bëri Ibrahim ef. Beqiri, kurse mysafirëve mirëseardhje u uroi imami i kësaj xhamie, Bashkim ef Hoxha, i cili me mund të pashoq dhe me punë të pandërprerë arriti që pesë nxënës brenda disa muajsh të bënin hatme. Këta janë nxënësit e parë të kësaj xhamie, e cila punon tash e një vit. Nxënësit që bënë hatme, janë Qëndrim Ibrahimi, 17 vjeç, nxënës në vitin e dytë, Arlind Beba, 14 vjeç, nxënës në kl. IX, Rexhep Ibrahimi 11 vjeç, në kl. VI, Arbenita Bajrami 14 vjeç, nxënëse në kl. VIII, dhe Argona Leskovica 15 vjeç, nxënëse në shkollën e mesme të mjekësisë. Kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef.Mehmeti, duke iu drejtuar të pranishmëve, përveç të tjerash tha se Allahun e falënderojmë për të gjitha të mirat e Tij, dhe kjo është një nga të mirat me të cilat e ka bekuar këtë xhami dhe këta nxënës, të cilët sot po përfundojnë leximin e Kuranit. ”Kjo është një arritje mjaft e madhe, i përgëzoj këta të rinj që sot po bëjnë hatme dhe i këshilloj që të vazhdojnë këtë rrugë e të mos harrojnë rolin e xhamisë dhe të stabilizohen në këtë rrugë të Allahut. Po ashtu falënderim i veçantë i takon imamit të kësaj xhamie Bashkim ef. Hoxha, i cili është nga imamët më të dalluar në fushën e davetit dhe aktivitetit në kuadër të KBI-së”, - ka shtuar kryetari ef. Mehmeti. Gjithashtu me një fjalë rasti xhematlinjve iu drejtua edhe Isa ef. Tershana, anëtar i kryesisë së BIK-së, i cili ka shprehur mirënjohje për kontributin e ef. Bashkimit, i cili me mund të pashoq po angazhohet në jetësimin e mësimeve kuranore dhe mësimeve profetike duke i mbjellë në gjeneratat e reja, dhe kjo është një nga punët në këtë drejtim. “Nëse do të numëroni të mirat e Allahut, s’do të mund t’i numëroni” - u ka kujtuar të pranishmëve këtë ajet kuranor duke u uruar lexuesve më të rinj të Kuranit famëlartë që edhe më tutje t’i vazhdojnë mësimet dhe dijet e tyre në aspektin fetar. Nga ana e tij, imami i kësaj xhamie, Bashkim ef. Hoxha, tha se nga mirësitë e Allahut që janë të pafundme, është se Allahu i Madhëruar na mundësoi t’I bëjmë Atij ibadet me leximin e Kuranit, lexim që ka vlera të larta dhe të mëdha, duke lexuar ajetin kuranor nga sureja Fatir, ajeti 29: “Ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe nga begatitë që Ne kemi dhënë, japin fshehurazi e haptazi, ata shpresojnë një fitim që kurrë nuk u humbet“.

Ky manifestim u përmbyll me deklamimin përmendsh të disa pjesëve të Kuranit nga pesë nxënësit që bënë hatmen e parë në këtë xhami. Aminin e duasë së hatmes e bëri Adem ef. Hoxha, imam i Xhamisë së Madhe në Ferizaj. Duhet theksuar se në këtë xhami mësimbesimin e ndjekin edhe disa dhjetëra nxënës që së shpejti, inshallah, do të bëjnë hatme dhe që do ta begatojnë aktvivitetin e kësaj xhamie të re.

***Rexhep Suma***

# Këshilli i Bashkësisë Islame i Malishevës ka shpërndarë mish kurbani për familjet nevojtare

Me rastin e Bajramit të Kurbanit, si në çdo këshill tjetër edhe në Këshillin e Bashkësisë Islame të Malishevës, u organizua shpërndarja e mishit të Kurbanit për nevojtarët e Malishevës dhe rrethinës. Pasi është sjellë mishi nga Medreseja e Prishtinës, më 11.12.2008, KBI e Malishevës ka paketuar mishin në 130 qeska, përafërsisht nga 5 kg.

Pastaj të nesërmen, u është ndarë secilës familje nevojtare nga një qeskë.

Shfrytëzojmë rastin të falënderojmë besimtarët që kanë kontribuar me kurbanet e tyre dhe lusim Allahun xh.sh. që t’ua ketë pranuar .

Po ashtu falënderojmë edhe medresenë e mesme “Alauddin” të Prishtinës, e cila u përkujdes të furnizonte me mish besimtarët e Malishevës dhe rrethinës.

***Selim Paqarizi***

*Hani i Elezit-me rastin e Vitit të ri Hixhri -1430 dua hatmeje*

# Aty ku punohet sukseset nuk mungojnë

Ditën e xhuma, me 26 dhjetor 2008, pas namazit të xhumasë në Xhaminë e Çarshisë në Han të Elezit, për hir të Vitit të ri Hixhri u organizua një program dhe dua hatmeje. Programi filloi pas leximit të një ashereja nga Burhan Bushi, nxënës në këtë xhami, e pastaj imami i Xhamisë së Çarshisë, ef. Muhamed Suma, pasi falënderoi Allahun xh.sh., përshëndeti të pranishmit që gjetën kohë edhe në këtë acar për të qëndruar në xhami.

Në këtë program morën pjesë kryetari i KBI-së të Hanit të Elezit, Mr. Musa ef. Vila, dhe sekretari Nexhmedin ef.Dërnjani, dhe shumë xhematlinj si dhe familjarë të nxënësve. Programin e përshëndeti kryetari Mr. Musa Vila, i cili në fillim falënderoi Allahun xh.sh., përshëndeti të pranishmit, u uroi Vitin e ri Hixhri të gjithëve dhe sidomos përshëndeti prindërit që nuk hezituan t'i dërgonin fëmijët e tyre në xhami tek imami për t'u mësuar shumë kaptina, faljen e namazit,leximin e Kuranit dhe norma të tjera islame me rëndësi në këtë kohë, kur shumë dukuri negative mjerisht hasen tek të rinjtë. Kryetari më tej theksoi: "Në këtë kohë, sado që të flitet, fjalët janë të pakta dhe s'mund ta përshkruajnë kontributin e imamit, se këtu më mirë flet vepra dhe puna e tij. Ky imam duhet të jetë model edhe për të tjerët në zhvillimin e mësimbesimit, se suksesi nuk mund të mungojë aty ku ka edhe punë". Kurse për shpërblimin e atyre që e lexojnë Kuranin dhe atyre që i dërgojnë fëmijët e tyre për të mësuar leximin e tij përmendi fjalët e Muhamedit a.s., i cili thotë: "Kush e lexon Kuranin, e mëson atë dhe e praktikon, në Ditën e Gjykimit në kokën e tij i vihet një kurorë prej drite dhe ajo shkëlqen sikurse hëna pesëmbëdhjetëshe, kurse prindërit e tyre vishen me rroba prej mëndafshi, që nuk i kishin veshur asnjëherë më parë, dhe ata thonë (prindërit) përse këto rroba neve, u thuhet, sepse fëmijët tuaj lexuan Kuran".

Programi ishte i ndarë në dy pjesë. Në pjesën e parë lexuan të gjithë nxënësit nga një pjesë të shkurtër të Kuranit, pastaj duanë e hatmes e bëri vetë imami. Në pjesën e dytë nxënësit kishin përgatitur recitimin e disa pjesëve me rëndësi fetare, poezi të ndryshme me karakter fetar e kombëtar,gjëra të ndryshme elementare të fesë, që i kishin mësuar gjatë tërë vitit në xhami, dhe pyetje me rëndësi e, në fund, u bë edhe shpërndarja e diplomave për nxënësit dhe prindërit e tyre, nga imami dhe kryetari i KBI-së.

Nxënës që kanë bërë hatme deri më tani te ky imam, janë gjithsej 48, në katër gjenerata. Në gjeneratën e parë 18 nxënës, në të dytën 7 nxënës, në të tretën 12 nxënës dhe në këtë gjeneratë, të katërtën, 11 nxënës: 5 vajza dhe 6 djem.

Pasi u shpërndau diplomat, imami Muhamed Suma falënderoi të pranishmit për pjesëmarrje dhe tha: "Jam shumë i kënaqur që Allahu më mundësoi të punoj me këta nxënës të shkëlqyeshëm, për të kurorëzuar sot suksesin tonë, prandaj nuk më mbetet tjetër përveç ta lusim Allahun xh.sh. që këtyre nxënësve t'u japë shëndet, të mira dhe suksese edhe më të mëdha në jetë, dhe duke kërkuar nga ata që leximin e Kuranit të mos harrojnë. Në fund ai i ftoi të gjithë në një koktej që kishin organizuar nxënësit.

Nxënësit që bënë hatme:

1. Enes Luri;
2. Faton Shkreta;
3. Agron Bushi;
4. Arbnor Vila;
5. Nexhat Kaloshi;
6. Haziz Vila;
7. Ardiana Bushi;
8. Arbonita Bushi;
9. Bujare Luri;
10. Rrezarta Ballazhi;
11. Satmira Kalosh.

***Muhamed Suma***

**Republika e Kosovës**
**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Prishtinë**
**Nr. 07/09, dt. 15.01.2009**

Në bazë të nenti 7 të Rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame në Pristhinë dhe në mbështetje të nenit 39, al. 9 të Statutit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Këshilli i Bashkësisë Islame në Prishtinë shpallë këtë:

## Konkurs

Për vendin e punës imam, hatib dhe mualim, në këto xhami:
1. Xhaminë e Llapit;
2. Xhaminë e Bledit;
3. Xhaminë te Zenel Hajdini;
4. Xhaminë Qendrore në Fushë Kosovë;
5. Xhaminë nr. 2 në Fushë Kosovë.

Kushtet:
- Përgatitjet superiore;
- Aftësi komunikimi;
- Të punoj konform rregullores së këtij këshilli;
- Të jetë i shëndoshë psiko-fizikisht.

Kandidati duhet që krahas lutjes t'i sjellë edhe këto dokumente:
- Diplomën e Fakultetit;
- Certifikatën e lindjes;
- Certifikatën e mjekut.

Dokumentacioni i pakompletuar nuk merret parasysh.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes.

**Republika e Kosovës**
**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Rahovec**
**Nr. 02/09 dt. 05.01.2009**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec vendosi të shpallë:

## Konkurs

Për plotësimin e vendit të lirë të punës imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Fortesë - ish Bellacërkë.
Kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte:
1. Të ketë kryer medresenë e mesme ose Fakultetin e Studimeve Islame;
2. T'i përmbahet rregullorës së punës të KBI-së.

Dokumentet:
1. Kërkesa;
2. Diploma e shkollës së mesme apo të fakultetit;
3. Certifikata e lindjes;
4. Certifikata e mjekut.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Një jetë në shërbim të Islamit
## Mulla Beqir ef. Salihu
## (30.06.1960 - 03.10.2008)

Beqir Salihu lindi më 30.06.1960 në fshatin Bradasanë të Dragashit, u rrit dhe u edukua në një familje me ndjenja të larta morale e islame. Qysh në fëmijërinë e tij të hershme, imani zuri vend në zemrën e tij të njomë, dhe u mishërua thellë me shpirtin e tij të pastër. Si nxënës i shkollës fillore "28 Nëntori" të Bradasanës vijoi mësimbesimin në xhaminë e fshatit tek hoxha i njohur, mulla Salim ef. Rexhepi, tek i cili e bëri hatme disa herë Kuranin dhe i mësoi gjërat fillestare të fesë.

Në shtator të vitit 1975 u regjistrua në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, të cilën e mbaroi më 1980. Në të njëjtin vit u regjistrua në universitetin Al-Az'har të Kajros në Egjipt, në Fakultetin e Usuluddinit-(Bazat e fesë), ku absolvoi më 1988 në "KismuDawetu-el-islamije", dega Thirrje në Islam .

Preokupimet e jetës së tij ishin nxënia e diturisë dhe përhapja e saj, për të cilat më tërë qenien e vet u përpoq të jepte kontributin e tij në mënyrë sa më të ndershme dhe fisnike. Që në fëmijërinë e tij tërë elanin e vet e vuri në shërbim të fesë dhe Fjalës së Zotit. Fillimisht punoi si imam gjatë muajit të madhërishëm të Ramazanit, në fshatin Tërn të Suharekës, pastaj në lagjen e banuar me shqiptarë Bezhanje Naselje në Beograd, në fshatrat Zlipotok, Mlik dhe Plavë të Dragashit, në fshatin Kobe të Prizrenit si dhe në Carrabreg të Deçanit.

Mulla Beqiri ishte modest, i urtë dhe me sjellje të mira, mirëpo, nëse e kërkonte nevoja, ishte sakrifikues dhe i qëndrueshëm. Më 1988 u akuzua për rebelizëm ndaj pushtetit të atëhershëm jugosllav dhe nxitje të nacionalizmit shqiptar, për se u burgos në burgun famëkeq të Nishit, ku vuajti dënimin prej një muaji dhe, pasi pësoi rrahje dhe



*Mulla Beqir ef. Salihu*

tortura nga më të ndryshmet, u lirua me kusht për dy vjet, për t'u mbrojtur në liri.

Më 1990 e filloi punën si imam/hatib e mualim në fshatin Pastasel të Rahovecit, dhe pas tre vjetësh pune në këtë xhami, kaloi në xhaminë e Drenocit të Zatriqit, ku punoi deri pas përfundimit të luftës. Në nëntor 2001 u transferua në xhaminë e fshatit Isniq të Deçanit, ku punoi deri në kohën kur do të sëmurej.

Pasi sëmundja filloi ta rëndonte, u detyrua të shkonte për mjekim në Shqipëri në spitalin universitar "Nëna Terezë" të Tiranës.

Më 21 korrik 2007 pati një intervenim kirurgjik të pasuksesshëm dhe, pas analizave histopatologjike në Itali, më 30 korrik, me një operacion iu hoq tumori infiltrativ Basis Crani.

Me gjithë përpjekjet e mjekëve dhe angazhimin e familjarëve, shokëve, xhematit, këshillit të Bashkësisë Islame të Deçanit dhe Bashkësisë Islame të Kosovës, të cilët me mjete financiare ndihmuan shërimin e tij, caktimi i Allahut s.w.t. ishte ndryshe. Më 3 tetor 2008, në mëngjesin e hershëm të ditës së xhuma, mu në atë kohë kur mulla Beqiri zakonisht thërriste ezanin e sabahut, pushoi zemra e tij. Mulla Beqiri ndërroi jetë.

Vdekja e tij shkaktoi dhembje dhe pikëllim të madh tek shokët, miqtë familjarët dhe xhemati i tij. Namazi i xhenazes iu fal në xhaminë e fshatit të lindjes (Bredosanë), me të përfunduar namazi i xhumasë i asaj dite. Opoja qëmoti nuk mban mend një varrim aq madhështor të një hoxhe. Prania e mijëra xhematlinjve në faljen e namazit të xhenazes së tij, ishte një dëshmi më se e qartë për madhështinë e hoxhës. Lotët e xhematit ishin shenja më e madhe për shëmbëlltyrën që kishte lënë Mulla Beqiri në zemrat e xhematit dhe të atyre që e njohën.

Me këtë shkrim, edhe unë si shok i studimeve dhe bashkëpunëtor i Mulla Beqir ef. Salihut, dëshiroj ta përkujtoj dhe të falënderoj në emrin tim dhe në emër të familjes së të ndjerit: Kryesinë e KBI-së të Kosovës, për ndihmën në të holla prej 1.000€ për shërimin e hoxhës; xhematlinjët e KBI-së të Deçanit, të cilët e ndihmuan me 880€, si dhe një falënderim të veçantë kemi për xhematin e fshatit Isniq të Deçanit, për kontributin e tyre financiar, për përkrahjen morale dhe për sjelljen që treguan për hoxhën e nderuar.

Allahu s.w.t. i shpërbleftë të gjithë ata që kontribuan dhe ndihmuan, kurse Mulla Beqir ef. Salihun Allahu e shpërbleftë me Xhennetul-Firdeus në jetën e amshuar. Amin!

*Harun Shabanaj*